# DITURIA ISLAME

NUMËR 313 | VITI 30 | NËNTOR 2016 | SAFER 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

30 vjetori i revistës "Dituria Islame"



KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË REPUBLIKËS SË KOSO

Konferencë shkencore

REVISTA "DITURIA ISLAME"

TRI DEKADA JETË, PUNË, SFIDA DHE SUKSESE

18-20 Nëntor 2

Prish





## Muhamedi a.s edukator dhe mësues i njerëzimit

## Porositë e fundit nga Muhamedi a.s.

## Dashuria ndaj të dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s.



# Letra drejtuar Papës së Romës

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

***Drejtuar Muhamedit,***
***Pejgamberit të Allahut!***

Paqja qoftë mbi atë që i beson Allahut. Unë besoj se Isa-Jezusi a.s., djali i Merjemes-Marisë ishte shpirt prej Allahut dhe fjalë e Tij. Allahu e futi atë në Merjemen e devotshme.

Unë i besoj Allahut, të gjithë librave të Tij, të cilat Ai m'i shpalli mua dhe të cilat Ai ia ka shpallur Ibrahimit a.s., Ismailit a.s., Is'hakut a.s., Jakubit a.s. dhe pasardhësve të tyre. Unë gjithashtu besoj në atë që Allahu i shpalli Musait a.s., Isait a.s. dhe pejgamberëve të tjerë. Në fe dhe besim ne nuk bëjmë ndonjë dallim në pranimin e pejgamberëve. Ne jemi myslimanë (që do të thotë nënshtrim ndaj Allahut.) Paqja qoftë mbi atë që e pason udhëzimin.[1]

***Pejgamberi i Allahut Muhamed***

---

*Shënim: Bashkë më letrën drejtuar Cezarit, Pejgamberi a.s. i dërgoi gjithashtu një letër papës. Ky i fundit e dëshmoi pejgamberinë e tij dhe vërejti: "Pa dyshim, ai është pejgamber i vërtetë." Pas kësaj, ai drejtoi një kongregacion në katedrale dhe njoftoi njerëzit se kishte marrë një letër prej pejgamberit arab Ahmed a.s., i cili i ftonte të pranonin besimin e vërtetë tek Allahu, i cili është Një. Ai pastaj dëshmoi se s'ka Zot përveç Allahut dhe se Ahmedi a.s. ishte rob dhe i dërguar i Allahut. Njerëzit u zemëruan së tepërmi kur dëgjuan këtë deklaratë të vërtetë dhe e goditën atë kaq shumë, saqë ai vdiq.*[2]

---

(1) Historia e Taberiut, vol. 3, f. 88. (2) Taberiu dhe Ibn Sa'di, vol. 3, f. 28.



PËRMBAJTJA






# Sulmi mbi Konsullatën e Republikës së Turqisë në Prizren akt qyqar e i papranueshëm

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dënon ashpër sulmin e realizuar në prag të festës së flamurit mbi Konsullatën e Republikës së Turqisë në Prizren. Atakimi i misioneve diplomatike është veprim i papranueshëm, ndërsa atakimi i misionit diplomatik të një vendi mik siç është Turqia, është veprim që për qëllim ka cenimin e marrëdhënieve dhe raporteve vëllazërore që kanë dy vendet e dy popujt.

Aktet dhe veprimet e tilla qyqare do të mbesin të izoluara dhe të dënuara, e si të tilla nuk do të arrijnë që të prekin marrëdhëniet dhe raportet tona të shkëlqyera e vëllazërore. Te Turqia ne shohim një aleate, mbështetëse e përkrahëse të kauzës sonë shtetërore.

Dënojmë po ashtu edhe heqjen e flamurit turk, tanimë është e ditur dhe e dëshmuar se komuniteti turk është pjesë integrale e shtetësisë së Kosovës, ndërsa Turqia shtet mik i yni. Nuk është në traditën tonë që të përdhosim simbolet e miqve tanë.

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës*
*Prishtinë, 29 nëntor 2016*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*




# Muhamedi a.s. krijesa më e përsosur

*"Vërtet, Allahu e bekon të dërguarin dhe melaiket e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me "selam"! (El Ahzab: 56)*

*Në kohën kur bota ishte zhytur në errësirën e politeizmit dhe padijes, kur morali kishte rënë në shkallën më të ultë, në vitin 571, më 12 Rebiul Evvel, të Vitit të Elefantit, pak javë pasi që Zoti e shkatërroi Ebrahanë dhe ushtrinë e tij idhujtare, lindi krijesa më e mirë e Zotit në këtë gjithësi.*

*Në një familje me zë, në qytetin më të shenjtë të botës, në Mekë, lindi Pejgamberi i të gjitha kohëve, Muhamedi a.s., vula e pejgamberëve. Me ardhjen e tij u ndriçua gjithësia dhe u gëzuan të gjitha krijesat në tokë e në qiej.*

*Pas kësaj dite njerëzimi nuk do të ishte më kurrë sikurse kishte qenë më herët. Katërdhjetë vjet më pas shpallja kuranore filloi të kumbojë në shkretëtirën e Arabisë dhe me madhështinë dhe mesazhin e saj universal e ndriçoi të gjithë globin.*

*Ajo erdhi që ta largoj njeriun nga çfarëdo robërimi përveç robërimit ndaj Allahut, duke ia kthyer atij dinjitetin dhe humanizmin, qoftë mashkull apo femër, si mëkëmbës i Zotit mbi tokë.*

*Muhamedi a.s., meriton respektin e çdo njeriu të ndershëm e objektiv. Ai është pejgamberi dhe njeriu me ndikimin më të madh në gjithë historinë njerëzore.*

*Ai asnjëherë nuk u ishte lutur dhe nuk i kishte adhuruar idhujt dhe putat që i adhuronin kurejshët.*

*Ndonëse nuk dinte shkrim e lexim, ai e mësoi gjithë botën dhe, me lejen e Krijuesit, i nxori njerëzit nga errësira në dritë. Nga një shoqëri e vrazhdë nxori sahabët, gjeneratën më të mirë që njeh historia njerëzore, që e shkruan historinë me shkronja prej drite si të ishin yje.*

*Muhamedi a.s. nuk ka qenë i motivuar nga të mirat materiale të kësaj bote, apo nga fama dhe lartësimi i emrit të tij, sepse edhe para se të bëhej pejgamber, por edhe pasi e çliroi Mekën, edhe pse kishte mundësi të jetonte në pasuri, ai jetoi në mënyrë modeste.*

*Madje edhe pse i ishin falur mëkatet e shkuara dhe të ardhshme, ai falej dhe lutej duke i kaluar netët në adhurim aq sa i ënjteshin këmbët.*

*Kur kurejshitët i ofruan atij pushtet e pasuri, me kusht që të hiqte dorë nga misioni i besuar, ai tha: "Sikur të më vinin diellin në dorën e djathtë, kurse hënën në dorën e majtë, që të heq dorë nga misioni im, unë nuk do ta bëja këtë".*

*Muhamedi a.s. është dritë dhe mëshirë e dërguar. Ai është dërguar mëshirë për mbarë njerëzimin: "Ne nuk të dërguam ty (Muhamed) veçse si mëshirë për botët." (Enbija: 107).*

*Prandaj, është detyrë e të gjithë njerëzve përgjegjës dhe inteligjentë që të njihen me të Dërguarin fisnik, me karakterin e tij të lavdërueshëm dhe cilësitë e tij të shquara.*

*Dr. Ajni Sinani*



**Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës, në hapjen e konferencës shkencore "Revista Ditura Islame - tri dekada jetë, punë, sfida dhe suksese"**

# "Dituria Islame" një tribunë e mendimit fetar e kombëtar

*I nderuari kryeministër i Republikës së Kosovës, z Isa Mustafa*

*I nderuari Ipeshkëv i Kosovës, Dodë Gjergji*

*I nderuari kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Skender Bruqaj*

*I nderuari kryetar i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, Sulejman ef.Rexhepi*

*I nderuari kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, dr. Ajni Sinani*

*Të nderuar studiues*

*Të nderuar efendilerë*

*Zonja dhe zotërinj*

Kam nderin që sonte para jush t'ju drejtohem, t'ju përshëndes dhe t'ju falënderoj në emër të Kryesisë së BIK, në emër të institucione e organeve të saj, si dhe në emrin tim personal për praninë tuaj në shënimin e një përvjetori të rëndësishëm për kulturën tonë kombëtare e fetare, në 30 vjetorin e veprimtarisë së suksesshme të revistës "Dituria Islame".

Jemi mbledhur sot, në këtë manifestim, për të vlerësuar dhe për të nderuar angazhimin, punën, përkushtimin, vizionin, dijen dhe kontributin e të gjithë atyre që punuan për tri dekada në rritën, zhvillimin dhe formësimin e revistës "Dituria Islame", dhe përmes saj përçuan te popullata, vlerat hyjnore, humane, kombëtare e kulturore.

Prandaj, me këtë rast, shpreh mirënjohjen më të sinqertë dhe konsideratat më të thella për drejtuesit, kryeredaktorët, redaktorët dhe për të gjithë bashkëpunëtorët e revistës "Dituria Islame". Një mirënjohje të veçantë në këtë përvjetor, gjithsesi e meritojnë lexuesit tanë të nderuar nga të gjitha viset shqiptare dhe diaspora, të cilit me interesimin dhe besnikërinë e tyre për revistën "Dituria Islame", ishin dhe vazhdojnë të jenë garancia më e fuqishme dhe motivi kryesor për punën dhe angazhimin tonë.

*Të nderuar të pranishëm*

Revista "Dituria Islame" misionin dhe rrugëtimin e saj e nisi para tri dekadash. Vendimi për botimin e saj, sigurisht që është një ndër vendimet më të rëndësishme që atëbotë mori Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës. Në vetvete, marrja e këtij vendimi kaq me rëndësi për të pasur një revistë me karakter fetar në një kohë kur feja nuk ishte e mirëpritur nga ish-sistemi, dhe në një kohë trazirash e turbullirash për vendin tonë, përveç se ishte sfidë e vërtetë, ajo në fakt, më tepër ishte përgjegjësi, ishte mision, ishte detyrë, me një



fjalë, ishte farz. Sepse Allahu xh.sh. thotë:

"Lexo me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur (në mitrën e nënës). Lexo! Se Zoti yt është më bujari! Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me pendë. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte." (El Alek, 1-5)

Kurse Muhamedi a.s. në hadith thotë hadith:

"Ai që vdes duke kërkuar dije për të ringjallur fenë me të, është vetëm një gradë poshtë pejgamberëve në Xhenet". (Muslimi dhe Tirmidhi)

*Të nderuar të pranishëm*

Ndonëse "Dituria Islame" në nismën e saj i kishte vënë synim vetes që të ishte një revistë fetare dhe informative, mision që e përmbushi me sukses gjatë gjithë daljes së saj, megjithatë për shkak të krijimit të rrethanave të reja në Kosovë pas vitit 1989, ajo fitoi edhe dimension tjetër. Kjo sepse vendi ynë u përballë me rrethana dhe zhvillime të mëdha. Prandaj edhe "Dituria Islame" nga ky vit e këndej mori një format tjetër për t'iu përgjigjur sfidave e rrethanave të reja aspak të favorshme për BIK në veçanti dhe popullin dhe vendin tonë në përgjithësi.

Kështu, në vitin 1990 kur pushteti okupues serb ndaloi mjetet e informimit në gjuhën shqipe dhe mbylli të përditshmen e vetme gazetën "Rilindja" si edhe Radio Televizionin e Prishtinën, redaksia në gjuhën shqipe, atëherë "Dituria Islame" pa asnjë hezitim u vu në dispozicion të informimit të popullatës shqiptare dhe, si të thuash, në një farë mënyre mori rolin e një reviste informative, ku denonconte dhe informonte për dhunën që pushteti serb ushtronte mbi shqiptarët.

Përveç kësaj, "Dituria Islame", ndonëse asokohe dilte në kohë të këqija, ajo ka një meritë të veçantë edhe për kujdesin e shtuar që tregoi për zhvillimet demokratike që përfshinë shtetin amë-Shqipërinë. Dhe jo vetëm kaq, por "Dituria Islame", përmes bashkëpunëtorëve dhe shkrimeve të saj, nisi rivënien e lidhjeve dhe kështu neve në Kosovë na mundësoi që ta njohim sa më mirë Shqipërinë, kurse atyre në Shqipëri ju dha krah dhe ju gjettë pranë, që ata t'u kthehen vlerave fetare.

*Vëllezër e motra*

Revista "Dituria Islame" me punën e saj u bë një tribunë e mendimin fetar e kombëtar duke qenë e hapur dhe duke mirëpritur shkrimet dhe kontributet e



poetëve tanë, historianëve, gazetarëve dhe studiuesve të fushave të ndryshme, studentëve dhe të gjithë atyre që ishin të zotë të penës ose synonin të bëheshin të tillë.

Nëse shfletojmë "Diturinë Islame", do të shohim se në aspektin fetarë ajo falë firmave të vëna aty, si haxhi Sherif Ahmeti, Hajrullah Hoxha, Avni Aliu, Resul Rexhepi, Qazim Qazimi, Nexhat Ibrahimi, Sabri Bajgora dhe shumë e shumë të tjerë, ose të vëna në fund të shkrimeve të përkthyera nga gjuhë të tjera që për autorë kanë emra të shquar përmasash botërore, si: Hysein Gjozo, Gazali, Mevdudi, Kardavi, Sharavi, Mustafa Mahmudi, Rozhe Garodi, Murad Hoffman, Moris Bikej, Seid H etj., do të shohim se me plotë kuptimin e fjalës ajo ka luajtur një rol të çmuar në ngritjen dhe kultivimin e vlerave fetare. Ajo u bë një shkollë e veçantë e mendimit fetar islam te ne.

Revista "Dituria Islame" po ashtu me botimin e përkthyer të pjesëve nga enciklopedia e Sami Farshërit "Kamusul 'Alam" nga Mehdi Polisi, pastaj me kontributet e historianëve tanë të shquar si Skënder Rizaj, Gazmend Shpuza, Zekerija Cana, Iljaz Rexha, Muhamet Pirraku, Masar Rizvanolli, Hakif Bajrami, Nehat Krasniqi etj., pa harruar këtu edhe kontributin e intelektualëve të shquar nga fusha të tjera, si Pajazit Nushi, Feti Mehdiu, Shefqet Pllana, Isa Bajçinca, Mahmud Hysa, Zejnullah Gruda, Ferid Agani, Shyqri Nimani, Qemajl Morina, Dom Lush Gjergji, Elez Osmani, Mehdi Hyseni, Ejup Sahiti, Idris Vuçitërna, Ali Iljazi, e shumë të tjerë që sigurisht nuk do të na shohin për të madhe që nuk po mund t'i përmendim, ajo pati një rol të rëndësishëm dhe dha një kontribut të pamohueshëm edhe në rrafshin e gjithëmbarshëm kombëtarë, shkencorë, historikë e kulturorë.

*Të nderuar të pranishëm*

"Dituria Islame" veçohet edhe për një segment shumë të rëndësishëm për popullin tonë, sidomos nëse kemi parasysh kohën kur nisi të dalë dhe lëshoi shtat. Ajo luajti një rol të rëndësishëm edhe në kultivimin e tolerancës, mirëkuptimin e harmonisë ndërfetare, vlerë kjo identifikuese e populli tonë që na e lanë amanet të parët tonë. Në kohën kur pushteti serb mundohej të luante në kartën e përçarjeve ndërfetare te shqiptarët dhe kur investonte më të madhe në propaganda të tilla, revista "Dituria Islame" u bë mburojë e fuqishme kundër të gjitha këtyre sulmeve qëllimkëqija, duke demaskuar e demantuar fuqishëm këto projekte antishqiptare. Në faqet kryesore të saj, të paralajmëruara në ballina me foto e më faksimile, "Dituria Islame" asokohe botonte intervistat me prijësit e shquar katolikë si me Ipeshkvin Nikë Prela, i cili porositë e fundit të tij përmes një intervistë i dha pikërisht në "Diturinë Islame". Po ashtu "Dituria Islame" ishte revista e parë që për lexuesit tonë në Kosovë, përmes intervistës, e solli Patër Zef Pllumbin, historinë dhe mesazhet e tij.

Janë antologjike dhe tepër domethënëse dhe emblematike kur kundrohen nga konteksti kohor, intervistat me prijësin dhe udhëheqësin e parë pas komunizmit në Shqipëri, kryetarin e Komunitetit Mysliman Shqiptarë hafëz Sabri ef. Koçin dhe kryetarin e Bashkësisë fetare Islame të Maqedonisë, Reisin Sulejman Rexhepin.

*Të nderuar vëllezër dhe motra*

"Dituria Islame" nuk ishte vetëm një revistë që shkruante për shqiptarët, por ajo i tejkalonte kufijtë lokal të shqiptarëve. Kështu ajo u bë një denoncuese e hapët e gjenocidit dhe masakrave serbe mbi popullin boshnjakë. Ajo përveç informimit, me editorialet e saj ngrinte zërin dhe sensibilizonte opinion kundër dhunës e padrejtësive që bënte pushteti serb në hapësirat e ish-Jugosllavisë.

Kurse, është e tepërt të thuhet këtu se "Dituria Islame" u bë pjesë e zërit lajmëtar për zhvillimet e më pastajme në Kosovë, për Lëvizjen Paqësore, pastaj për Lëvizjen e studentëve, për Lëvizjen Çlirimtare dhe përkrahëse e luftës së UÇK-së për lirinë e Kosovës.

"Dituria Islame" edhe pas çlirimit të Kosovës dhe krijimit të rrethanave të reja, vazhdon suksesshëm dhe me besnikëri rrugën e nisur dhe të kultivuar që nga fillimi, duke iu përshtatur kështu kushteve dhe kërkesave dhe duke iu përgjigjur sfidave të kohës në të cilën po jetojmë.

*Të nderur të pranishëm*

Për kontributin shumëdimensional dhe gjithëpërfshirës të revistës "Dituria islame", po edhe për sfidat dhe perspektivat e saj, sigurisht që më hollësisht dhe më me kompetencë do të flasin studiuesit e fushave të ndryshme në pjesën shkencore të konferencës që i zhvillon punimet nesër dhe pasnesër.

Kurse mua, nuk më mbetët tjetër, veçse të them se revista "Dituria Islame" në këto tri dekada veprimtari, e kreu me sukses misionin e saj, dhe se nuk mund të shkruhet e plotë historia më e re e BIK dhe e Kosovës pa iu referuar faqeve të saj.

Revistës "Dituria Islame" i urojmë jetë të gjatë në rrugën e drejtë të Zotit dhe të kauzës e qytetërimit tonë.

Kurse juve, ju falënderoj nga zemra për pjesëmarrjen dhe për durimin që patët!

*Prishtinë, 18 nëntor 2016*
*Naim ef. Tërnava, Myfti i Kosovës*



**Kryeministri i Republikës së Kosovës, Isa Mustafa mori pjesë në sesionin shkencor kushtuar 30 vjetorit të revistës "Dituria Islame"**

# Revista "Dituria Islame" - një kontribut i çmuar në promovimin e vlerave të Kosovës

Kryeministri Mustafa i përshëndeti të pranishmit e shumtë, ku ishin prezentë edhe myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji, krerët e Bashkësisë Islame të Shqipërisë e Maqedonisë dhe personalitete të tjera.

"Ky është një përvjetor i rëndësishëm jo vetëm për komunitetin islam, por për Kosovën, dhe D.I. është një revistë e cila ka lënë gjurmë të thella në etikën fetare edhe kombëtare të Kosovës.

Duke uruar që të vazhdojnë traditat dhe vlerat të cilat janë ndërtuar deri më tani në aspektin fetar dhe kombëtar, Kryeministri Mustafa tha se revista "Dituria Islame", sikurse edhe Bashkësia Islame, kanë dhënë një kontribut dhe ndihmesë të madhe shoqërore në Kosovë, në promovimin e vlerave të mirëfillta të fesë islame, gjithnjë të lidhura me vlerat dhe atributet kombëtare.

"Në kohë shumë të vështira, ashtu siç u tha edhe këtu, revista "Dituria Islame" ka përmbushur një mision tepër të rëndësishëm ndaj popullsisë në Kosovë dhe jo vetëm në Kosovë, duke qenë në shërbim të informimit, edukimit dhe të orientimit të tyre. Ne kemi nevojë të kultivojmë respektimin e vlerave njerëzore, kemi nevojë të kultivojmë tolerancën ndërmjet njerëzve, ndërmjet popujve, ndërmjet religjioneve, të kultivojmë trashëgiminë tonë të përbashkët kulturore dhe fetare, të mbrojmë parimet e një bote të lirë, të respektojmë të drejtat e njeriut dhe të drejtat fetare. Unë mendoj se Bashkësia Islame e ka dhënë një shembull të shkëlqyer këtu dhe kemi pas një tolerancë, një bashkëjetesë dhe një bashkëpunim të mrekullueshëm edhe me komunitetet tjera fetare dhe vet prania e Ipeshkvit sot këtu flet për një bashkëpunim të thellë dhe për një lidhje kombëtare që e kemi ne, duke respektuar edhe specifikat religjioze. Natyrisht se shumë nga këto vlera më parë i kemi ruajtur dhe trashëguar falë këtaj reviste, e cila ka lënë gjurmë dhe ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm, prandaj uroj që revista të vazhdoj edhe më tutje frymën e saj", tha kryeministri.

Uroj që kjo konferencë shkencore të jap kontribut në thellimin e dijeve islame, por edhe të dijeve të përgjithshme të cilat ndihmojnë në ndriçimin e vlera të përbashkëta të njerëzimit dhe në krijimin e një ambienti në të cilin do të pasqyrohen, do të reflektohen dhe do të kultivohen vlerat njerëzore dhe vlerat fetare të Kosovës.





**Fjala përshëndetëse e kryetarit të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, H. Skënder Bruçaj**

# "Dituria Islame", - një burim dijeje

Falënderimet dhe lavdërimet, i takojnë Zotit, Krijuesit të Gjithësisë. Paqja dhe bekimi i Zotit, qoftë mbi Profetin Muhamed a.s., shokët e tij dhe mbi të gjithë besimtarët, që do e ndjekin rrugën e tij, deri në ditën e gjykimit.

*I nderuari Myfti i Kosovës, Naim ef. Tërnava*

*I nderuari kryeministër i Kosovës, z. Isa Mustafa*

*I nderuari kryetar i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, H. Sulejman ef. Rexhepi*

*I nderuari Ipeshkëv i Kosovës, z. Dodë Gjergji*

*Të nderuar akademikë, intelektualë, miq e të ftuar*

Në emrin tim personal dhe në emër të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, kam kënaqësinë, që të përshëndes sot në Prishtinë konferencën shkencore "Revista Dituria Islame - tri dekada jetë, punë, sfida dhe suksese", organizuar nga Bashkësia Islame e Kosovës.

Dijetarët myslimanë shqiptarë historikisht janë bazuar në fjalën e parë të Zotit në Kuran "Lexo", dhe me këtë moto ata i kanë edukuar edhe brezat ndër shekuj, duke i brumosur me dije dhe dituri, me atdhedashuri dhe arsim, duke e bërë çdo xhami, një mekteb, shkollë ku mësohej jo vetëm edukata dhe mësimet fetare, por edhe gjuha shqipe, tregues i së cilës është edhe ruajtja e saj në historinë tonë të trazuar kombëtare.

Domosdoshmëria për formimin e drejtë fetar islam, për njohjen e identitetit tonë fetar dhe kombëtar, për vlerësimin e drejtë të zhvillimeve dhe sfidave bashkëkohore, që lidhen me bashkësitë tona fetare rezultoi me nevojën e themelimit dhe botimit të revistës "Dituria Islame", si një burim dije e informimit të masave lidhur me aspekte fetare-islame, kulturore, historike, sociologjike, dhe mbi vlerat tona të përbashkëta.

Revista "Dituria Islame" lindi në Kosovë në një kohë sakrificash dhe sfidash të mëdha, për bashkësinë e myslimanëve të Kosovës, të cilët nën pushtimin një shekullor i mbijetuan presionit, persekutimit dhe privimit të lirisë, duke investuar dhe sakrifikuar çdo gjë për arsimin, kulturën dhe edukimin e brezave të rinj.



Ajo tashmë prej 30 vjetësh, falë punës dhe kontributit të penave të shquara të saj, ka lënë gjurmë në historinë e literaturës dhe komunikimit, nëpërmjet një periodiku serioz dhe dobiprurës në të gjithë historikun e periodikëve, që janë botuar e botohen në gjuhën shqipe, duke dhënë një kontribut të pashoqë për këtë tribunë të mendimit dhe qytetërimit islam bashkëkohor.

Tashmë revista "Dituria Islame", së bashku me revistat "Drita Islame" dhe "Zani i Naltë" të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë dhe revistën "Hëna e Re", botim i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, si dhe botime të tjera, janë tregues i rëndësishëm në gurthemelin tonë të përbashkët, në një rrugëtim të vështirë, por të sigurt, drejt një të ardhme dhe trashëgimie, që vjen si një amanet nga të parët tanë, për t'ia përcjellë brezave që do të vijnë.

Unë i uroj jetë të gjatë e rrugëtim të hairit "Diturisë Islame", suksese kësaj konference dhe Zoti ju begatoftë të gjithëve me të mirat e Tij të pafundme!



**Fjala përshëndetëse e Reisul Ulemasë së BFI-së, H. Sulejman ef. Rexhepit, me rastin e 30 vjetorit të "Diturisë Islame"**

# Kontributi i "Diturisë Islame" në përforcimin e identitetit fetar islam te shqiptarët

Këtu e 30 vjet më parë, situata e përgjithshme në Kosovë ishte e tmerrshme, e frikshme, e papranueshme, e cila detyrimisht imponónte rrugëdalje përmes një sensibilizimi të përgjithshëm të popullit shqiptarë. Natyrisht, ky sensibilizim atëbotë kryhej përmes medieve, të cilat fatkeqësisht, u goditën nga regjimi okupues serb duke instaluar censurën dhe duke e kërkuar me mjete të dhunshme auto censurën. Pikërisht në këtë kohë, kur okupatori do të përpiqej të vë kontroll absolut mbi mediet kosovare, me qëllim të pengimit të informimit si dhe shtrembërimit të fakteve dhe të ngjarjeve (pak më vonë do të mbyllet edhe e vetmja e përditshme në atë kohë, gazeta jonë historike, "Rilindja"), Bashkësia Islame e Kosovës, do të inkurajojë popullatën në vend duke iu kundërvu propagandës serbe se në Kosovë pushtet është serbi, dhe duke e ngritur lart zërin se në tokë e në qiell pushteti i takon vetëm Zotit Fuqiplotë, i cili gjithnjë është në anën e të drejtit dhe të shtypurit. Kjo moto do të përhapet që nga botimi i parë i revistës "Dituria Islame", për 30 vjetorin e së cilës do të flitet sot.

Pra, në fillim veç tjerash do të jetë edhe në përhapje të informacioneve të ndryshme rreth situatës politike në Kosovë, rreth angazhimeve intelektuale e popullore për të gjetur një dalje nga kjo situatë e rëndë e deri në shpalosjen, profilizimin dhe përforcimin e identitetit fetar islam të shqiptarëve të Kosovës.

Natyrisht, nuk ishte i lehtë realizimi i kësaj politike redaktuese, sepse prirja drejt njëmendësisë, mentaliteti akoma i theksuar ateist, por edhe urrejtja shoviniste serbe kundër çdo gjëje shqiptare dhe islame, krijonin pengesa të theksuara për shpërthimin e fuqishëm të kësaj reviste. Por, para objektit që përkrah fjalën e Allahut Fuqiplotë, që ndriçon traditën e Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s, do të shemben të gjitha barrierat, të gjitha propagandat urrejtëse si dhe të gjitha mësymjet raciste. Dhe, ja ku sot, në vigjilje të 30 vjetorit të revistës, me plotë të drejtë Bashkësia Islame e Kosovës mburret që e ka organ të vetin, kurse ne shqiptarët myslimanë, mburremi që e patëm revistë shumë të



dashur e që e lexuam me aq ëndje.

"Dituria Islame", përkundër të gjitha problemeve dhe sfidave me të cilat u ballafaqua përgjatë daljes së saj në kohën e okupatorit serb, megjithatë dalëngadalë arriti që të profilizohet, duke u shndërruar në një tryezë gjithë popullore, ku u shtrua mendimi islam në gjuhën shqipe prej teologëve e shkencëtarëve myslimanë të vendit por edhe nga jashtë. Lexuesi shqiptar nisi të njihej me një botë të pakufishme islame, por mbi të gjitha, nisi të njihej me personalitetet shqiptare të cilët, për shkak të përkatësisë së tyre fetare, kishin ngelur jashtë margjinave të historisë dhe të panjohur deri atëherë. U ndriçua kontributi i tyre kombëtar, në të gjitha ngjarjet dhe proceset e rëndësishme historike kombëtare, duke e nënvizuar faktin që, ulemaja shqiptare duhet të pranohet, të faktorizohet dhe të respektohet në të gjitha proceset strategjike kombëtare. Kjo politikë redaktuese e revistës "Dituria Islame" si dhe politikat e përgjithshme të udhëheqësve të Bashkësisë Islame të Kosovës, tashmë kanë lënë gjurmë në historinë më të re të kombit shqiptar, duke e ndriçuar të vërtetën e pamohueshme se shqiptarët kultivojnë islamin autokton dhe burimor, ndaj dhe janë kaq dashamirës të bashkëjetesës fetare.

Zoti e bekoftë revistën tonë "Diturinë Islame" si dhe të gjithë ata që kaluan, e që do të kalojnë nëpër redaksinë e saj. I uroj nga zemra suksese dhe punë shekullore!

**Referati i kryeredaktorit të "Diturisë Islame", dr. Ajni Sinanit, me rastin e 30 vjetorit të botimit të kësaj reviste**



# Misioni fisnik i "Diturisë Islame" në përçimin e së vërtetës

Falënderimi i qoftë Allahut, Zotit të botëve. Lutjet dhe paqja qofshin mbi Muhamedin a.s., familjen, shokët, dhe ata që jetuan dhe vdiqën me shehadet.

*Të nderuar profesorë, hoxhallarë efendilerë.*

Kam nderin dhe privilegjin që në cilësinë e kryeredaktorit, t'ju përshëndes dhe të përgëzoj "Diturinë Islame" që përmes fjalës së shkruar ka përhapur shkencën dhe kulturën islame. Ky është një jubile i veçantë në historinë e gazetarisë sonë. Është një nder dhe një përgjegjësi që më është dhënë mundësia të jap kontributin në vazhdimësinë e botimit të kësaj reviste shkencore.

Prej mirësive që Zoti na ka dhuruar janë të folurit dhe të shkruarit. Islami është fe që bazohet në penë dhe në libër (kitab). Të folurit, pena dhe libri janë përmendur në Kuranin fisnik në disa vende: "Pasha Turin. Dhe librin e shkruar në rreshta." (Et-Tur: 1-2).

Në suren El-Kalem, Allahu i Madhërishëm betohet në penën dhe kështu na tërheq vëmendjen tonë për mirësinë dhe fuqinë e penës: "Nun. Betohem për penën dhe për atë që shkruajnë ..."

Muhamedi a. s. tregon se gjëja e parë që ka krijuar Allahu është pena.

Këto fjalë tregojnë qartë për ne kuptimin, rëndësinë dhe rolin e penës dhe fjalës së shkruar në jetën e njeriut.

Pena, libri dhe leximi janë në themel të besimit, historisë, kulturës dhe qytetërimit islam.

Allahu i Lartësuar kërkon që ne të lexojmë: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi. Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh, i Cili, me anë të penës ia mësoi, njeriut ato që nuk i dinte." (El-Alak: 1-5).

Në mësimet islame boja (ngjyra) është barazuar me gjakun e dëshmorëve, sikurse thotë Muhamedi a.s.

Njeriu, duke kaluar në stade të ndryshme jetësore, fillon t'i perceptojë fenomenet në forma të ndryshme dhe sa më shumë që thellohet në meditime dhe përsiatje mbi fenomene të ndryshme, aq më shumë ndien nevojën që t'ia përçojë ato një audience sa më të gjerë përmes të shkruarit.




Çdo njeri reflekton në bazë të shkallës së njohjes dhe të emancipimit intelektual të tij. Disa njerëz kanë artikulim elokuent dhe oratori të shkëlqyer në shprehjen e ideve, të mendimeve apo të mesazheve përmes të folurit, por ka edhe të tjerë që janë të shkëlqyer në formulimin e shprehjeve përmes të shkruarit, proces ky i cili përveç talentit, kërkon edhe përpjekje dhe angazhim të shumanshëm.

Njerëzit ndryshojnë nga mënyra sesi i abstragojnë dhe i hedhin mendimet në letër, nga mënyra se si komunikojnë dhe e artikulojnë atë që duan të thonë.

E rëndësishme për personin që shkruan është që ideja, opinioni, apo katarsisi intelektual i momentit apo i akumuluar në kohë, t'i përcillet një auditori sa më të gjerë. Kjo është një nxitje që e shtyn autorin që t'i hedhë mendimet në fletët e bardha të letrës për t'i bërë pjesë të dhjetëra, qindra apo mijëra lexuesve.

Shkrimet mbeten të freskëta në kujtesën e kohës

edhe atëherë kur ngjarjet e shkuara mbulohen nga mjegullat e kohës.

Kjo formë e përcjelljes së mesazhit nuk është ndalur as sot e kësaj dite dhe do të vazhdojë edhe më tutje, sepse siç thotë edhe një shprehje popullore: "fjalët treten, shkrimet mbeten."

Në funksion të këtij misioni fisnik për përçimin e së vërtetës ka shërbyer edhe botimi i revistës "Ditura Islame", e cila ka qenë bashkudhëtare e popullit shqiptarë, jo vetëm në ditët e ndritshme të sotshme, por edhe në ditët e zymta të okupimit serbë.

Në kohën e okupimit serbë, si pasojë e mënjanimit, e përjashtimit, e diskriminimeve të shumta, e sulmeve të gjithanshme, e përjashtimeve dhe e nxjerrjeve jashtë lojës si faktorë të dorës së dytë a të tretë, shumë autorë myslimanë shqiptarë, kanë gjetur në faqet e kësaj reviste hapësirën e duhur mediatike që, krahas shkrimeve fetare, morale e kulturore, të shpalosin edhe idetë patriotike, kombëtare dhe atdhetare.

Në revistën "Dituria Islame" janë botuar shkrime që kanë mishëruar veprën liridashëse dhe atdhedashëse të mjaft personaliteteve të njohura, emrat e të cilëve janë shkruar me germa të arta në kujtesën e kombit.

Kjo revistë ka pasur impaktin e saj të fuqishëm në ngritjen e horizontit fetar, arsimor dhe kulturor të popullit tonë dhe ka luajtur një rol të rëndësishëm në rritjen e ndjenjës së patriotizmit dhe atdhedashurisë, si dhe të mirëkuptimit dhe të tolerancës.

Në të janë artikuluar dhe ngërthyer një sërë temash të fushave të ndryshme, që jo vetëm kanë kontribuuar në pasurimin e mendimit teologjik, por edhe në ngritjen arsimore dhe kulturore të popullit shqiptarë, si dhe në kultivimin e dashurisë për kulturën, traditat dhe historinë kombëtare.

Ndonëse nga titulli të krijohet përshtypja se "Dituria Islame" është një revistë ekskluzivisht fetare, në të vërtetë ajo është një revistë shumëplanëshe, në të cilën konvergohen tematika të larmishme dhe vazhdimisht projektohen dimensione të reja për zgjerimin e komponentëve përbërës të saj, jo vetëm fetarë, por edhe filozofikë, moralë, letrarë, sociologjikë, shkencorë, historikë, kombëtarë, shoqërorë, arsimorë e kulturorë.

Në të janë gërshetuar, dekadë pas dekade, penat e një numri të madh bashkëpunëtorësh, që kanë trajtuar tematika të larmishme nga të gjitha fushat e kulturës islame. Vargut të bashkëpunëtorëve të fushave të teologjisë i janë bashkëngjitur edhe intelektualë të shquar të fushave të ndryshme.

Në faqet e revistës shfaqen vazhdimisht edhe pena të reja, që shfaqin ndjenjat dhe përçojnë porosi dhe mesazhe fisnike që ushqejnë së brendshmi botën shpirtërore, për të cilat lexuesit kanë shumë nevojë.

Në diapazonin e gjerë të rubrikave të kësaj reviste hyjnë edhe rubrikat me karakter informativ, që mund të shërbejnë si burim arkivor në studime të ndryshme për veprimtarinë e gjithanshme të Bashkësisë Islame të Kosovës.



**Fjala e Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnavës, në konferencën shkencore "Zani i Naltë-thesar kulturor, fetar e kombëtar"**



# "Zani i Naltë" një projekt gjithëkombëtar

*I nderuari Reis i BFIM, Sulejman ef. Rexhepi*
*I nderuari kryetar i KMSH z. Skender Bruçaj*
*I nderuari dekan i FSHI, dr. Fahredin Ebibi*
*Të nderuar profesorë, studiues, imamë, studentë*
*Të nderuar dashamirë të fjalës së shkruar*
*Të nderuar të pranishëm*

Kam nderin e veçantë, që në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saja dhe në emrin tim, t'ju falënderoj për mundësinë që më dhatë t'i drejtohem kësaj audience të respektuar, në këtë konferencë që i kushtohet revistës së parë fetare islame në gjuhën shqipe, botuar nga KMSH, "Zani i Naltë", e cila tani vjen e ribotuar komplet në 10 vëllime. Revista "Zani i Naltë" e cila tanimë është vlerë e shtuar për kulturën dhe historinë tonë, qe themeluar në fillimet e themelimit të Komunitet Mysliman Shqiptar, e rrjedhimisht edhe shtetit shqiptar, nga elita intelektuale fetare e kulturore e kohës. Kjo elitë siç dihet e pati ideuar, realizuar e kultivuar jo vetëm revistën "Zani i Naltë", po edhe nisma e ndërmarrje tjera të cilat tashmë janë themele të së kaluarës sonë kombëtare, shtetërore, fetare e kulturore.

Vetë nisma për botimin e një reviste të formatit të "Zanit të Naltë", përveçse kishte një rëndësi të veçantë historike, s'ka dyshim se ishte edhe një hap i guximshëm që tregonte qartë pjekurinë, vizionin, përgatitjen profesionale, e mbi të gjitha përgjegjësinë e elitës fetare islame të kohës, për të krijuar institucione që kryejnë misionin e tyre para Zotit, vendit e popullit.

Kjo revistë për një dekadë e gjysmë qe bërë tribunë e mendimit të elitës islame e shqiptare, ku ulemaja shqiptare me kompetencë trajtonte e kultivonte tema profesionale nga disiplina kombëtare, fetare, sociale e kulturore. Këtu gjejmë urtësinë dhe begatitë e disiplinave kuranore nga penat të shquara e mendje të ndritura, siç ishte haxhi Vehbi Dibra me bashkëkohësit e tij. Gjejmë po ashtu edhe trajtesa historike e kulturore të shkoqitura me shumë elokuencë nga e kaluara e populli tonë. Pa lënë anash edhe trajtesa që kanë të bëjnë me humanen, kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimin, vlera sublime të popullit tonë. E konceptuar si revistë fetare islame, ajo këtë mision madhor e kreu me sukses, mirëpo nuk ngeli në kuadër të një reviste thjeshtë fetare,





por shumë shpejt u shndërrua në një tribunë të mendimit fetar, filozofik, kulturor e atdhetar, dhe kështu rreth vetes mblodhi penat më të njohura të kohës.

Ribotimi i revistës paraqet bazë e themel të fuqishëm për studiuesit e rinj dhe brezat që vijnë, për të njohur vlerat e krijuara nga të parët tanë në dekadat e "Zanit të Naltë", e që ishin dekada me plotë rënie e ngritje, dekada me shumë sfida e sakrifica, por mbi të gjitha janë dekada të lavdisë që shënuan dhe bënë historinë, duke hap rrugë e shtigje për të ardhmen e ndritshme të popullit e vendit tonë.

Sot, në këtë konferencë, kujtojmë të gjithë ata që ndihmuan në ngritjen e revistës "Zani i Naltë", e para së gjithash drejtuesit e saj: Ismail Maçi, Shyqyri Myftiu, Isa Domni, Haki Sharofi etj

Përmes kësaj konferencë, sikur lajmë një pjesë të borxhit që kemi ndaj të parëve tanë, ndaj prijësve tanë të shquar, ndaj brezit të ulemave e intelektualëve që krijuan vlera që i rezistojnë kohën edhe sot e gjithë ditën.

Kontributi i tyre është i prekshëm, real dhe me vlerë shumëdimensionale, gjë që ne na bën të ndihemi krenarë me atë brez atdhetarësh, dhe në të njëjtën kohë na bën përgjegjës të vazhdojmë rrugën, mësimet dhe porositë e tyre të urta e fisnike.

Meqenëse për vlerat dhe rëndësinë e revistës "Zani i Naltë" do të referojnë studiuesit kompetent të fushave të ndryshme, unë nuk e shoh të udhës ta zgjas më shumë fjalimin tim.

Me këtë rast duhet të theksoj se konferenca e sotme këtu është vazhdimësi e konferencës që nisi në Tiranë nga KMSH në shkurt, për të vazhduar në Prishtinë në muajin e madhëruar të Ramazanit të këtij viti, dhe për ta realizuar si tërësi këtu në Shkup. Më lejoni të theksoj edhe këtë, konferenca e sotme në Shkup ka edhe një simbolikë të veçantë, sepse po mbahet në vigjilje të 28 nëntorit, datës së pavarësisë. Më lejoni të them edhe këtë, ndihem mirë që sot këtu jemi bashkë vetëm 4 ditë pas konferencës në Prishtinë ku shënuam 30 vjetorit revistës "Dituria Islame."

*Të nderuar të pranishëm*

Prijësit tanë të shquar këtu e 90 vjet më parë "Zanin e Naltë" e kishin nisur si një projekt gjithëkombëtarë, edhe tani botimi i tanishëm ka këtë mision ngase siç dihet është realizuar nga tri komunitetet islame shqiptare (KMSH, BIK, BFIM), dhe si e këtillë po shpërndahet në të gjitha trojet tona. Këtë më së miri e dëshmojnë, edhe aktivitet e mbajtura për "Zanin e Naltë" në tri qendrat e shqiptarëve.

Përgëzoj të gjithë ata që punuan e ndihmuan në realizmin e këtij projekti madhor për kulturën dhe trashëgiminë tonë, dhe shpreh mbështetjen dhe përkrahjen time dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës, që projektet si ky të kemi edhe në të ardhmen.

Duke ju falënderuar edhe një herë, për praninë e vëmendjen tuaj, lus Allahun e Madhërishëm që për këso veprash të mira të tubohemi sa më shpesh!

Ju faleminderit e punë të mbarë!

*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava*
*Shkup, 24 nëntor 2016*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Et-Tur"



Kaptina "Et-Tur" është kaptinë mekase, sipas mendimit unanim të dijetarëve. Transmetojnë Ibën Durejsi, Nehasi, Ibën Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibën Abasi, të ketë thënë: "Ka zbritur kaptina "Et-Tur" në Mekë". Ibën Merduvije, transmeton të njëjtin mendim edhe nga Ibën Zubejri.[1]

Kjo sure ka gjithsej 49 ajete, 312 fjalë e 1500 shkronja.[2] Ka zbritur pas sures "Nuh" dhe para sures "El-Muminun". Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 52, kurse në radhitjen e zbritjes është e 75-ta.[3]

### Emërtimi i kësaj kaptine

Kjo kaptinë është emërtuar "Et-Tur", sipas ajetit të parë të saj:"Pasha Turin.", që nënkupton kodrën e shenjtë "Turi Sina" në Egjipt, vendin ku Allahu për herë të parë i foli Musait a.s.

Sipas Ferrait, emërtimi "Tur" nënkupton një prej kodrave të Medjenit, ku Allahu xh.sh. i foli për herë të parë Musait a.s.[4]

Me këtë emërtim është radhitur nëpër Mus'hafe, nëpër librat e Tefsirit dhe ato të Hadithit.[5]

Mund ta vërejmë se nëpër disa tefsire nganjëherë i shtohet fjala "suretu": "Suretu-t-Tur" e në disa "vavi" : "Ve-t-Turi", por e tërë kjo nuk del nga kornizat e emërtimit "Et-Tur" ashtu siç e quajnë dijetarët myslimanë sot e kësaj dite. Kjo sure, në mesin e komentuesve të Kuranit, nuk njihet edhe me ndonjë emërtim tjetër, përveç këtij "Et-Tur".[6]

### Vlera e kësaj kaptine

- Surja "Et-Tur" bën pjesë në grupin e sureve "El-Mufassal". Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vathilete ibnul Eska'ë el Lejthi, të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja, (suret nga El-Bekare e deri te El-Enfal ose Et-Tevbe); më janë dhënë në vend të Zeburit, "El-Miejn" – njëqindëshet, (suret që kanë mbi 100 ajete); më janë dhënë në vend të Inxhilit "El-Methani" - (suret që kanë më pak se 100 ajete), ndërsa jam nderuar (ndaj të Dërguarve të tjerë) me suret "El-Mufassal" (nga sureja Kaf, e është thënë nga El-Huxhurat, deri te En-Nas)."[7]

- Transmetohet nga Xhubejr bin Mutim të ketë thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. të lexonte suren "Et-Tur" në namazin e akshamit.[8]

Atëbotë Xhubejri ende kishte qenë jobesimtar, dhe kishte shkuar nga Meka në Medinë për të liruar njërin prej robërve të Bedrit, me kompensim, dhe thotë se kur e dëgjova të Dërguarin e Allahut duke e kënduar këtë sure në namazin e akshamit, zemra sa nuk më doli nga vendi, nga dridhja dhe emocionet.[9]

- Transmetohet nga Ummi Seleme r.a. të ketë thënë: "Më ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: Bëje tavafin pas (prapa) njerëzve, duke qenë hipur (në një kafshë bartëse). Unë e kreva tavafin, ndërkohë që i Dërguari i Allahut falej në një kënd të shtëpisë së shenjtë (Qabesë) duke lexuar "Ve-t-Turi ve kitabinmestur".[10]





- Transmetohet nga Alkame dhe El Esvediu të kenë thënë: "Erdhi një njeri tek Abdullah ibën Mesudi dhe i tha: Unë i lexoj të gjitha suret "El-Mufassal", në një rekat, e Ibën Mesudi i tha: "A mos po mendon se ky Kuran është si poezi, që të ngutesh në leximin e tij, e të ndalesh ku të duash, dhe a mendon se këto vargje kuranore u ngjajnë vargjeve të hurmave të prishura?" Dije se Pejgamberi a.s. në një rekat lexonte vetëm nga dy sure prej sureve "El-Mufassal", si: "En-Nexhm"dhe"Er-Rrahman" në një rekat, "Iktereb-eti-s-sa'atu" dhe "El-Haakka" në një rekat, "Et-Tur" dhe"Edh-Dharijat" në një rekat, "Idhavekeatil vakia" dhe "Nun" në një rekat, "Se'elesailun" dhe "En-Naziat" në një rekat, "Vejlunlilmutaffifin" dhe "Abese" në një rekat, "El-Muddethir" dhe "El-Muzzemmil" në një rekat, "Hel eta alelinsani" dhe "La uksimubijevmilkijame" në një rekat, "Ammejetesaelune" dhe "El-Murselat" në një rekat, dhe "Ed-Duhan" dhe "Idhe-sh-shemsukuvviret" në një rekat."[11]

### Shkaku i zbritjes së ajetit të 30-të

Në lidhje me zbritjen e këtij ajeti, është transmetuar nga Ibën Xheriri, e ky nëpërmjet rrugëve të transmetimit nga Ibën Abasi të ketë thënë: Kur kurejshët u tubuan në "Darun-n-Nedve" lidhur me çështjen e të Dërguarit të Allahut, dikush prej tyre tha: "Le ta burgosim e ta lidhim me pranga, e të presim derisa ta zhdukë koha (të vdesë), ashtu siç u shkatërruan (vdiqën) para tij poetët: Zuhejri dhe Nabiga, pa dyshim, ky (d.m.th. Muhamedi a.s), është njësoj sikurse ata të dy, prandaj Allahu xh.sh. e zbriti ajetin 30 të kësaj sureje: "Vërtet thonë ata: "A është vjershëtar, të presim derisa ta zhdukë vdekja?!"[12]

### Lidhshmëria e fillimit të kaptinës me fundin e saj

Nga ajetet 7-8 të kësaj sureje: "Me të vërtetë, dënimi i Zotit tënd do të ndodhë, dhe askush nuk mund ta pengojë atë", kuptojmë se kërcënimi dhe ndëshkimi i Allahut ndaj jobesimtarëve gjithsesi do të ndodhë, dhe ky do të jetë fundi i të gjithë atyre që përgënjeshtruan Ditën e Gjykimit, ringjalljen dhe pejgamberin-misionin e Muhamedit a.s., kurse tash kah fundi i sures, në ajetin 45: "Prandaj, lëri ata të vazhdojnë kështu, derisa të takohen me ditën, në të cilën, do të zalisen (nga frika)" , urdhërohet Muhamedi a.s., që t'i linte ata (idhujtarët) në humbëtirën e tyre dhe të mos pikëllohej asnjëherë për ta. Kërcënimi ndaj tyre do të bëhet realitet si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër, pas ringjalljes së tyre.

### Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake "Edh-Dharijat"

Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake "Edh-Dharijat", është e dukshme, në shumë segmente:

- Të dyja suret janë sure mekase dhe ndërmjet vete përputhen në trajtimin e çështjeve esenciale të besimit, në radhë të parë të Njëshmërisë absolute të Allahut xh.sh., pastaj vërtetimin e ringjalljes, gjendjen e njerëzve në Ahiret, besimin në shpalljen profetike të Muhamedit a.s. dhe demantimin e shpifjeve dhe bindjeve të mbrapshta të idhujtarëve.

- Lidhshmëria dhe ngjashmëritë në mes dy sureve vërehen qysh në ajetet e para të tyre. Përderisa në fillim të sures “Edh-Dharijat”, në ajetet e para, Allahu xh.sh. betohet në erërat, retë, anijet dhe engjëjt, tash në ajetet e para të sures “Et-Tur”, betohet në kodrën e Turi Sinait, në librin, në shtëpinë e shenjtë që gjendet në qiell (Bejtul Ma’mur), e cila vizitohet e bëhet tavaf nga engjëjt, në qiellin dhe në detin e mbushur.

- Në pjesën e parë të sures “Edh-Dharijat”, ajeti i 15-të, bën fjalë për shpërblimin e të devotshmëve në Xhenet: “Pa dyshim, ata që i frikësohen Allahut do të jenë në kopshte dhe burime”. Një përshkrim të tillë e kemi edhe në pjesën e parë të sures “Et-Tur”, ajeti i 17-të: “Vërtet, besimtarët e devotshëm do të gjenden në kopshtet e Xhenetit dhe në lumturi”.

- Ndërkohë, në pjesën e fundi të të dyja sureve, kemi përshkrimin e gjendjes së jobesimtarëve. Në suren “Edh-Dharijat”, ajeti i fundit, ai i 60-të, është një lloj kërcënimi për ta ku thuhet: “Mjerë për mohuesit (jobesimtarët) prej Ditës që u është premtuar!”, ndërsa në ajetin e 42-të, të sures “Et-Tur”, kemi këtë përshkrim të tyre: “Ata që nuk besuan, do të bien vetë në kurthe!”

- Në suren parapake “Edh-Dharijat”, në ajeti e 54-të, i Dërguari i Allahut porositet që të shmanget e largohet nga mohuesit: “Prandaj shmangu prej atyre; ti nuk do të qortohesh për këtë!”, ndërsa tash në këtë sure “Et-Tur” porositet: “Prandaj, lëri ata të vazhdojnë kështu, derisa të takohen me Ditën, në të cilën, do të zalisen (nga frika)”.

- Kurse sa i përket sjelljes me besimtarët, i Dërguari i Allahut, në suren “Edh-Dharijat”, ajeti i 55-të, porositet më këto fjalë: “Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve.”

Kurse në suren “Et-Tur”, ajeti 29, me këto fjalë: “Pra, ti rikujto (o Muhamed), sepse ti, me dhuntinë e Zotit tënd, nuk je as fallxhi, as i çmendur!”.

### Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine

- Kjo sure e bekuar kuranore fillon me pesë betime të ndryshme, që përfshijnë argumente qiellore dhe tokësore. Meqë surja paraprake përfundoi me njoftimin se Dita e Premtuar – Dita e Gjykimit do të ndodhë gjithsesi, tash në këtë sure është betuar në malin Turi Sina, në librin e shkruar në rreshta, në Bejtul Ma’murin, në qiellin dhe në detin e mbushur plot, se dënimi i Allahut për të paudhët dhe kriminelët, do të vjen, pa dyshim. Shenjat e kësaj dite janë çarja e qiellit dhe shkulja e kodrave, e ajo ditë do të jetë mjerim e dëshpërim për ata që e mohuan atë. (Shih ajetet, 1-12).

- Pas kësaj, Allahu xh.sh. flet për ndëshkimin me zjarr të mohuesve të ringjalljes, dhe poshtërimin që ata do ta përjetojnë për shkak të kufrit të tyre. (Shih ajetet: 13-16)

- Në vazhdim, ajetet: (17-28), flasin për shpërblimin e të devotshmëve nëpër kopshtet e Xhenetit, kënaqësitë e vazhdueshme dhe lumturinë e papërshkrueshme të cilën do ta përjetojnë aty. Atyre do t’u shërbejnë shërbëtorët e Xhenetit që u ngjajnë margaritarëve të pastër. Xhenetlinjtë do të shijojnë këto nimete, për hir të besimit të tyre, dhe vazhdimisht do ta falënderojnë Allahun e Gjithëmëshirshëm dhe Bujar, që e mbajti premtimin e Vet dhe shpërbleu me Xhenet.

- Ajetet (29-49), pra deri në fund të sures, flasin për atë se i Dërguari i Allahut është porositur që t’i këshillonte njerëzit me këshilla të urta, ta përcillte revelatën te njerëzit, t’ua tërhiqte vërejtjen jobesimtarëve, duke u larguar nga ligësitë dhe injoranca e idhujtarëve, të cilit shpifnin kundër tij se ishte poet, fallxhi, magjistar e madje edhe i çmendur.

Por, Allahu i Madhërishëm i demantoi të gjitha këto shpifje të këtyre injorantëve, duke vërtetuar me argumente të qarta, dëlirësinë dhe pastërtinë e kësaj Shpalljeje. Pastaj i Gjithëpushtetshmi sjell argumente të panumërta për të vërtetuar Njëshmërinë e Tij, dhe për të treguar se sa naive dhe të çoroditura janë mendimet e idhujtarëve, kur engjëjt i konsiderojnë “bija të Zotit”.

Surja “Et-Tur” përfundon me urdhëresën apo këshillën drejtuar të Dërguarit a.s., që t’i linte idhujtarët në kufrin dhe humbëtirën e tyre, derisa të shkatërroheshin, duke qenë vetë i pajisur me durim, në përhapjen e thirrjes së tij, duke e madhëruar, lartësuar e falënderuar Allahun fuqiplotë, me lutje, dua e namaz, sepse Ai i kishte dhënë garanci se do ta ruante e mbronte nga duart e armiqve. *(vijon)*

(1) Imam Shevkaniu, Fet’hul Kadir,vëll. V, fq. 124. (2) Mexhduddin Muhamed bin Ja’kubel-Fejruzabadi, Besairu Dhevi-t-Temjizifi Letaifi-l Kitabi-l Azizi, Kajro 1996, vëll. I, f. 441. (3) Ibën Ashur, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XXVII, f. 35. (4) El-Ferrai, Meani-l Kuran, Bejrut 1983, vëll. III, f. 91. (5) Dr. Muhamed bin Abdurrahman esh-Shaji’ë, Esmausuveri-l Kuranil Kerim, Rijad, 2011, f. 148. (6) Dr. Munire ed-Devserijj, Esmausuveri-l Kuran ve fedailuha, Rijad, 1426 h., f. 406. (7) Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabil Iman (2/465). (8) Transmeton Buhariu (3050) dhe Muslimi (463). Shih Kitabul Xhami’u f. 215. (9) Transmeton Buhariu “Libri mbi namazin”, Kreu: ”Të falurit me zë në namazin e akshamit”, hadithi nr. (765), vëll. I, fq. 230; Muslimi , “Libri mbi namazin”, Kreu: “Leximi i Kuranit në namazin e sabahut”, hadithi nr. (463), vëll. I, fq. 338. (10) Transmetojnë Buhariu (4853) dhe Muslimi (1276); Transmetimi është i kategorisë “Sahih”. (11) Kitabul Xhami’u f..214 ;Transmetimi është i kategorisë“Sahih”. E transmeton Ebu Davudi në Sunenin e tij (1396) dhe thotë se radhitja e këtyre sureve është bërë nga Ibën Mesudi. (12) Lubabu-n-Nukuli nga Imam Sujutiu, fq. 246.



Prof.ass.dr. Musa Vila

# Kush konsiderohet mysliman i kompletuar dhe muhaxhir i përjetshëm (2)

### Kush është mysliman

Shprehja në hadith: "Mysliman i kompletuar është ai,nga gjuha dhe dora e të cilit myslimanëve nuk u vjen e keqe",nuk e përcakton kuptimin e vërtetë dhe të prerë të fjalës "muslim", në fjalorin fetar, që është një fjalë përmbledhëse dhe përmbajtjesore në mes teorisë dhe praktikës, por na jep nga cilësitë e Islamit vetëm një degë prej degëve praktike, (që është eliminimi i të keqes që i pengon njerëzit). Edhe pse kjo degë është dytësore, mund të na shërbejë si parim me të cilin veçohet myslimani i kompletuar nga myslimani i luhatshëm. Me këtë shprehje Pejgamberi s.a.v.s. ka vënë një përkufizim, sikur deshi të thotë: "Kur të shihni një njeri që myslimanët janë të sigurt nga gjuha dhe dora e tij, dijeni se ai është mysliman i vërtetë, e kur ta shihni duke u bërë dëme myslimanëve me gjuhën dhe dorën e tij, edhe pse pretendon se është në kuadër të Islamit, ai ende ka nevojë për tu formuar, në mënyrë që të hyjë në taborin e besimtarëve të vërtetë". Shembuj të fjalëve të tilla mund të përngjajnë edhe me këtë: -Nuk është dijetar ai që nuk punon me dijen e tij, nuk është djalë ai që nuk kujdeset për prindërit, nuk është qytetar ai që nuk paguan tatimet e pronës, nuk është i ndershëm ai që vjedh, nuk është familjar ai që u bën dëm anëtarëve të familjes, nuk është mysliman ai që nuk e pengon veten të mos u bëjë dëm myslimanëve etj. Bazuar në këtë nuk mund të themi se ai që u bën dëm myslimanëve ka bërë kufër – mosbesim, apo ai që nuk u bën dëm myslimanëve dhe nuk kryen shtyllat e fesë konsiderohet mysliman. As për atë, e as për këtë nuk mund të shprehemi ashtu ngase nuk është fjala për përkufizimin e kuptimit të nocionit mysliman, sqarimin e rregullave të tij, çfarë përmbledh e kë përjashton. Jo, assesi! Këtu fjala është për të sqaruar se ju myslimanët keni mundësinë për të sprovuar veten tuaj dhe për ta ndaluar atë atëherë kur bie ndesh pasioni juaj me kënaqësinë e Zotit. Në veçanti kur jemi të hidhëruar, kur kemi urrejtje dhe mllef e kemi mundësi për të bërë dëme, por për hir të zotimit të nocionit mysliman tërhiqemi nga dëmi dhe dhuna ndaj të tjerëve. Këtë e përkrah edhe një version tjetër i hadithit, ku një sahab e pyeti të Dërguarin s.a.v.s.: "Cili është Islami më i vlefshëm?" Ai tha: "Ai nga gjuha dhe dora e të cilit janë të sigurt myslimanët."[1]

Në të dyja gjendjet kemi të bëjmë me myslimanin, por kur nuk i bën myslimanit dëme, ai është i begatshëm dhe jep frytin e tij.

Përcaktimi i fjalës el-muslimunë – mysliman në hadith nuk do të thotë që jomyslimanëve të mos u bëhet mirë, por ndalimi i të keqes ndaj myslimanëve është prioritet dhe detyrim, ndërsa pengimi i të keqes ndaj jomyslimanëve është i kushtëzuar me sjelljen dhe qëndrimin e tyre ndaj nesh.

### Islami, njëra prej degëve obligative

Sipas tezës së dytë, nocioni mysliman në hadith ka për qëllim bazën e besimit – aslul-akideti, përmbledhës për të gjitha shtyllat obligative, kështu që çështja e myslimanëve është vetëm një degë prej degëve obligative dhe kjo është në pozitën kur diçka nuk mund të plotësohet përveçse me të. Sikur të themi se nuk ka njeri pa kokë ose nuk ka jetë pa sy. Me këtë kuptojmë se pa kokë nuk mund të jetohet dhe nuk aludojmë se koka është e pavarur nga zemra dhe organet e tjera jetike. Me këtë nuk po themi se të shikuarit është i mjaftueshëm nga të dëgjuarit dhe shqisat e tjera. Kështu ky hadith nuk mund t'u shërbejë për mbështetje atyre që nuk falen, nuk agjërojnë, nuk japin lëmoshë, nuk e kryejnë haxhin, duke aluduar se janë më të mirë se ata që falen dhe agjërojnë meqë nuk i bëjnë keq askujt, ngase ata me këtë janë duke i bërë dëm raportit të tyre me Zotin. Teksti i hadithit nuk e ka këtë domethënie gjuhësore e as nuk mund të kuptohet kështu në leksikun fetar.

E sa i përket anës gjuhësore, ka dallim në mes shprehjes "Nuk është mysliman, përveç ai që i ruan myslimanët" dhe "Nuk i ruan myslimanët, përveç myslimani." Sikur kjo e fundit të ishte kuptimi i hadithit,

atëherë do të mjaftonte në Islam vetëm ana praktike.

E nëse hadithi është në kuptimin e parë: "Nuk është mysliman, përveç atij që i ruan myslimanët", atëherë për të qenë në Islam patjetër duhet t'i sigurojmë myslimanët nga ana jonë, por po ashtu duhet të kryhen edhe obligimet e tjera që kanë mbështetje në argumentet e tjera të sheriatit. Bazuar në këtë mund të themi se nuk plotësohen shtyllat e Islamit pa penguar të keqen nga myslimanët.

Islami është adhurim dhe mirësjellje (praktikë), ai nuk është i plotë përveçse me unifikimin e dy gjysmave dhe plotësimin e dy shtyllave.

E sikur ndonjëri të bënte lëshime e të thoshte se mjafton mirësjellja ndaj njerëzve e të braktiste mirësjelljen e adhurimet ndaj Krijuesit, atëherë atij i duhet thënë: -Më trego mua nëse Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Nuk ka namaz përveçse me lexim të Kuranit"[2], a nënkupton kjo se duhen braktisur kushtet e tjera të namazit, si qëndrimi në këmbë, rukuja, sexhdeja, veshja për mbulimin e trupit, kthimi nga kibla, pastërtia e rrobave dhe e vendit ku falemi? Nëse një kusht është i pamjaftueshëm nga kushti tjetër, atëherë edhe shtylla është e pamjaftueshme nga shtylla tjetër. Po ashtu edhe këtu tërheqja e vërejtjes për ndonjërin nga obligimet e Islamit nuk nënkupton lëshimin pe apo braktisjen e obligimeve të tjera.

Ndërsa në aspektin e leksikut fetar apo definimit legjislativ, çështjeve të adhurimit i është kushtuar rëndësi maksimale duke i bashkëngjitur me bazat e besimit. Në këtë kontekst Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Vërtet në mes njeriut (besimtarit) dhe politeizmit ose mosbesimit është lënia e namazit."[3]

Këtë e mbështetim me versetin e Kuranit: "Por në qoftë se ata pendohen, kryejnë faljen e namazit dhe japin zekatin, atëherë janë vëllezërit tuaj të fesë." (Et-Tevbe, 11)

Nuk ka dyshim se i mençuri e kupton se pozita e adhurimeve në fe është sikurse pozita e themelit me shtëpinë, apo është në pozitën e lëvizjes së shpirtit me gjymtyrët. Pra, nuk ka të drejtë dhe obligim ndaj njerëzve përveçse aty është e drejta edhe e Allahut xh.sh. Njëherë Ebu Bekri r.a. tha: "Për Allahun! Unë do të luftoj këdo që bën dallim mes faljes së namazit dhe zekatit, pasi zekati është e drejtë që merret nga pasuria."[4]

### Ruajtja e myslimanëve nga e keqja është kulminacioni i Islamit

Sipas tezës së tretë, e ndoshta është mendimi më i mirë, hadithi nuk ka për qëllim vetëm tërheqjen e vëmendjes se kjo degë është obligative, sikurse obligimet e tjera, por e konsideron në pozitën kulmore të Islamit, dhe çdo obligim tjetër kur peshohet me të është si diçka që nuk ekziston. Këtë mund ta shpjegojmë ashtu siç thotë Resulullahu s.a.v.s. në hadithin: "Haxhi është Arafat", që d.m.th. se qëndrimi në Arafat është shtylla më kryesore dhe kulminante e haxhit dhe kush arrin të qëndrojë në Arafat, e ka plotësuar haxhin apo krejt haxhi është Arafat.

Kjo është një metodë e njohur e gjuhës dhe normalisht gjuhëtarët kur kanë në dispozicion dy opsione të së



vërtetës, e njëra prej tyre është më e lehtë për mendjen, atëherë e tërheqin vëmendjen tek më e vështira. Atëherë fjalët i përqendrojnë në eliminimin e të parës dhe konfirmimin e të dytës. Në këtë kontekst kemi fjalën e Resulullahut s.a.v.s.:

"Nuk është i fuqishëm ai që triumfon në dyluftim, por i fuqishëm është ai që e përmban veten e tij në hidhërim."[5]

Gjithashtu kemi këtë fjalë: "Nuk është i pasur ai që ka shumë pasuri, por i pasur është ai që shpirtin e ka të pasur."[6]

Bazuar në këtë metodë të shprehjes, Resulullahu s.a.v.s. sikur thotë: Nuk është mysliman ai që falet e agjëron dhe nuk largohet nga të bërit dëm njerëzve, por mysliman është ai i cili nuk u bën keq njerëzve dhe ata janë të sigurt nga sherri i tij.

### Baza e të quajturit mysliman është mos dëmtimi i të tjerëve

Metoda e shprehjes në hadith sinjalizon gjithashtu një kuptim edhe më preciz se të tjerët, ai aludon se kjo degë është baza e të emërtuarit të myslimanit mysliman dhe nga kjo rrjedh emri Islam. Pra, sikur kuptimi i foljes *esleme* e bëri atë që të jetë i mbrojtur nga dëmi i të tjerëve, e nuk ka kuptimin vetëm dorëzim për hir të Allahut xh.sh. Sa i bukur është ky shpjegim që tërheq vërejtjen nga e keqja që i bëjnë njerëzit njëri-tjetrit dhe e pengon të keqen për shkak se ai bart ofiqin e Islamit!

Kështu që myslimani është shembull në praktikimin e asaj që ka sjellë Pejgamberi s.a.v.s. Ky është myslimani ideal, i cili përmbledh të gjitha karakteristikat e Islamit, i cili nuk dëmton askënd as me fjalë e as me vepër. Pra, mysliman më i sinqertë është ky që ka këto cilësi, e nuk është ai nga i cili njerëzit nuk janë të shpëtuar, se ky vetëm është në marrëveshje me Islamin, por nuk është mysliman i vërtetë. Kjo i përngjet fjalës: njerëzit janë shqiptarë, d.m.th. me këtë dëshirojmë të themi se njerëzit më të vlefshëm janë shqiptarët. Pra, këtu në hadith gjithashtu ka për qëllim se më i vlefshmi i myslimanëve është ai i cili përmbledh edhe të drejtat e Allahut, edhe të drejtat e njerëzve. Kush e ruan nderin e myslimanëve, vetëm me këtë cilësi të veçantë nuk mund të cilësohet mysliman ideal nëse nuk tregon përkujdesje edhe në çështje dhe shtylla të tjera të Islamit, ose ka ardhur në formën ekzagjëruese, që tregon për madhështinë e braktisjes së dëmit.

E nëse braktisja e dëmit është vetë Islami ideal, atëherë kjo është e përkufizuar sa për të pretenduar. Po ashtu, ka mundësi që hadithi të tregojë shenjat e myslimanit me të cilat ai deklaron Islamin e tij, e këto shenja janë shpëtimi i myslimanëve nga gjuha dhe dora e tij, ashtu siç ka theksuar Pejgamberi s.a.v.s. për shenjat e hipokritit. Po ashtu ka mundësi që qëllimi i hadithit të jetë sinjalizimi për të inkurajuar mirësjelljen e robit ndaj Zotit të tij, ngase kur njeriu ka mirësjellje ndaj vëllezërve të tij, më prioritare është mirësjellja ndaj Zotit të tij. Kjo është prej kapitullit të tërheqjes së vërejtjes për diçka që është shumë e thjeshtë me qëllim të kuptohet braktisja e asaj që është më e rëndë.

(1) "Sahihul Buhari", vëll. I, fq. 17, nr. 10. (2) "Sahihu Muslim", vëll. II, fq. 353, nr. 599. (3) "Musned Ahmed", vëll. 30, fq. 200, nr. 14650. (4) "Sahihul Buhari", nr. 6925. (5) "Sahihul Buhari", vëll. XIX, fq. 72, nr. 5649. (6) "Sahihul Buhari", vëll. XX, fq. 79, nr. 5965.





Mr. Ejup Haziri

# Çfarë duhet thënë në ruku?

## Hyrje

Është e njohur çështja se çfarë duhet thënë në ruku, andaj për këtë arsye dijetarët e shkollës hanefite, por edhe të tjerët, kur flasin për këtë në librat e tyre të fikhut, thonë se duhet thënë në ruku fjalët: "Subhane rabbijel adhim", e minimumi i këtyre fjalëve është tri herë, së paku. Shejbani është i mendimit se nëse madhërimi në ruku bëhet vetëm një herë, është e qortueshme, për shkak se hadithi e ka bërë tri herë për të qenë ai madhërim i plotë, përndryshe mbetet i mangët, e në qoftë se është më tepër se tri herë, atëherë kjo është edhe më mirë. Shafiu mendon se edhe një madhërim i vetëm është i mjaftueshëm. Maliku, sipas një versioni, mendon se lënia e madhërimit në ruku e prish namazin.[1]

## Në ruku shprehet madhërim, jo lexim Kurani

Rukuja dhe sexhdeja janë vende ku kërkohet madhërimi, andaj në këto dy vende duhet shprehur madhërimet që kërkohen, por jo të lexohet Kurani në ruku e as në sexhde, duke u bazuar në hadithet në vijim: Më ka treguar Ebu Tahiri dhe Harmaleh nga Ibën Vehbi, ky nga Junusi, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Ibrahim ibën Abdullah ibën Hunejn, ky nga babai i tij, e ky e kishte dëgjuar Ali ibën ebi Talibin duke thënë: "Më ndaloi i Dërguari i Allahut që të lexoj (Kuran) përderisa jam në ruku apo sexhde."[2]

Një sqarim më detajues është në hadithin vijues që transmetohet nga Ibën Abasi: Na ka treguar Museddedi nga Sufjani, ky nga Sulejman ibën Suhejmi, ky nga Ibrahim ibën Abdullah ibën Ma'bedi, ky nga babai i tij, e ky transmeton nga Ibën Abasi se i Dërguari i Allahut e hoqi perden dhe njerëzit ishin të radhitur safe-safe pas Ebu Bekrit (që ishte imam) dhe tha: "O njerëz! Nuk ka mbetur diç nga përgëzimet e profetësisë përveç ëndrrave të bukura që i sheh myslimani, apo ato që i shfaqen atij, e unë jam ndaluar të lexoj (Kuran) gjersa jam në ruku (i përulur) dhe në sexhde. Në ruku, madhërojeni Zotin, e në sexhde bëni përpjekje të vazhdueshme në lutje, ngase përgjigjja ndaj jush është realitet."[3]

Po në qoftë se namazfalësi lexon Kuran në ruku e sexhde, atëherë sipas pjesës dërmuese të juristëve, namazi nuk prishet, por veprimi i tij konsiderohet si veprim i papëlqyer "mekruh", mirëpo namazi nuk prishet. Kështu mendon edhe imami i madh Ebu Hanife, i cili është i mendimit se pa marrë parasysh a bëhet leximi i Kuranit në ruku me qëllim apo pa qëllim, namazi nuk prishet, por një veprim i tillë nuk rekomandohet, madje qortohet.[4]

## Sa herë duhet shpreh madhërimin në ruku?

Shejbani në lidhje me madhërimin që duhet bërë në ruku, thotë: "namazfalësi në rukun e tij thotë: "Subhane rabbijel adhim", e në sexhde: "Subhane rabbije-l a'la", së paku tri herë, në secilin rekat të namazit"[5]

Pra, ajo që kërkohet në ruku është thënia "Subhane rabbijel adhim" ku duhet të thuhet së paku tri herë, e nëse bëhet më tepër, atëherë sigurisht se është më e vlefshme.[6] Nëse namazi është me imam, atëherë juristët





tërheqin vërejtjen që ajo lutje të mos bëhet më shumë herë se aq, apo eventualisht të mos bëhet ndonjë lutje më e gjatë në vend të saj. E tëra kjo që njerëzit të mos irritohen nga namazi i stërzgjatur.[7] Dijetari i mirënjohur Halevani dhe shejhul islam Havahir Zadeh janë të mendimit se kur namazfalësi falet i vetëm, atëherë është më me vlerë që madhërimi të bëhet më shumë se tri herë, si pesë apo shtatë herë.[8] Madje edhe nëse bëhet më shumë se aq është i preferuar dhe i pëlqyer "mustehab", si nëntë herë apo eventualisht edhe më tepër, nëse falja është individuale, e jo me imam.[9] Me rëndësi është që madhërimi të jetë tek.

Sufjan Thevriu thoshte se imami duhet ta thotë madhërimin në ruku pesë herë, në mënyrë që namazfalësit pas tij të jenë në gjendje ta thonë atë së paku tri herë.[10] E rëndësishme është që madhërimi, si në ruku, ashtu edhe në sexhde, të jetë tek, e jo çift!

Lënia e madhërimit apo mosplotësimi i tri madhërimeve në ruku konsiderohet veprim i papëlqyer "mekruh tenzihen".[11] E nëse falet me imam, atëherë ai vazhdon ta madhërojë Allahun, derisa imami ta drejtojë kokën e tij nga rukuja, gjegjësisht të ngrihet nga rukuja, ndërsa është e qortueshme që imami të qëndrojë gjatë në ruku e të bëhet shkaktar për largimin e tyre.[12]

**A i lejohet imamit të presë dikë në ruku?**

Gjatë kohës kur imami shkon në ruku dhe papritmas dëgjohet se dikush hyri në xhami, apo eventualisht dëgjohen të mbathurat e tij, a duhet të presë imami në ruku derisa të vjen personi në fjalë, apo imami duhet të ngrihet nga rukuja e të mos e presë atë? Në bazë të transmetimeve brenda për brenda shkollës hanefite, imami nuk duhet ta presë atë derisa të vijë, por duhet të ngrihet nga rukuja, ngase për një person nuk mund t'i vonosh shumë të tjerë. Për këtë arsye Ebu Jusufi thotë se i kam pyetur Ebu Hanifen dhe Ibën ebi Lejlan për këtë gjë dhe që të dytë nuk e kanë pëlqyer një veprim të tillë të imamit (që pret dikë në ruku). Madje, Ebu Hanife e shihte një veprim të tillë si një çështje e madhe apo një veprim i rrezikshëm nga imami. Gjithashtu edhe Hishami përcjell një transmetim të Muhamedit se edhe ai nuk e pëlqente një veprim të tillë. Përderisa Ebu Muti' el Belhij nuk sheh asgjë të keqe nëse imami pret në ruku dikë që është duke ardhur, e Shabiu thoshte se imami duhet të presë sa një apo dy madhërime (derisa të thotë një apo dy herë "subhane rabbije-l adhim").[13] E disa tjerë kanë thënë se lejohet të pritet, por imami nuk duhet të shtojë në numër madhërimet në ruku, por vetëm t'i zgjasë ato.[14] Madje, sipas kësaj, nëse shtohet madhërimi një apo dy herë, nuk konsiderohet veprim i papëlqyer, mirëpo nëse shtohet më tepër se aq dhe rukuja zgjatet, atëherë një veprim i tillë konsiderohet si veprim i papëlqyer.[15]

Kuduriu në enciklopedinë e tij të fikhut krahasimtar "Et Texhrid" në lidhje me këtë çështje sjell këtë titull: "Kur imami ndien se dikush është brenda (xhamisë), nuk e pret atë", e më pas thotë se ky qëndrim është i prijësit të shkollës hanefite dhe imamëve tjerë, me fjalë tjera tregon se ky është qëndrim i medhhebit hanefij, ngase pastaj i kundërvihet shkollës shafite në lidhje me

këtë çështje, pasi që Shafiu kishte paraparë që vetëm në ruku imami të presë dikë që është duke ardhur.[16] Veprimi i pritjes së dikujt nga imami gjersa ky i fundit është në ruku, sipas shkollës hanefite konsiderohet veprim i papëlqyer "mekruh" madje Haskefiu në "Ed-Durru-l muhtar" veprimin e imamit që pret dikë në ruku e konsideron si ndalesë të urryer "mekruh tahrimen"[17], ndërsa Ibën Abidini në "Reddu-l muhtar", koment dhe shpjegim i librit të përmendur të Haskefiut, përveç që mbron këtë, përmend edhe libra të shkollës hanefite që përmendin mendimin e Ebu Hanifes dhe nxënësve të tij në lidhje me këtë çështje. Ndonëse Ibën Abidini përfundimisht mendon se pritja e shkurtër sa një apo dy madhërime nuk hyn në rrethin e veprimit të papëlqyer, mirëpo nëse bëhet pritja më gjatë, atëherë konsiderohet veprim i papëlqyer.[18]

Arsyeja se përse një veprim i tillë trajtohet si veprim i papëlqyer është fakti se rukuja konsiderohet vend-afrimi tek Allahu i Madhërishëm dhe pritja e ndokujt në atë vend konsiderohet si nënshtrim për të, gjë që nuk përkon me realitetin e vet rukusë. Duke shtuar edhe divergjencën mes fillimit të rukusë dhe fundit të saj, ngase fillimi i rukusë është adhurim i pastër ndaj Allahut Fuqiplotë, kurse fundi i saj është pritje absolute për atë që është duke ardhur, gjegjësisht për të vonuarin e namazit.[19] Shto kësaj edhe faktin se rukuja në namazet kolektive nuk preferohet të zgjatet, andaj, zgjatja e saj për shkak të arritjes së një personi nënkupton vonimin e dhjetëra apo qindrave të tjerë. Prandaj, nuk është e rastësishme se përse Ebu Hanife e shihte veprimin e imamit që pret dikë për t'iu bashkëngjitur në ruku, si një veprim të rrezikshëm.

Për këtë arsye, në shkollën hanefite preferohet të zgjatet leximi i Kuranit në rekatin e parë më tepër se në rekatin e dytë, me qëllim që të vonuarit ta arrijnë rekatin, ngase dikë mund ta zë gjumi e dikush tjetër mund të jetë i pakujdesshëm, e vetëm atëherë kur e dëgjon ezanin e kupton kohën e namazit.

Përfundimisht mund të themi se pritja e shkurtër në ruku është e lejuar derisa të arrijë ai që ka hyrë në xhami, por ajo nuk duhet të jetë e gjatë, jo më gjatë se një apo eventualisht dy madhërime shtesë, por pritja e tillë, ndonëse e lejuar nuk shihet e preferuar, madje ajo shihet si një veprim i qortuar, sepse pritja, siç e kanë elaboruar poliglotët e shkollës hanefite, kalon nga madhërimi ndaj Allahut në pritjen e individit dhe ajo pritje të mos bëhet barrë e rëndë për të tjerët që falen pas imamit. Po ashtu veprimi i pritjes shihet si një veprim i dyshuar, ngase e humb efektin e sinqeritetit ndaj Allahut të Madhërishëm, andaj lënia e atij veprimi është më e preferuar, për t'i ikur dyshimit.[20]

Na ka treguar Ebu Musa el Ensariu nga Abdullah ibën Idrisi, ky nga Shu'beh, ky nga Burejd ibën ebi Merjem, ky nga Ebi l Havra es Sa'dij, i cili thot: "I thash Hasenit, të birit të Aliut: "A ke mbajt në mend diç nga fjalët e të Dërguarit të Allahut?" Ai më tha: "Mbajta në mend nga i Dërguari i Allahut: "Lëre atë që është e dyshimtë për atë që nuk është e dyshimtë!"[21]

(1) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.II, f.55-57. Ebu Muti' el-Belhij është i mendimit se ai që nuk i plotëson tri madhërime në ruku apo edhe në sexhde, namazi i tij është i pavlefshëm. Konstatimi i tij vjen si rrjedhojë e asaj se ai e konsideron madhërimin si rukn-pjesë përbërëse të namazit, ngase sipas tij çdo veprim në namaz që kërkohet madhërimi apo rikujtimi (dhikri) është rukn. Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.412. Megjithatë, madhërimi në ruku nuk është rukn-pjesë përbërëse e namazit, ngase tekstet nuk e konfirmojnë një gjë të tillë, madje është hadithi i njohur për keqfalësin e namazit ku përmend ruknet kryesore të namazit, por nuk përmend madhërimin që duhet bërë në ruku, e sikur të ishte rukn, atëherë sigurisht se do ta përmendte atë. Prandaj, ky mendim nuk merret në konsideratë nga juristët hanefi, për shkak se e mendojnë një mendim të tillë si izolues dhe jo të pranuar, ngase lënia e madhërimit në ruku e sexhde nuk e ka fuqinë e zhvlerësimit të namazit. (2) Muslimi në Sahih, nr.209 (480). (3) Ebu Davudi në Sunen, nr.876; Ibën Huzejme në Sahih, nr.548; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1400. Shuajb Arnauti dhe Albani në vlerësimet e tyre thonë se hadithi është autentik (sahih). Ibën et-Tini për kuptimin e hadithit thotë: "Shpallja do të ndërpritet me vdekjen time, e nuk do të mbetet njohuri për përgëzimet e ndryshme, pos ëndrrave të bukura, e këto ëndrra të qarta e të sinqerta ia shfaq Allahu besimtarit si mëshirë ndaj tij në mënyrë që ai të jetë i përgatitur për ato që do të ndodhin, para se ato të ndodhin." Ebu Davudi, Sunen, v.II, f.156. (4) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.V, f.589. Mendim të njëjtë kanë edhe shkollat tjera juridike. (5) Muhamed ibën el-Hasen esh-Shejbani, Kitabu-l Asl (i njohur si el-Mebsut), v.I, f.5. (6) Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha, I, f.134; Serhasij, el-Mebsut, v.I, f.23; Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.I, f.83; Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v.I, f.501. (7) Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha, I, f.134. (8) Ibën Humami në "Fet'hu-l Kadir" thotë se preferohet nëse falet vetëm ta shpreh madhërimin në ruku nga tri, pesë, shtatë e deri në nëntë herë. (9) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.494. (10) Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.412. Të këtij mendimi janë edhe Abdullah ibën Mubareku, Is'haku, Ibrahim Nehaiu dhe shumë e shumë të tjerë. Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.495. (11) Haskefi, ed-Durru-l Muhtar, v.I, f.68; Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.494. (12) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.II, f.57. (13) Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.412. (14) Zejlei, Tebjinu-l Hakaik sherh Kenzu-d Dekaik ve Hashijetu-sh Shilbij, v.I, f.115. (15) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.495. (16) Për më tepër shih: Ebu-l Husejn el-Kuduri, et-Texhrid (el- mevsuatu-l fikhijetu-l mukarenetu), v.II, f.837. (17) Haskefi, ed-Durru-l Muhtar, v.I, f.68. (18) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.494-495. (19) Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.412-413; Zejleiu, Tebjinu-l Hakaik, v.I, f.115; Bedrudin el-Ajni, El-Binajetu fi Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.226; Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.494. (20) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.495. (21) TirmidhiunëSunen, nr. 2518 dhe thotë se hadithi është autentik. Po kështu mendon edhe Albani.



Mr. Muhidin Ahmeti

# Muhamedi a.s edukator dhe mësues i njerëzimit

## Hyrje

Falënderojmë Allahun xh.sh., Krijuesin e gjithësisë, i Cili që në ezel caktoi përkatësinë tonë të fesë islame dhe dinit madhështor, natyrshmëria e së cilës përfshinë gjithë universin, të gjallë dhe të pajetë. Salavatet dhe përshëndetjet tona më të ngrohta, qofshin për më të dashurin e Allahut dhe më të mirin e njerëzisë, krenarinë e myslimanëve dhe të gjithësisë, Muhamed Mustafanë a.s., mbi familjen e tij dhe mbi të gjithë ata që e ndjekin rrugën e tij deri në fund.

Besimi në pejgamberët e Zotit të Madhërishëm është njëri nga 6 kushtet e imanit-besimit islam. Ne si besimtarë myslimanë besojmë se Krijuesi i gjithësisë, kohë pas kohe ka intervenuar në dynja, duke zgjedhur personalitetet më të mira të këtij planeti, elitat shpirtërore, morale dhe intelektuale të njerëzimit, të dërguarit e Tij nga Ademi a.s. deri te Muhamedi a.s. Ata janë mësuesit shpirtërorë të njerëzimit, të cilët ishin zgjedhur nga Krijuesi i universit, për të mbartur mesazhin e Tij. "Ata përcaktuan konfigurimin shpirtëror dhe kualitetin intelektual të botës sonë, duke i kontribuuar në mënyrë vendimtare lëvrimit të brazdave botërore-historike." (Hans Küng).

Si zgjidhje e Allahut, pejgamberët janë të vetmit njerëz, prapa të cilëve qëndron vetë Ai si garantues që ata janë shembuj të sigurt dhe të besueshëm në besim, religjion, traditë, moral, kulturë, zakone, sheriat dhe në mënyrën e jetës. Çdo zgjidhje njerëzore mund të jetë mashtrim, lajthitje dhe dështim. Prandaj: "Po të mos ishin pejgamberët model për njerëzit, njerëzimi do t'i humbiste të gjitha shpresat". (R. Garodi). Kjo për arsye se ata sollën mesazhin e Krijuesit të universit për ta udhëzuar shpirtin dhe zemrën e njeriut, për ta ushqyer përjetësisht trurin njerëzor. Sepse ata i mësuan njerëzit për ato gjëra që ata nuk i dinin dhe nuk i njihnin.

Kurani Fisnik na vërteton se Pejgamberi a.s. është mësues për gjithë njerëzimin, pavarësisht se ai nuk dinte shkrim-leximin dhe që me origjinë ishte nga shkretëtira. Kjo ndodhi kështu sepse dijen dhe edukimin ai e mori jo në shkollë, por përmes intuitës direkt nga burimi, nga i Gjithëdijshmi. "Ju dërguam nga gjiri juaj të dërguarin që t'ua lexojë ajetet Tona, t'ju pastrojë, e t'ju mësojë librin dhe urtësinë, e edhe t'ju mësojë atë që nuk e dinit." (El-Bekare, 151)

Në ajetin e cituar më lartë, Allahu xh.sh. përmend objektivat e misionit të Pejgamberit Muhamed a.s. Një nga objektivat ishte t'ua mësojë librin, urtësinë dhe gjërat e panjohura. Kështu ai u dërgua në mesin e njerëzve si një mësues dhe edukues me fokus të veçantë për t'ua mësuar atyre besimin në një Zot, dhe për t'i udhëhequr rrugëve të së mirës, drejtësisë, urtësisë dhe mëshirës, madhështisë dhe thellësisë së misionit të tij tokësor. Hadithi i mëposhtëm gjithashtu ofron të njëjtin objektiv.

Transmetohet nga Abdullah bin Amër bin el Asi r.a., që ka thënë: "Një ditë doli Pejgamberi a.s prej njërës nga dhomat e tij dhe hyri në xhami, e ku atje pa dy rrethe njerëzish; në njërin rreth i pa njerëzit duke lexuar Kuran dhe duke iu lutur Allahut xh.sh, e në tjetrin pa njerëz duke dhënë mësim dhe duke nxënë mësim. Pejgamberi a.s. tha: "Që të dy rrethet janë të mira dhe ka dobi prej tyre, ata lexojnë Kuran dhe i luten Allahut, nëse do Ai do t'ua pranojë lutjen, e nëse do nuk ua plotëson, e këta që mësojnë për vete dhe i mësojnë të tjerët, e unë jam dërguar si mësues" dhe u ulë Pejgamberi tek ata." (Ibën Maxhe)

Sipas teknikave moderne të mësimdhënies, një person është një mësues i mirë nëse ai i përsërit pikat e tij, i përdor metodat e reja dhe atraktive, jep shembuj dhe e shfrytëzon mjedisin. Ai do të duhej gjithashtu të fliste sipas pjekurisë dhe aftësisë së studentëve të tij. Ai do të duhej të bënte pyetje dhe t'i shtonte pikat në mënyrë që t'i vë në pah mësimet e tij. Një lexues i biografisë së Pejgamberit a.s. nuk arrin dot të kuptojë se si arriti ai t'i shfrytëzojë të gjitha këto teknika.

Studiuesit objektivë habiten me aftësitë e mrekullueshme të Pejgamberit a.s., i cili arriti një popull që ishte analfabet ta kthejë dhe ta shndërrojë në një komb krenar për diturinë, ku dijetarët dhe shkencëtarët qëndronin në maje të piramidës. Kur ne mendojmë mbi sekretin e këtij suksesi, ne shohim se Allahu xh.sh. i



kishte dhënë Muhamedit a.s. aftësi të jashtëzakonshme edukative. Ai ishte një orator i zgjuar, një ligjërues bindës dhe një edukator i suksesshëm.

Prandaj, është me rëndësi këtu të potencojmë që Muhamedi a.s. pedagogjinë tij (et-terbijjetun-nebevijje) e mori nga libri i Allahut-Kurani. Bashkëshortja e tij inteligjente dhe e ditur, h. Aisheja tha se ahlaku i tij ishte personifikim i Kuranit, ndërsa vet Kurani thotë që ai është në "shkallën më të lartë të moralit." Vetëm ai që është i edukuar mund t'i edukojë të tjerët dhe kjo është abceja e kësaj shkence apo shkathtësie.

Në transmetimin e porosisë islame, Pejgamberi Muhamed a.s. shfrytëzoi mjetet pedagogjike, të cilat në këtë jemi të sigurt, se mahnitën teoricienët dhe studiuesit bashkëkohorë në shkencën e pedagogjisë. Ai paraqitet ballëhapur, me qëllime të mira, ai flet qartë dhe ngadalë, me maturi, në mënyrë tërheqëse, ai vishet me elegancë, i pastër, pa ekstravagancë, ai e paraqet në mënyrë koncize mendimin e tij, ai "vizaton" në rërë, ai e përsëritë atë që e ka thënë, ai e pyet atë të cilit ia përcjell porosinë, ai lavdëron, ai edhe qorton, ai premton dhe e zbaton atë që ka premtuar, ai kërkon falje prej atij që padashur e ka ofenduar, ai bën humor në mënyrë inteligjente duke mos e ofenduar atë në llogari të cilit e bën atë, përkundrazi, duke iu afruar edhe më shumë personit të tillë, ai i viziton të sëmurët dhe u jep shpresë atyre, ai ia fal atij që duhet falur, ai vepron me drejtësi, ai ec me maturi, krenari, asnjëherë me mendjemadhësi, shkurt, ai i përmbahet "rrugës së mesme" kuranore në stilin e gjithëmbarshëm të jetës së tij.

Metodat e Pejgamberit a.s., të thirrjes në fe (besim), pra ishin rezultat i frymëzimit të Allahut xh.sh. E kishte edukuar Zoti i tij, prandaj edhe metodat të cilat i përdori ishin të plota dhe të përkryera. Megjithatë, kjo nuk do të thotë se ne duhet ta "shikojmë" Pejgamberin a.s, si një instrument të kulluar të shpalljes. Ata që kështu e shohin Pejgamberin a.s. bëjnë gabim, sepse ai kishte hapësirë të mjaftueshme, krahas udhëzimeve (instruksioneve) të pranuara nga shpallja, që ta angazhojë potencialin e tij mendor dhe aftësitë strategjike. Të vetmen mrekulli të vazhdueshme të cilën e kishte është Kurani, sipas të cilit jetoi dhe i cili i ndihmoi që të maksimalizojë gjithë plotësinë e potencialit të tij intelektualo-shpirtëror.

Studimet pedagogjike konsiderojnë se mënyra më e mirë për vlerësimin e nivelit të mësuesit është vlerësimi i nxënësve të tij. Andaj nëse mbështetemi në këto studime do të vijmë në përfundim se Pejgamberi a.s., ka qenë edukatori dhe mësuesi më i madh, sepse për nxënësit dhe studentët e tij Allahu, xh.sh. ka thënë: "Ju jeni populli më i mirë, i ardhur për të mirën e njerëzve.". (Ali Imran: 110).

Ky fakt është i rëndësishëm për ta potencuar, për arsye se tregon për inteligjencën, kualitetin dhe sukseset e jashtëzakonshme të bartëseve të parë të islamit.

"Është krejtësisht e qartë, që për përhapjen e një ideje ka nevojë për bartës të urtë dhe të mprehtë, meqë vetë saktësia dhe vërtetësia e një ideje nuk garanton edhe përhapjen dhe mbijetesën e saj në mesin e masave të gjëra. Është e nevojshme të tërheqim vëmendjen në këto fakte për një arsye të thjeshtë që shumë myslimanë e "humbasin" në ndjekjen e formës, në përpjekjen që nga ana e jashtme t'u ngjajnë sa më shumë atyre gjeneratave, ndërsa nga ana tjetër neglizhojnë të përvetësojnë edhe mentalitetin e tyre". (E.Tule).

Prandaj, e shoh të arsyeshme dhe me vlerë që këtu ta shtrojmë një pyetje: Cili ishte sekreti i arritjeve dhe sukseseve të tyre të njëpasnjëshme. Ku qëndron fshehtësia e përparimit të tyre?

Fshehtësia e gatishmërisë së gjeneratës së parë të islamit për të filluar me vetëbesim procesin e pushtimit, çlirimit të gjithë botës së atëhershme qëndronte në komunikimin e jashtëzakonshëm interaktiv të Pejgamberit a.s. me anë të cilit formoi proceset e tyre mendore, duke i aftësuar ata që t'i trajtojnë në mënyrë të pavarur realitetet e jetës. Këtë ai e bënte duke formuar grupe të punës nga sahabët e tij, dhe duke përdorur metoda të ndryshme të mësimit dhe edukimit, në formë të pyetjes, përsëritjes së fjalëve, paralajmërimit, krahasimit etj.

Që të mund ta imitojmë Pejgamberin a.s. është e domosdoshme që ta njohim jetën dhe biografinë e tij, fjalët dhe sjelljet e tija, veprën, misionin dhe vizionin e tij për umetin. Shembujt nga jeta e tij janë të shumtë dhe realisht të pamundur për t'u përfshirë në një artikull si ky. Këtë radhë do të përqendrohemi në dy raste nga jeta e të Dërguarit a.s. I pari ka të bëjë me aplikimin e metodës të përsëritjes së fjalëve dhe fakteve të rëndësishme me qëllim për të tërhequr vëmendjen, zgjuar intelektin dhe ngjallur kureshtjen e të pranishmeve, për

të mësuar këta se cili do të ishte rezultati përfundimtar. Gjendja emocionale e auditorit bëhet edhe më intensive kur përsëritja e fakteve bëhet duke u betuar në Krijuesin e Madhërishëm-Allahun (xh.sh.). Ndërsa rasti i dytë është aplikimi i metodës ineraktive me të pranishmit në seminarin e zhvilluar nga ana e Pejgamberit a.s. me tezën e shtruar: "Kush është i bankrotuari i vërtetë"?

### Përsëritja e fjalëve dhe fakteve të rëndësishme

Pejgamberi a.s. e kishte zakon të përsëriste fjalët e tij me qëllim që të theksonte rëndësinë e një çështjeje. Transmetohet nga Ebi Shurejhel Huzaij se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pasha Allahun! Ai nuk është besimtar, ai nuk është besimtar, ai nuk është besimtar!" Për shkak të përsëritjes, të gjithë shokët e tij që ishin pranë u bënë shumë të vëmendshëm dhe të etur për të dëgjuar me tej. Madje njëri prej tyre pyeti: "Kush është ai, o Pejgamber i Allahut?" Ai u përgjigj: "Ai person nga të këqijat e të cilit nuk janë të sigurt fqinjët." (Buhariu)

Tani, si është e mundur që dëgjuesit të cilët e dëgjojnë këtë këshillë të dështojnë në marrëdhëniet e tyre me fqinjët? Pejgamberi a.s. me këtë hadith na mësoi dhe na tërhoqi vërejtjen se ne nuk do të jemi pasuesit e tij, përkundër besimit dhe të gjitha llojeve të adhurimeve tona, nëse fqinjët tanë nuk janë të qetë prej nesh.

### A e dini ju kush është i bankrotuar?

Të shohim atmosferën në njërin nga seminaret e tilla që është zhvilluar para 14 shekujve. Ky seminar intelektual fascinon me thjeshtësinë, kreativitetin dhe praktikën gjeniale të Muhamedit a.s.

Transmeton Ebu Hurejre se Pejgamberi i Allahut a.s. ka thënë: "A e dini ju kush është i bankrotuar? Sahabët i thanë: "I bankrotuar (falimentuar) është ai që s'ka as para, as mall". Pejgamberi a.s. tha: "Me të vërtetë i falimentuar nga umeti im është ai i cili vjen në Ditën e Gjykimit me namaz, agjërim dhe zekat, por nga ana tjetër ka sharë dikë, ka ofenduar dhe fyer në nder një tjetër, ka ngrënë padrejtësisht pasurinë e dikujt, ka derdhur gjakun e këtij, ka goditur (rrahur) atë. E secilit prej tyre do t'ia jap nga një pjesë prej veprave të tij të mira, e nëse i harxhohen veprat e mira para se t'ua shlyejë atyre të gjitha borxhet, atëherë do të merren prej veprave të tyre të këqija dhe do t'i jepen këtij, e pastaj bashkë me to, do të hidhet në zjarr." (Muslimi)

Trajnuesi (Pejgamberi) a.s. shtron tezën: "A e dini ju kush është i bankrotuar?" dhe pret interaksionin. Ku është poenta e Pejgamberi a.s.?

Teologu dhe psikologu boshnjak Edin Tule në librin e tij "Ku'anski tretman stresa", Sarajevë, 2011, e interpreton këtë hadith si më poshtë:

Mendimi mbizotërues i pjesëmarrësve në këtë vorkshop intelektual është shprehur në formulimin: "I bankrotuar te ne është ai që nuk ka as para as mall." E kjo e bëri Pejgamberin a.s. të kuptojë që domethëniet e kësaj fjale janë reduktuar në kokat e bashkëkohësve të tij në një kategori të thjeshtë ekonomike.

Trajnuesi (Pejgamberi) a.s., e pranon atë përgjigje dhe e plotëson duke e zgjeruar kuptimin e emrit "i bankrotuar" në një kontekst të ri jashtë-ekonomik, që nënkupton humbjen e veprave të mira përmes një arsyetimi të gabuar dhe reaksioni të papjekur emocional.

Pejgamberi a.s., duke komunikuar në mënyrë interaktive me pjesëmarrësit në këtë seminar në tezën e shtruar, fut në botën e njerëzve të kohës së tij dhe në vokabularin (fjalorin) e tyre kategori të reja të të menduarit, sikurse është bankrotimi intelektual dhe bankrotimi emocional, duke i mësuar sahabët, por edhe gjithë botën, që është shumë më e rrezikshme të bankrotosh emocionalisht dhe intelektulalisht, sesa financiarisht. Me këto neologjizma (formulime), për të cilat fare nuk mendon, e as nuk i shfrytëzon intelektuali i shek. 21, ndryshoi raporti i bashkëkohësve të Muhamedit a.s. ndaj vlerave konvencionale.

Sepse, një njeri për të cilin prioritet shumë më i madh është që kurrë të mos bankrotojë intelektualisht dhe emocionalisht, se sa frika kur është fjala për bankrotimin financiar, ai i shtron drejtë nocionet në listën e vlerave jetësore.

Duke pasur parasysh fuqinë e aspekteve komunikativo-interaktive (ndërvepruese) të qasjes edukative të Muhamedit a.s., përmes vorkshopeve praktike, nuk është çudi që gjeneratat e para të myslimanëve e pushtuan-çliruan botën e atëhershme të njohur dhe i magjepsën ata me mprehtësinë e mendjes dhe madhështinë e zemrës.

Në bazë të këtyre dy shembujve ne pamë shumë qartë se si arriti Pejgamberi a.s. para më shumë se 14 shekujsh të arsimojë dhe edukojë një gjeneratë të shkëlqyeshme të sahabëve të tij. Po ashtu, u pa qartë rëndësia që ai i jep komunikimit të ndërsjellë mes njerëzve. Dhe e fundit të gjitha këto mësime dhe metoda janë të shënuara dhe të evidentuara mirë me qëllim që edhe ne të përfitojmë prej tyre.

Referencat:

1. *Abdulfetah Ebu Gudde, "Pejgamberi a.s. si mësues dhe metodat e tij të mësimdhënies", N. Pazar, 2003)*
2. *Shefik Kurdic, Poslanikove metode pozivanja u vjeri, N.Pazar, 2008.*
3. *E. Tule, Socio-psiholoskedimenzije Ku'ana, Sarajevë, 2010).*
4. *Edin Tule në librin e tij "Ku'anski tretman stresa", Sarajevë, 2011*
5. *www.islam-auf-deutsch.de*
6. *www.novovrijeme.ba*
7. *www.rasoulallah.net*

Bahri Sejdiu

# Porositë e fundit nga Muhamedi alejhi selam



Para se të vdiste Muhamedi a.s. bëri haxhin lamtumirës, të cilin e kreu me shumë përkushtim dhe porosi për besimtarët, që të mbetet thuajse edhe takimi i fundit me një numër aq të madh të myslimanëve, në një vend të veçantë siç ishte fusha e Arafatit.

Pas kësaj ndodhie të Dërguarit a.s. i zbriti ajeti i Kuranit: "Sot përsosa për ju fenë tuaj", e kur e dëgjoi Ebu Bekri r.a. këtë ajet qau shumë, e njerëzit përreth e pyetën se pse po qante, sepse ky ajet është sikurse edhe ajetet tjera që i zbritën Muhamedit a.s., mirëpo Ebu Bekri kishte kuptuar se po vinte fundi i misionit të Muhamedit a.s., e atyre nuk u kishte shkuar mendja fare për fundin e misionit profetik. Ndërsa u kthye Muhamedi a.s. në Medine edhe nëntë ditë të tjera të jetës së tij do t'i kalonte në rrethana krejtësisht emocionuese, e që i zbriti edhe ajeti i fundit i Kuranit: "Frikësojuni ditës kur do ktheheni tek Allahu", e pas këtij verseti filloi t'i rëndohej shëndeti Muhamedit a.s. dhe kërkoi që t'i vizitoi shehidët në varrezat e Uhudit. Shkoi atje dhe u ngrit para varrezave dhe u tha: "Eselamu alejkum o shehidët e Uhudit, ju jeni para neve dhe ne inshallah do t'ju pasojmë, dhe unë inshallah do të vi pas jush". Duke u kthyer nga varrezat i Dërguari a.s. filloi të qaj, e kjo ishte tri ditë para vdekjes së tij. Kur sëmundja dhe dhimbjet e rënduan edhe më gjendjen e tij shëndetësore, akoma ishte në shtëpinë e Mejmunes gruas së tij. Pastaj kërkoi që t'i vinin gratë e tij për të biseduar dhe ato erdhën menjëherë, e ju tha: "A më lejoni këto ditë të kaloj këtë sëmundje në dhomën e Aishes r.a.", e ato njëherazi ia kthyen: "Po si o i Dërguar i Allahut". Deshi të ngritët i Dërguari a.s., por nuk mundi, erdhi Ali bin ebi Talibi dhe Elfadil el Abas, dhe e ngritën atë nga dhoma e Mejmunes deri në dhomën e Aishes r.a. Ishte kjo ishte hera e parë që të Dërguarin a.s. e panë sahabët e tij në këtë gjendje. Filluan të pyesin njëri-tjetrin se çka ka ndodhur me të Dërguarin që ka kaluar në këtë gjendje. Edhe njerëzit filluan të tubohen në xhami dhe të pyesnin për Pejgamberin a.s.

Tregon Aisheja r.a. kur filloi të rëndohej Muhamedi a.s. me shëndet dhe thotë: "Nuk kam parë asnjëherë në jetë që t'i shkonin djersët dikujt, sikur t'i kthente dikush ujë në trupin e Muhamedit a.s., dhe unë ia fshija trupin nga djersët, dhe e kapja dorën e tij t'ia fshija fytyrën me dorën e tij, sepse dora e tij ishte më e mirë dhe më fisnike se dora ime". E dëgjoja duke thënë "La ilahe il-lallah ve inne lilmevti lesekerat. Nuk ka zot përveç Allahut dhe vdekja ka momente të vështira". Kishte filluar zhurma në xhami nga shumë njerëz që dëshironin të dinin për Muhamedin a.s., e ai e pyeti: "Ç'është kjo zhurmë oj Aishe? Ajo i përgjigjet se janë të frikësuar për shëndetin tënd o i Dërguar i Allahut."

Kur dëgjoi këtë i Dërguari a.s. tha më bartni deri tek ata, dëshiroi të ngritët, por nuk mundi, e kaploi plogështia e ia hodhën shtatë gota ujë, deri sa u kthjell dhe hipi në mimber, e kjo ishte ligjërata e fundit e tij e ju tha: "O ju njerëz po e shoh se po frikësoheni për mua, e ata



thanë po o i Dërguar i Allahut", ai ua ktheu: "O njerëz takimi im me ju nuk është dynjaja, por takimi jonë është havdi në kevther dhe tani po më parafytyrohet takimi me ju atje nga ky vend. O ju njerëz nuk është varfëria ajo që është e frikshme për ju, por dynjaja për të cilën do të garoni sikur ata që ishin garues para jush, e të ju shkatërrojë juve ashtu si i shkatërroi ata para jush." Pastaj tha: "O ju njerëz Allahu, Allahu dhe namazi, Allahu, Allahu dhe namazi", që do të thotë: "Kërkoj për hatër të Allahut të madhëruar ta ruani namazin".

Pastaj tha: "O njerëz, frikësojuni Allahut në hakun e grave tuaja, ju porosisë çdo mirësi me gratë tuaja."

Pastaj i Dërguari a.s. tha: "O njerëz, është një rob që e ka zgjedhur Allahu mes dynjasë dhe Allahut, e ai e zgjodhi atë të Allahut". Njerëzit nuk e kuptuan këtë fjali përveç Ebu Bekrit r.a. e që plasi në vaj duke ia ndërprerë fjalën edhe të Dërguarit a.s., e njerëzit u habitën, se si ai e ndërpreu të Dërguarin. Ebu Bekri tha o i Dërguar i Allahut, të kemi ndërruar me baballarët dhe nënat tona, me fëmijët tonë, me gratë tona, me pasurinë tonë, e ai vazhdoi me këto fjalë, sepse e kuptoi se Muhamedi a.s. po i linte. Pastaj i Dërguari ju tha: "Lëreni Ebu Bekrin, sepse është i vetmi njeri që nuk e kemi shpërblyer kurrë me asgjë, nuk kam mundur ta shpërblej e ja kam lënë Allahut shpërblimin e tij, e çdo derë e xhamisë mbyllet përveç derës së Ebu Bekrit, ajo do mbetet e hapur gjithmonë." E në fund para se të zbriste nga mimberi i Dërguari filloi të lutet për besimtarët për herë të fundit në jetën e tij, me këto fjalë: "Ju ndihmoftë Allahu, ju ruajttë Allahu, ju bëftë fitimtar Allahu, ju forcoftë Allahu", dhe pastaj para se të zbriste iu drejtua gjithë umetit myslimanë me këto fjalë: "O ju njerëz, përcilleni selamin tim e përshëndetjen, për secilin pjesëtarë të umetit tim deri në ditën e kiametit."

Pas kësaj ligjërate e bartën të Dërguarin për në shtëpinë e tij, dhe atje erdhi Abdurrahman bin Ebu Bekri dhe kishte në dorë një misvak. Pejgamberi e shikonte me kureshtje, e Aisheja kuptoi se Pejgamberi dëshironte atë misvak, e mori prej Abdurrahmanit e filloi t'ia freskoi gojën e tharë me të, por i Dërguari i Allahut s'kishte më pështymë, e u detyrua Aisheja me pështymën e saj për t'ia freskuar gojën për herë të fundit. Thotë Aisheja pas pak erdhi Fatimeja bija e Pejgamberit, dhe filloi të qaj sepse i Dërguari a.s. nuk mundi të ngrihej siç e kishte zakon për ta puthur në ballë, e i Dërguari tha afrohu oj Fatime, i tha diçka në vesh e ajo filloi të qaj, e pastaj i tha afrohu prapë, i tha edhe diçka e ajo filloi të qesh. Pas vdekjes së Pejgamberit a.s., e pyetëm çfarë të tha i Dërguari a.s. në vesh oj Fatime? Ajo tha: "Herën e parë më tha se unë do vdes sonte, e unë qava", kurse herën e dytë më tha: "Ti do jesh e para nga familja ime që do të vish me mua, e unë qesha". Pasi që përfundoi këtë bisedë Muhamedi a.s. i tha Aishes, oj Aishe nxirri krejt nga dhoma ime, e më tha afrohu afër meje oj Aishe. Aisheja thotë e kam dëgjuar Muhamedin a.s. duke thënë: "Po si, te shoqëruesi im i Lartësuar, te shoqëruesi im i Lartësuar", sepse i kishte ardhur Xhibrili a.s., i kishte thënë o i Dërguar i Allahut ka ardhur Azraili në derë, a po e lejon me ardhur te ti, e i Dërguari i tha po si, për te shoqëruesi im i Lartësuar, sepse Azraili i kishte thënë: "Më ka dërguar Allahu për të pyetur, a po e do dynjanë apo do të shkosh tek Allahu i Lartësuar"? e i Dërguari a.s. i tha: "Po si, te Shoqëruesi im i Lartësuar"! Dhe u përqendrua melaqja e vdekjes dhe tha:"O shpirt i mirë i Muhamedit birit të Abdullahit, dil me kënaqësinë e Allahut, se Ai është i kënaqur me ty e jo i hidhëruar!" Dhe thotë Aishja r.a. i lëshoi duart poshtë ngase ishte duke u lutur dhe ju rëndua koka në prehrin tim, e mora vesh që vdiq, e nuk e dija se çfarë të bëja, por e hapa derën e dhomës që ishte në drejtim të xhamisë dhe thashë: "Ka vdekur i Dërguari, ka vdekur i Dërguari dhe xhaminë e mbuloi vaji nga të pranishmit." Aliu r.a. u ul dhe nuk mundi më të lëvizte, kurse Osmani r.a. rrihte me duar nga mërzia, ndërsa Omeri ngriti shpatën lartë, dhe tha: "Kush thotë se ka vdekur Pejgamberi kam për t'ia këputur kokën", e më i forti në këtë mes ishte Ebu Bekri r.a. Hyri te Pejgamberi e përqafoi duke thënë: "Ah shoqëruesi im, ah i dashuri im, ah pejgamberi im," dhe e puthi të Dërguarin a.s., duke i thënë: "I bukur ishe i gjallë, i bukur mbete edhe i vdekur o i Dërguar i Allahut". E pastaj doli te masa e ju drejtua atyre duke ju thënë: "Kush e adhuron Muhamedin le ta dijë se Muhamedi ka vdekur, e kush e adhuron Allahun le ta dijë se Ai është i gjallë dhe nuk vdes kurrë". Në atë moment i ra shpata nga dora Omerit r.a., e ai tregon se dola diku larg të qaj vetëm larg njerëzve. Pas gjithë kësaj u varros Muhamedi a.s. dhe Fatimeja tha: "Ju lutem mos hidhni dhe mbi fytyrën e të Dërguarit," duke thënë: "O babai im takimi jonë është në Firdevs te Xhibrili a.s."

Allahu na bëftë prej banorëve të firdevsit inshallah!

Paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi Muhamedin a.s., mbi familjen e tij fisnike, mbi shokët e tij besnik dhe mbi ata që ndjekin rrugën e tij deri në ditën e gjykimit.

Literatura:
- Ibën Hishami: Essiretun nebevijeh, pj. 4, f. 220-221.
- Elbidaje ve nihaje, pj. 5 f. 196
- Meredun nebij ve vefatuhu, f.73, 74.
- Fet-hulbari bi sherh sahihil Buhari, f.747.



Mr. sc. Azmir Jusufi

# Dashuria ndaj të dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s.

Myslimanët i njohin dhe i duan të gjithë pejgamberët e Allahut, paqja e Allahut qoftë mbi ta, dhe në mes tyre nuk bëjnë dallime, për shkak se në këtë i këshillon teksti kuranor. Myslimanët, në zemrat e tyre, posaçërisht ndjejnë dashuri ndaj Muhamedit a.s., për shkak se ai ishte i përzgjedhuri i fundit prej të përzgjedhurve të Allahut xh.sh., dhe se i përkasin umetit të tij. Ata e duan atë, sepse atë e do edhe vetë Allahu xh.sh., dhe se e ngriti atë mbi krijesat e tjera. Ata e duan atë, sepse ai është simbol i Islamit dhe pas Kuranit, një burim tjetër nga i cili i nxjerrin të gjitha njohuritë relevante ndaj Zotit të Plotfuqishëm dhe njohuritë tjera të dobishme në lidhje me jetën e tyre në këtë botë dhe në botën tjetër. Ata e duan atë edhe për shkak se në dashurinë ndaj tij fshihet lumturia e kësaj bote dhe botës së amshueshme.[1]

### Pse e duam Muhamedin a.s.?

Allahu xh. sh., në Kuranin Fisnik thotë: ''Pejgamberi është më i ndjeshëm ndaj besimtarëve, se sa ata ndaj vetvetes së tyre"(El-Ahzab, 6).

Duke iu referuar ajetit të lartpërmendur, komentuesit e Kuranit ofrojnë disa mendime mbi çështjen e të kuptuarit të tij. Muhamed el Gazaliu, duke komentuar këtë ajet thotë: "Muhamedi a.s., është babai shpirtëror i gjithë umetit. Ai më së shumti brengoset rreth udhëzimit dhe shpëtimit të umetit. Ai është simbol i Islamit, i cili i shpiu njerëzit nga errësira në dritë."[2]

Në bazë të kësaj i Dërguari i Allahut xh.sh., në hadithin të cilin e shënon imam Buhariu në Sahihun e tij, të transmetuar nga Ebu Hurejre r.a., kishte thënë: ''Nuk ka asnjë besimtar, e që unë të mos i jem më i rëndësishëm nga gjithçka tjetër në këtë dhe në botën tjetër. Lexoni, nëse dëshironi:"Pejgamberi është më i rëndësishëm për besimtarët nga vetvetja e tyre." (Buhariu).

Ibën Kethiri, duke komentuar këtë ajet kuranor thotë: ''Allahu xh.sh., e dinte se sa ishte vëmendja dhe dashuria e Pejgamberit a.s., ndaj umetit të tij, të cilin e këshillonte vazhdimisht. Ai vendosi që ai të jetë më i rëndësishëm për ata nga vetvetja e tyre, dhe gjykimi i tij ndërmjet tyre të jetë përpara interesave të tyre personale, sikur thotë i Plotfuqishmi: ''Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre'' (En-Nisa, 65).

Në një hadith autentik thuhet: ''Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, askush nga ju nuk do të besojë përderisa unë të mos i jem më i dashur se vetja e tij, pasuria e tij, fëmijët e tij dhe të gjithë njerëzit."[3]

Duke e komentuar ajetin e lartpërmendur të sures El-Ahzab, Imam el-Kurtubiu, duke u mbështetur në Ibën Atijen, thotë: ''Ai (Muhamedi a.s.) është më i rëndësishëm për besimtarët nga vetvetja e tyre, sepse ata shpesh (me apo pa vetëdije) vetveten e tyre e shpijnë në shkatërrim, kurse ai i largon ata nga shkatërrimi, duke i thirrur në shpëtim."[4]



Muhamed Asadi, në komentimin e këtij ajeti, thotë: ''Ky ajet tregon për manifestimin më të lartë të zgjedhjeve, marrëdhënieve shpirtërore: asaj në mes të Pejgamberit të cilin e frymëzon Zoti, dhe personit i cili zgjedh lirshëm që ta ndjekë atë."[5] Kurse, Ibën Xhuzej el Endelusi thotë: ''Këto fjalë kërkojnë nga besimtarët ta duanë Pejgamberin a.s., më shumë se veten e tyre, dhe ta ndihmojnë fenë e tij më shumë se sa që ata i ndihmojnë vetes së tyre."[6]

Nga Ebu Hurejre r.a, transmetohet se Pejgamberi a.s, ka thënë: ''Shembulli i rastit tim është si shembulli i një njeriu që ndez zjarr, dhe kur ai e ndriçon mjedisin, fluturat dhe ato insekte që fluturojnë mbi zjarr fillojnë të bien në të. Ky njeri fillon që t'i largojë ato, por ato me

vrull i vërsulen atij. E pra, ky është shembull i rastit tim ndaj jush, unë me këmbëngulje ju largoj nga zjarri. - Largohuni nga zjarri! Largohuni nga zjarri!" (Muslimi).

Në komentimin e ajetit të lartpërmendur të sures El-Ahzab, Sherif Ahmeti në përkthimin dhe komentimin e tij të Kuranit në gjuhën shqipe, thotë si vijon: "Përpjekja, kujdesi, butësia dhe dashuria e Pejgamberit, ndaj çështjeve të besimtarëve ishte në kulminacion, andaj gjykimi i tij për ndonjë çështje, respekti ndaj tij, këshilla e tij, në krahasim me të cilindo besimtar tjetër, ka përparësi, është e preferuar, është obligim i besimtarëve të aplikohet ajo që është prej Pejgamberit, para të gjitha të tjerave."[7]

**Dashuria e Allahut xh.sh., ndaj habibit të Tij, Muhamedit a.s**

Pa marrë parasysh se sa shumë përpiqemi që t'i kuptojmë plotësisht ajetet prej të cilëve rrezatohet dashuria e të Plotfuqishmit ndaj të Dërguarit të Tij a.s, sigurisht që nuk do të jemi në gjendje ta bëjmë këtë. Nga teksti i Kuranit dhe Sunetit mësojmë se Muhamedi a.s. tek Allahu xh.sh. gëzon një nder të lartë dhe se është më i dashur për të, madje edhe në mesin e të dërguarve tjerë të Tij. Prandaj, një nga emrat e tij është edhe emri "Habibullah", i dashuri i Allahut xh.sh.[8]

I Lartësuari, të dashurin e Tij e përmend si mëshirë për të gjitha krijesat, duke thënë: "E Ne të dërguam Ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El-Enbija, 107).

Në komentimin e këtij ajeti, Muhamed Asadi thotë: "Universaliteti i shpalljes kuranore rrjedh nga tri fakte: së pari, adresimi i saj për të gjithë njerëzimin, pavarësisht prej origjinës, racës apo mjedisit kulturor; së dyti, fakti se ajo i drejtohet vetëm mendjes së njeriut, prandaj, për këtë arsye, nuk paraqet asnjë dogmë e cila mund të pranohet vetëm në bazë të besimit të verbër; së fundi, fakti që për dallim nga të gjitha librat e tjerë të shenjtë të njohur gjatë historisë, Kurani ka mbetur tërësisht i pandryshuar në tekstin e fjalëpërfjalshëm që nga shpallja e tij para katërmbëdhjetë shekujve ."[9]

Në komentimin e këtij ajeti, Ibën Xhuzej el-Endelusi thotë: "Ky është drejtimi ndaj pejgamberit tonë Sejjid Muhamedit a.s., e në çka është një nder i madh për të. Fjala "mëshirë" erdhi në akuzativ, e cila tregon se Pejgamberi a.s., është mëshirë e plotë. Ose: Ne të dërguam botëve, si ata që janë të mëshirshëm."[10]

Të flitet për Muhamedin a.s. dhe shkallën e tij tek Allahu, dhe gjithçka të thuhet rreth kësaj, për këtë do të ishte e shkurtër një jetë njerëzore. Në një transmetim thuhet se Xhibrili a.s., erdhi te Muhamedi a.s. dhe i tha: "Allahu xh.sh., të drejtohet, a e di se si e kam ngritur emrin tënd?" Pejgamberi i tha: "Këtë vetëm Allahu e di!" Allahu xh.sh. tha: "Kur të përmendem Unë, përmendesh edhe ti, dhe imanin e plotë e bëra te besimtari kur përmendemi së bashku."(Ebu Jala, Ibën Hibban, El Makdisi).

Krahas të gjitha nderimeve të përmendura, Zoti i plotfuqishëm e bekon Muhamedin a.s. për çka dëshmon ajeti: "Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavat) dhe përshëndeteni me selam!" (El-Ahzab, 56).

Në një hadith, të cilin e shënon Imam Ahmedi, duke e transmetuar nga Ebu Talha el Ensariu r.a., thuhet: "Një mëngjes i Dërguari i Allahut a.s., u gdhi i gëzuar e që gëzimi u duk edhe në fytyrën e tij. Ata thanë: "O i dërguari i Allahut, sot u gdhive i gëzuar dhe në fytyrë të shndris gëzimi? Ai tha: "Po, më erdhi i dërguari nga Zoti i Lartësuar, dhe tha: "Kush nga pasuesit e tu të sjellë një salavat (bekim) për të, Allahu shënon shpërblim si për dhjetë vepra të mira, i fshin mëkatin për dhjetë të këqija, e ngrit për dhjetë derexhe (gradë) dhe mbi të kthen po të njëjtat bekime."(Ahmedi).

Pejgamberi a.s. një herë tha: "Në prezencën e të cilit përmendet emri im, le të bie salavat mbi mua. Sepse, kush mbi mua sjell një salavat, Allahu mbi të sjell dhjetë salavate." (Tirmidhiu).

Pejgamberi a.s. gjithashtu ka thënë: "Sillni mbi mua salavate (më përmendni), sepse salavatet tuaja arrijnë tek unë kudo qofshi ju."(Ahmedi).

Është i njohur hadithi të cilin e shënon imam Buhariu në Sahihun e tij, në të cilin përmendet rasti i Omerit r.a., i cili i tha Pejgamberit a.s., se ai është më i dashur për të nga pasuria e tij dhe fëmijët, por jo edhe nga vetvetja e tij, e në çka Pejgamberi a.s., iu përgjigj duke i thënë: "O Omer edhe nga vetvetja jote. Në çka Omeri r.a., tha: O i Dërguari i Allahut, je më i dashur për mua edhe nga vetvetja ime." (Buhariu).

Kështu, dashuria ndaj Muhamedit a.s. është përcjellë nga brezi në brez, deri në ditët tona. Tani është në dorën tonë se si do ta kultivojmë ne këtë dashuri, sa do ta mbrojmë, dhe si do ta kalojmë te brezat që do të vijnë pas nesh.

(1) Mr. hfz. Halil Mehtić, „Zašto volimo Poslanika Muhammeda, s.a.v.s.?", Novi Horizonti, nr. 79, mars 2006, f. 16. (2) Muhammedel-Gazali, Tematski tefsir Kur'ana, nga arabishtja e përkthyen: Dr. Džemaluddin Latić dhe Zahid ef. Mujkanović, El-Kelimeh, Novi Pazar, 2013, f. 440. (3) Ibën Kesir, Tefsir Ibn Kesir (versioni i shkurtuar), versionet më autentike i përzgjodhi: Muhammed Nesiber-Rifa'i, Grupi i përkthyesve, Sarajevë, 2012, f. 1059. (4) El-Kurtubiu, El-Džami'u li ahkamil – Kuran, Darul-hadith, vëll. 14, Kajro, 1416 h./1996, f. 121. (5) Muhammed Asad, Poruka Kur'ana, El – Kalem, Sarajevë, 2004, f. 496. (6) Ibën Xhuzejj El-Kilbi El-Endelusi, Olakšani komentar Kur'ana, Libri 5, Sarajevë, 2014, f. 10. (7) Sherif Ahmeti, Kuran-i, përkthim me komentim, Kryesia e BI-së, të RS Serbisë, Prishtinë, 1992, f. 480. (8) Mr. hfz. Halil Mehtić, op. cit.,f. 17. (9) Muhammed Asad, op. cit.,f. 496. (10) Ibën Xhuzejj El-Kilbi El-Endelusi, Libri 4, op. cit., f. 128-129.



Abdallah b. Muhammed Nexhib Siraxhuddin el Husejni el Halebi

# Bukuria fizike e zotërisë sonë Muhamed a.s.

Dimë se Allahu xh.sh., e ka krijuar zotërinë tonë Muhamedin a.s. me pamjen më të këndshme dhe më të bukur njerëzore. Ai është mishërim i bukurisë dhe i përsosmërisë fizike dhe morale. Të gjithë ata që e kanë parë dhe e kanë përshkruar atë janë pajtuar se nuk kanë parë kurrë ndokënd si ai.

El Berra bin Azibi r.a. ka thënë: "Pejgamberi a.s. kishte fytyrën më të hijshme dhe karakterin më të shkëlqyer prej të gjithë njerëzve. Ai nuk ishte as tepër i gjatë dhe as tepër i shkurtër." Ai r.a. gjithashtu ka thënë: "Pejgamberi a.s. ishte me shtat mesatar dhe me shpatulla të gjera. Flokët e tij binin deri te bulat e veshëve të tij. Unë e pashë atë të veshur me një shall të kuq. Nuk kam parë kurrë ndonjë gjë më të bukur se ai a.s."

Transmetohet se Aliu r.a., kur ka përshkruar të Dërguarin e Allahut a.s., ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. nuk ishte as tepër i gjatë dhe as tepër i shkurtër, por ishte me shtat mesatar. Flokët e tij nuk ishin as kaçurrela dhe as të drejta, por ishin të dallgëzuara dhe të lirshme. Ai nuk ishte i shëndoshë. Fytyra e tij nuk ishte krejtësisht rrethore, por paksa e rrumbullakuar. Ngjyra e tij ishte e bardhë paksa në të kuqe. Sytë e tij ishin shumë të zinj. Qerpikët e tij ishin të gjatë. Kyçet e tij ishin të mëdha dhe shpatullat e tij ishin të gjera. Ai kishte lëkurë të lëmuar; një vijë e hollë qimesh dilte nga gjoksi në drejtim të kërthizës së tij. Duart dhe këmbët e tij ishin të shëndosha. Ai ecte me vrull, sikur të ishte duke zbritur nga një lartësi. Kur kthehej për të shikuar diçka, ai kthehej me tërë trupin e tij. Midis shpatullave të tij ishte vula e Pejgamberisë, dhe ai ishte vula e Pejgamberëve. Zemra e tij ishte më e shëndosha prej zemrave. Të folurit e tij ishte më i sinqerti prej të folurve. Ai ishte më i buti i njerëzve dhe më i sjellshmi prej tyre në shoqëri. Kushdo që e shihte atë papritur, do t'i ngjallej respekti dhe frika. Kushdo që arrinte ta





njihte, do ta donte. Kushdo që e përshkruante atë do të thoshte: "Unë nuk kam parë kurrë, para tij e as pas tij, ndokënd si ai."

Muslimi dhe Tirmidhiu transmetojnë, nga El Xhurejri, se ai i ka thënë Ebu el Tufejlit: "A e ke parë të Dërguarin e Allahut a.s.?" Ai i është përgjigjur: "Po." Ebu el Tufejli i ka thënë: "Si t'u duk ai?" Ai i tha: "I Dërguari i Allahut a.s. ishte i bardhë, me një fytyrë të bukur! "

### Rrëzëllimi i fytyrës së tij dhe shkëlqimi i pamjes së tij

Prej të gjithë njerëzve Pejgamberi a.s., kishte fytyrën më të bukur dhe pamjen më të ndritshme. Të gjithë sahabët që e kanë përshkruar të Dërguarin e Allahut a.s. pajtohen se fytyra e tij ishte e ndritshme dhe rrëzëlluese dhe ndriçonte me dritë të shkëlqyeshme dhe shndritje të qartë. Disa prej tyre e krahasonin shndritjen e dritës së tij me diellin, të tjerët me hënën. Disa prej tyre e krahasonin dritën e ndritshme të fytyrës së tij me rrezet e hënës. E gjithë kjo na konfirmon rrëzëllimin e qartë të fytyrës së tij dhe shkëlqimin e tij verbues.

Tirmidhiu ka transmetuar, se Ebu Hurejre r.a. ka thënë: "Unë nuk kam parë kurrë ndonjë gjë më të bukur se i Dërguari i Allahut a.s., dukej sikur dielli shndriste nga fytyra e tij."

Ebi Ubejde b. Muhammed b. Ammar b. Jasiri ka thënë: "Unë i thashë Rubejje bint Muavvidhit: "Ma përshkruaj të Dërguarin e Allahut a.s." Ajo më tha: "O biri im, po ta kishe parë atë, do ta kishe parë diellin kur lind."

Tirmidhiu transmeton thënien e Hind b. Ebi Hales, nga Hasan b. Aliu r.a.: "Unë e pyeta xhaxhanë tim Hind b. Ebi Hale, i cili ishte i talentuar për përshkrime , në lidhje me bukurinë e Pejgamberit a.s. dhe ai u përgjigj: "I Dërguari i Allahut a.s. kishte cilësitë më fisnike dhe më të larta dhe nderohej si i tillë nga të tjerët. Fytyra e tij shkëlqente si drita e hënës së plotë."

Xhabir bin Semre r.a. ka thënë: "Unë e kam parë të Dërguarin e Allahut a.s., në një natë të ndriçuar nga hëna dhe ai kishte veshur një shall të kuq. Fillova të shikoj nga ai në drejtim të hënës dhe, për mua, ai ishte më i bukur se hëna.  Në Sahihun e Buhariut gjejmë tregimin e Kab bin Malikut, i cili ka thënë: "Kur i Dërguari i Allahut a.s. ishte i kënaqur, fytyra e tij ndriçonte si një copë hëne."

Bejhekiu ka transmetuar, nga Ebu Is'hak el Hemdani r.a., se një grua nga Hemdani (nga ku Ebu Isaku ka marrë emrin) ka thënë: "E kam kryer haxhin me të Dërguarin e Allahut a.s. disa herë. Njëherë e pashë atë mbi një deve, duke u rrotulluar rreth Qabesë. Në dorë kishte një kërrabë, ishte veshur me dy rroba të kuqe dhe flokët i arrinin pothuajse deri te supet. Kur shkoi te guri i zi, ai e përshëndeti atë me kërrabën e tij, pastaj e ngriti atë te buzët e tij dhe e puthi." Ebu Is'haku i tha: "Krahasoje atë, me diçka." Ajo i tha: "Ashtu si hëna, kur është e plotë. Unë nuk kam parë, as para tij dhe as pas tij, ndokënd si ai."

Fytyra e tij, rrëzëlluese me dritë, e tejmbushur me kuptime dhe sekrete, është një dëshmi e qartë se ai është me të vërtetë i Dërguari i Allahut a.s., Abdullah b.

Selami r.a. ka thënë: "Kur i Dërguari i Allahut a.s. hyri në Medinë për herë të parë, njerëzit nxituan për tek ai dhe unë isha në mesin e tyre. Kur pashë fytyrën e tij dhe e shqyrtova atë, e kuptova se nuk ishte fytyra e një gënjeshtari, ajo ishte fytyra e prijësit të të Dërguarve.

Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: "Prej të gjithë njerëzve, i Dërguari i Allahut a.s., kishte fytyrën më të hijshme dhe ngjyrën më të ndritshme. Askush nuk do të mund ta përshkruante atë, pa e krahasuar fytyrën e tij me hënën e plotë. Sumbullat e djersës në fytyrën e tij ishin si perla dhe shumë më aromatike se misku i fortë."

Ibën Asakiri, Ebu Nu'ejmi dhe El Hatibi kanë transmetuar, me një zinxhir të saktë (hasen), nga Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të), se ajo ka thënë: "Njëherë isha ulur dhe po tjerrja fije, kurse Pejgamberi a.s., po ndreqte këpucën e tij. Balli i tij filloi të djersitet dhe nga djersa filloi të shkëlqejë dritë. Unë brofa me habi dhe ai më tha: "Çfarë të bëri të brofësh kështu?" Unë u përgjigja: "Balli yt filloi të djersitë dhe djersa lëshoi një dritë të ndritshme. "

Ibën ebi Hejthime ka thënë: "Pejgamberi a.s. kishte një ballë të veçantë, në qoftë se shfaqej përmes flokëve të tij, ose midis vijës ndarëse të flokëve të tij, ose gjatë natës, ose nëse ai e kthente fytyrën e tij drejt njerëzve, balli i tij do të dukej sikur të ishte një llambë e ndezur, e ndritshme. "

### Aroma e djersës së bekuar të tij

Një tjetër prej cilësive të tij, ishte se ai kishte aromë të këndshme, madje edhe pa përdorur parfum, megjithatë ai e përdorte shpesh parfumin në mënyrë që umeti i tij ta pasonte atë si sunet, dhe për shkak se parfumi ishte i dashur për të. Tirmidhiu transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Tri gjëra të botës suaj janë të dashura për mua: parfumi, gratë dhe freskia e syve të mi është në namaz." Një nga dëshmitë se aroma e këndshme ishte një ndër cilësitë e tij, se ajo ishte më e këndshmja e aromave, dhe se aroma e vetë atij ishte më e këndshme se sa ajo e miskut, është hadithi që transmetohet nga Muslimi sipas Enesit r.a., i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. ishte rrezatues në fytyrë dhe sumbullat e djersës së tij ishin si perla. Ai lëvizte me vrull kur ecte. Unë kurrë nuk kam prekur ndonjë brokadë apo mëndafsh më të butë se pëllëmba e të Dërguarit të Allahut a.s., as nuk kam ndier erë misku ose erë tjetër më të këndshme se aroma e të Dërguarit të Allahut a.s."

Muslimi transmeton, nga Xhabir b. Semre r.a., se ai ka thënë: "Njëherë po falja namazin e drekës me të Dërguarin e Allahut a.s. Më pas, ai u largua për të shkuar në shtëpi dhe unë shkova me të. Dy djem e takuan atë dhe ai filloi t'i fshijë faqet e tyre, njëri pas tjetrit. Po ashtu, ai fshiu edhe fytyrën time dhe unë e ndjeva dorën e tij të freskët dhe me aromë të këndshme, sikur sapo ta kishte nxjerrë nga ndonjë enë e shitësit të parfumeve." Musnedi i Imam Ahmedit, përfshin hadithin e Ebi Xhuhajfes, i cili ka thënë: "Njëherë Pejgamberi a.s. mori abdes dhe fali namazin e drekës. Më pas, njerëzit u ngritën në këmbë dhe filluan ta marrin dorën e tij dhe të fshinin me të fytyrat e tyre. Unë e mora dorën e tij, e vendosa atë në fytyrën time dhe ajo ishte më e freskët se akulli dhe më aromatike se misku."

### Aroma e tij e këndshme ngjitej pas çdo gjëje që ai prekte dhe çdo rruge ku ai kalonte

Taberaniu dhe Bejhekiu kanë transmetuar se Vaili r.a. ka thënë: "Sa herë që kam tokur dorën e të Dërguarit të Allahut a.s., ose kam prekur lëkurën e tij me timen, unë do të isha i vetëdijshëm për kontaktin e tij me dorën time më pas, era ishte më aromatike sesa misku."

Enesi r.a. ka thënë: "Kur i Dërguari i Allahut a.s. kalonte në ndonjë nga rrugët e Medinës, njerëzit e ndienin aromën e këndshme aty dhe thoshin: "I Dërguari i Allahut a.s. ka qenë në këtë rrugë."

Taberaniu dhe Ebu Nuejmi rrëfejnë se Amire bint Mesud el Ensarije dhe motrat e saj shkuan te Pejgamberi a.s. për t'u zotuar për besnikëri ndaj tij. Ato ishin pesë. Ato e gjetën atë duke ngrënë mish të tharë, kështu që Pejgamberi a.s. kafshoi me dhëmbë një copë për to. Amira ka thënë: "Pastaj ai më dha mish dhe unë e ndava atë mes tyre dhe të gjitha hëngrën nga një copë. Prej atëherë, e deri atë ditë kur ato u takuan me Allahun xh.sh., aroma e frymëmarrjes së tyre nuk ndryshoi kurrë."

Allahu xh.sh. e ka krijuar zotërinë tonë Muhamedin a.s. në më të bukurën prej shëmbëlltyrave njerëzore dhe në më të përsosurën prej formave ademike. Allahu xh.sh. grumbulloi brenda tij përmbledhjen e bukurisë, madhështisë, mirësisë dhe përsosmërisë. Allahu xh.sh. ka thënë: "Ai shton në krijim atë që do, vërtet Allahu ka fuqi për çdo send."

Pra, Ai e shton përsosmërinë dhe bukurinë e krijimit ashtu si dëshiron ta shtojë, dhe Ai xh.sh. e shtoi bukurinë dhe hijeshinë e krijesës së këtij Pejgamberit fisnik derisa ai a.s. e tejkaloi kulmin e ndërtimit të bukur fizik dhe fisnik, ashtu sikurse, Allahu xh.sh. e shtoi përsosmërinë e moralit të tij, deri sa ai e tejkaloi kulmin e moralit të lartë, ashtu siç Allahu xh.sh. thotë: "Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!"

***Përktheu: Mimoza Sinani***



Hajrullah Hoxha

# Disa konstatime në përkthimet e para të Kuranit në gjuhën shqipe (4)

**Përkthimi i Kuranit në shqip nga Hasan ef. Nahi**

Kurani nga Hasan ef. Nahi është përkthyer tekstualisht, pa koment dhe pa fusnota sqaruese, ndërsa është botuar bashkë me tekstin e origjinalit dhe është redaktuar nga i biri i tij prof. Nexhat Nahi. Në fund të përkthimit është botuar një biografi e shkurtër e Muhamedit a.s., bazuar në ajetet kuranore të cilat flasin lidhur me të.

Këtë përkthim të Kuranit e karakterizon qëndrimi besnik i përkthyesit ndaj kuptimit të tij, gjuha e rrjedhshme dhe teksti i kuptueshëm. Për fjalët sqaruese, Hasan efendiu zakonisht i ka përdorur kllapat por ka edhe raste të shumta që nuk i ka përdorur ato.

Fjalën Allah, për dallim nga përkthyesit tjerë të Kuranit të cilët e kanë përdorur si në origjinal, Hasan efendiu e ka përkthyer me fjalën Perëndi.[1]

Edhe përkthimin e Kuranit nga Hasan ef. Nahi, e karakterizojnë disa lëshime dhe gabime të ndryshme. Në lidhje me këtë po i analizojmë përkthimin e tri ajeteve kuranore, duke i krahasuar me tekstin origjinal.

Ajeti 58, i sures El-Bekare është përkthyer: "(Kujto-




jeni) kur ju kemi thënë: Ejani në këtë qytet, dhe hani ç'të doni dhe sa të dëshironi, por duke hyrë në qytet përuluni dhe thoni "Falna". Na ua falim gabimet tuaja, e atyre që bëjnë vepra të mira ua shtojmë shpërblimet".

Fjala: "ud-hulu", do të thotë "hyni", e jo "ejani" siç është përkthyer. Fjalët: "fekulu minha hajthu shitum regaden", do të thotë: "dhe hani prej tij kah të dëshironi me bollëk", e jo "ç'të doni dhe sa të dëshironi". Fjalët: "fed-hulul babe suxhxhedën", do të thotë: "por hyni në portë (të qytetit) të përulur", e jo siç është përkthyer: "por duke hyrë në qytet përuluni". Ndërsa fjala: "muhsinin" do të thotë: "bamirëseve", e jo siç është përkthyer, "e atyre që bëjnë vepra të mira", duke shtuar fjalë pa nevojë.

Andaj ajeti në fjalë duhet të përkthehet: "Dhe kur ju thamë: hyni në këtë qytet dhe hani prej tij, kah të dëshironi me bollëk, por në portë (të tij) hyni të përulur dhe thoni: "Falna". Ne do t'ua falim gabimet tuaja, dhe do t'ua shtojmë (shpërblimin) bamirësve".

Ajeti 219, i sures El – Bekare, është përkthyer: "Të pyesin ty për verën dhe bixhoz, thuaj ato ju sjellin dëme të mëdha (mëkate), por edhe dobi për njerëzit,[2] mirëpo dëmi është më i madh se dobia. Dhe të pyesin ty sa duhet dhënë lëmoshë, thuaju tepricën. Që kështu ua shpjegon Perëndia argumentet e Tij që të mendoni".

Siç shihet fjala "u sjellin" është shtuar duke zëvendësuar fjalën "ka" ndërsa fjala "ithmun" që do të thotë mëkat është zëvendësuar me fjalën dëm, duke futur në kllapa fjalën "mëkat" në vend që të jetë e kundërta. Andaj është dashur të thuhet: "në të dyjat ka mëkat (dëm) të madh. Ndërsa pas fjalëve: "dëmi dhe dobia", në të parën i mungon i tyre, ndërsa në të fundit e tyre, andaj është dashur të thuhet: "mirëpo dëmi i tyre është më i madh se dobia e tyre". Fjala lëmoshë është dashur të futet në kllapa, sepse është fjalë sqaruese, ndërsa fjala "e Tij" pas fjalës argumentet, nuk ekziston në tekstin origjinal. Prandaj ky ajet më e drejtë ka qenë të përkthehet: "Të pyesin ty për verën dhe bixhozin thuaj në to ka mëkate (dëme) të mëdha por edhe dobi për njerëzit , mirëpo dëmi i tyre është më

i madh se dobia e tyre dhe të pyesin ty çka duhet dhënë (lëmoshë) thuaj tepricën. Qe kështu ua shpjegon Allahu juve argumentet që të mendoni".

Fjala dobi në këtë ajet ka të bëjë me përfitime ekonomike, mirëpo më vonë zbret ajeti tjetër me të cilin ju ndalohet rreptësisht myslimanëve si alkoolin ashtu edhe bixhozin.

Ajeti 216, i sures El – Maide, është përkthyer: "E kur Perëndia thotë: O Isa i biri i Merjemes, a mos ti u ke thënë njerëzve: Merrmëni mua dhe nënën time si dy zota përpos Perëndisë? Isai thotë: "Ti je i pastër nga të metat! Mua nuk më përket të them atë çka ka në Ty. Vetëm Ti i di ato që janë të fshehta".

Në mesin e këtij ajeti mungon një pjesë e pa përkthyer e tekstit origjinal: "ma lejse li bihakkin, in kuntu kultuhu fekad alimteh. Talemu ma fi nefsi ve la alemu ma fi nefsik", që do të thotë: "atë që unë nuk kam të drejtë. Në qoftë se atë e kam thënë. Ti me siguri e di. Ti e di se ç'ka në mua, e unë nuk e di se ç'ka në ty".

Edhe pse folja: "idh kale", është përdorur në trajtën e kohës së kaluar që do të thotë: kur ka thënë, me këtë rast kuptimi i saj ka të bëjë me kohën e ardhshme, sepse ky dialog në mes Zotit të madhërishëm dhe Isait a.s., do të zhvillohet në Ditën e Gjykimit. Kjo mund të kuptohet qartë nga ajeti 119, ku Allahu thotë? "Kjo është dita që u sjell dobi të sinqertëve, sinqeriteti i tyre". Megjithatë përveç Hasan efendiut, shumica e përkthyesve tjerë këtë dialog, gabimisht e trajtojnë sikur të kishte ndodhur. Fjala: "subhaneke", mund të përkthehet edhe në këtë mënyrë: "Lavdi të qoftë Ty", ndërsa fjalët: "inneke ente al-lamul gujub", do të thotë: "me të vërtetë, Ti je Ai që i di të fshehtat". Ndërsa përkthimi: "Vetëm Ti i di të gjitha ato që janë të fshehta, më tepër i përngjanë komentimit sesa përkthimit tekstual. Andaj ky ajet duhet të përkthehet: "Dhe kur Allahu thotë: O Isa i biri i Merjemes, a ti u ke thënë njerëzve: Merrmëni mua dhe nënën time si dy zota përpos Allahut?! Isai thotë: Lavdi të qoftë Ty. Nuk më takon mua të them atë që unë nuk kam të drejtë. Në qoftë se unë atë e kam thënë, Ti me siguri e di. Ti e di ç'ka në mua, e unë nuk e di ç'ka në ty. Me të vërtetë Ti je Ai që i di të fshehtat".

Me këtë rast do theksuar se Kurani i përkthyer nga Hasan ef. Nahi deri më tani është ribotuar shumë herë, si me tekst origjinal ashtu edhe pa të, nga "Instituti shqiptar i mendimit dhe qytetërimit Islam" në Tiranë.




Këshilli botues i këtij institucioni në krye me dr. Ramiz Zekën, ka bërë korrigjimin në detaje të këtij përkthimi, ka përmirësuar shumicën dërrmuese të lëshimeve në të, dhe e ka bërë përmbajtjen e tij më të kuptueshme dhe gjuhën më të rrjedhshme. Megjithatë, në disa raste, nuk është bërë përmirësim, ose është deformuar teksti i përkthimit edhe më tepër. Si p.sh. Ajeti i parë i sures Et -Tevbe: "Beraetun minallahi ve resulihi ilel-ledhine ahadtum minel-mushrikinë", nga Hasan efendiu është përkthyer: "Që ky është akti i ndërprerjes së marrëveshjes paqësore nga ana e Perëndisë dhe Pejgamberit të Tij, me idhujtarët, që keni pas bërë lidhje me ta".

Ndërsa, këshilli botues në fjalë e ka korrigjuar dhe formuluar si në vijim: "Lirim (i deklaruar) nga ana e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, prej çdo detyrimi ndaj idhujtarëve, me të cilët kishit bërë marrëveshje".

Nëse bëhet krahasimi i këtyre dy përkthimeve me origjinalin, shihet qartë se përkthimi i parë nga Hasan efendiu është shumë më i përafërt me të, se sa përkthimi i fundit i formuluar nga këshilli botues i institutit në fjalë.

(1) Fjala Allah, në gjuhën arabe është emër i përveçëm i Krijuesit të gjithësisë, i cili nënkupton edhe Njeshmërinë e Tij, andaj nuk ka shumës dhe si i tillë është i papërkthyeshëm në mënyrë adekuate në gjuhët tjera. Ndërsa fjala "ilah" dhe "rab", mund të përkthehet në shqip me fjalën Perëndi dhe Zot. Në terminologjinë fetare fjala Perëndi, përdoret më tepër ndër shqiptarët e besimit ortodoks, fjala Zot përdoret më tepër te shqiptarët e besimit katolik, ndërsa ndër shqiptarët e besimit islam, përdorët si njëra ashtu edhe tjetra por më tepër kjo e fundit. (2) Fjala dobi në këtë ajet ka të bëjë me përfitime ekonomike, mirëpo më vonë zbret ajeti tjetër me të cilin ju ndalohet rreptësisht myslimanëve si alkooli ashtu edhe bixhozi.



Ramadan Shkodra-Sadik Mehmeti

# Botimi i kompletit të revistës "Zani i Naltë"

**– vlerësim kompensues për vitet e anatemimit dhe rëndësia e tij sot**

1.

Kohë më parë, nga tri komunitetet tona islame, Tiranë-Prishtinë-Shkup, u botua në dhjetë vëllime kompleti i revistës "Zani i Naltë" (1923-1939). Me botimin e kësaj ndërmarrjeje të përbashkët, tri komunitetet tona islame, pa mëdyshje, realizuan dhe konkretizuan një vepër monumentale për historinë, kulturën dhe qytetërimin shqiptar, në njërën anë, kurse për vlerat që bartë dhe përmbajtjen që ka kjo revistë, lexuesit shqipfolës i ofruan një udhërrëfyes të rëndësishëm për kohët e sotme, në anën tjetër.

Meqenëse për "Zanin e Naltë", për rëndësinë dhe kontributin e tij të gjithëmbarshëm që nga koha kur u botua e këndej, më pastaj për vlerat dhe rolin e kësaj reviste në formimin e vetëdijes dhe mendimit fetar dhe kombëtar të shqiptarëve, për anatemimin dhe harresën që iu bë kësaj reviste dhe autorëve që shkruan në të, tashmë studiues të ndryshëm shqiptarë dhe të huaj, të besimit islam e të besimeve të tjera, me studime e shkrime të shumta, në simpoziume e konferenca shkencore, kanë paraqitur analiza, kanë nxjerrë konkluzione, kanë dhënë gjykime dhe kanë shprehur vlerësime, neve na ngelet të shprehim admirimin, vlerësimin dhe mirënjohjen tonë për themeluesit, drejtuesit, bashkëpunëtorët dhe për të gjithë ata që kanë kontribuuar për themelimin, rritën, përhapjen dhe zhvillimin e "Zanit të Naltë".

Shprehim admirimin, vlerësimin dhe mirënjohjen tonë për gjithë ata dijetarë vepërmirë, që me nxjerrjen e "Zanit të Naltë", në një fazë pikërisht të krizës institucionale e morale që po përjetonte përgjithësisht bota shqiptare dhe veçmas besimtarët islamë, si pjesë dërrmuese e saj, dhe në një kohë të përpjekjeve për të krijuar një realitet të ri shtetëror, trasuan fuqishëm, qëndrueshëm, drejtë dhe saktë, rrugën që vazhdon të jep frytet e saj edhe sot e kësaj dite. Sepse me "Zanin e Naltë" nisi për së mbari, botimi i publicistikës islame në gjuhën shqipe dhe jo vetëm, por "Zani i Naltë" shër-



beu edhe si prelud për fillimin e veprimtarisë botuese islame në gjuhën shqipe.

Kurse ata që në faqet e "Zanit të Naltë", vunë firmën e tyre, gjithmonë do të jenë të respektuar e të vlerësuar dhe kurrë s'do të harrohen. Dhe s'ka si të harrohen emrat si: haxhi Vehbi Dibra, hafëz Ali Korça, Ismail Maçi, Sali Vuçiterni, Ferit Vokopola, Haki Sharofi, Jonus Buleji, Mehdi e Mithat Frashëri, Nebil Çiko, Shefqet Muka, Sadik Bega dhe gjithë ajo plejadë intelektualësh që shkëlqyen si frymëzues, si pararendës dhe si bartës të ndryshimeve të mëdha shoqërore, duke i dhënë kahe e drejtime mendimit teologjik islam shqiptarë dhe rrjedhave shoqërore, duke kryer në mënyrë të shkëlqyeshme detyrën dhe misionin e tyre. Dhe jo vetëm kaq! Por, këta intelektualë u vunë në mbrojtje të Islamit, mësimeve dhe vlerave të tij, duke polemizuar e debatuar me individë e grupe njerëzish, që në shtypin e kohës shpifnin, intrigonin e keqinterpretonin për fenë islame dhe pasuesit e saj.

2.

Ribotimi i kompletit të revistës "Zani i Naltë", për ne sot dhe brezat që do të vijnë, përveç tjerash, është edhe një argument dhe dëshmi shtesë se Allahu xh.sh., me Madhërinë e Tij, kurrë nuk lejon që një punë e nisur me Emër të Tij të humbet e të harrohet, pavarësisht përpjekjeve dhe dëshirave njerëzore.

Mungesa për pesëdhjetë vjet e trashëgimisë së revistës "Zani i Naltë", sikurse edhe shumë simotrave të saj, që dolën me të ose pas saj, pastaj anatemimi, anashkalimi dhe mohimi i vlerave të saj, si dhe seleksionimi, përbuzja dhe përçmimi e cilësimi "si armiq të popullit" të autorëve që kanë shkruar në këtë revistë, përveç se tregon për një përpjekje të ashpër, sistematike dhe të orkestruar të mendimit ideologjik të kohës, për t'i zhdukur dhe për t'i qitur në harresë vlerat e saj, ajo dëshmon edhe një herë se fjala e mirë, fjala e vërtetë dhe hakikat, është si pema e mirë që rrënjët e saj i ka thellë në tokë, kurse degët i ka lartë, shumë lartë, dhe e cila, me vullnetin e Zotit, e jep bereqetin e vet në çdo kohë dhe në çdo moment.

Kështu me krijimin e rrethanave të reja dhe shkuarjen në pakthim të ish-sistemit dhe ri ngritjes së komuniteteve fetare, nisi një e periudhë e re, jo vetëm për "Zanin e Naltë" dhe revistat tjera islame që kishin dalë dikur, por edhe filloi periudha e rivlerësimit dhe e vendosjes së tyre në vendin ku e meritojnë. Këtë e dëshmon edhe projekti fillimisht për të ripërtërirë emrin e "Zanit të Naltë" dhe më pastaj edhe me botimin e kompletit të kësaj reviste dhe ri sjelljen e saj në këtë mënyrë dhe në tërësinë e saj para lexuesve, studiuesve dhe të interesuarve të tjerë.

Ribotimi i kompletit të "Zanit të Naltë" në dhjetë vëllime, përveç tjerash, është i rëndësishëm dhe merr vlera ku e ku më të mëdha, për mendimin tonë, edhe për këto arsye:

• Sepse u krijon mundësi studiuesve të fushave të ndryshme, që para se gjithash studiuesve të fesë, historisë, qytetërimit, letërsisë etj., që më me kompetencë të duhur t'i qasen trashëgimisë sonë të shkruar dhe krijimtarisë që na kanë lënë brezi i "Zanit të Naltë"

• Sepse përmbajtja e revistës "Zani i Naltë" dhe tematika e trajtuar me kompetencë në rubrikat e larmishme nga fusha e tefsirit, hadithit, fikhut, filozofisë, moralit, letërsisë, sociologjisë etj., është tregues i qartë i një materiali shumë të pasur dhe me interes për studentët e fakulteteve tona islame në Prishtinë, Shkup dhe Tiranë, të cilët, mendojmë se , "Zanin e Naltë" duhet ta kenë literaturë të obligueshme gjatë studimeve të tyre. Artikujt dhe studimet e botuar në faqet e "Zanit të Naltë",

- do t'i ndihmojnë studentët e këtyre fakulteteve, përveç për njohjen e bazave dhe burimeve të Islamit-Kuranit dhe Hadithit, edhe për të sqaruar pozicionin islam rreth tyre;
- do t'i ndihmojnë për mësimin e historisë dhe qytetërimit islam,
- do t'ju shërbejnë për ngritjen e horizonteve fetare, kulturore e qytetare,
- do t'i nxitin dhe do t'i inkurajojnë ata për t'u përgjigjur detyrave reformuese, emancipuese progresive, shoqërore e arsimore e kulturore, në përputhje me kërkesat e kohës, me objektivat aktuale e të perspektivës,
- do t'u ndihmoj në heqjen e disa dyshimeve dhe nuk do të lejojnë futjen e mendimeve dhe ideve të huaja për ne dhe për trashëgiminë e Islamit në këto troje.

• Përcaktimi i studentëve të fakulteteve tona islame për punimet e tyre të diplomës nga fushat e sipërpërmendura, do të na mundësojë që rolin dhe rëndësinë e "Zanit të Naltë" ta njohim jo vetëm nga aspekti historik, por edhe nga ai bashkëkohor dhe aktual. Sepse ndonëse "Zani i Naltë" është botuar dekada më parë, përmbajtja e shkrimeve të tij kanë vlerën e tyre të njëllojtë edhe në kohën e sotme, janë shumë aktuale, të rëndësishme dhe të nevojshme, sikurse të jenë thënë sot dhe sikur të jenë shkruar për ditët e sotme.

•Sepse duke vështruar faqet e "Zanit të Naltë", do të njihemi edhe me rolin e ulemasë tonë në rrafshin kombëtar dhe me kontributin e tyre domethënëse dhënë çështjes së komb formimit dhe shtet formimit. Ky kontribut ka vazhduar edhe gjatë gjithë periudhës së daljes së revistës "Zani i Naltë", duke ngulitur me shkrime të




zhanreve të ndryshme, te lexuesit e saj ndjesinë kombëtare dhe respektin për institucionet e shtetit.

• Sepse duke lexuar "Zanin e Naltë", do të shohim se ai ka ndihmuar që në mes të shqiptarëve të ekzistoj ndjenja e dashurisë, harmonisë, tolerancës e mirëkuptimit me anëtarët e besimeve të ndryshme, vlerë për të cilën krenohemi të gjithë. Pa mëdyshje, një kontribut të madh në ngulitjen dhe kultivimin e kësaj vlere kombëtare patën autorët që shkruan në faqet e "Zanit të Naltë".

• Kurse vjershat dhe poezitë e botuara në faqet e "Zanit të Naltë", duhet të jenë patjetër pjesë e repertorit të korit të nxënësve të medreseve tona, sepse vështirë të thuhet se mund t'i këndohet më me shpirt dhe më mirë Kuranit, Pejgamberit a.s., atdheut, flamurit etj., se ç'u është kënduar në këtë revistë dhe simotrat e saj "Kultura islame", "Njeriu" etj..

3.

Në fund, edhe një herë përshëndesim finalizimin e projektit të tri komunitetet tona islame për "rikthimin" e "Zanit të Naltë" dhe atë t'ua ofrojë masës së gjerë të lexuesve.

Shpresojmë dhe urojmë që iniciativa dhe ndërmarrje të tilla nga këto tri institucione tona të kemi edhe në të ardhmen me botimin e kompletit të veprave të autorëve të traditës, si p.sh. të hafëz Ibrahim Dalliut, hafëz Abdullah Semblakut, Ferit Vokopolës, Haki Sharofit, haxhi Sherif Ahmetit, pastaj botime të antologjive të poezisë së traditës etj., sepse me ribotimin e tyre, jo vetëm që do të shlyenim, deri në njëfarë mase, borxhin që kemi ndaj të parëve tanë, por botimi i tyre, na thotë mendja, do të bënte të njëjtin shërbim që kanë bërë kur janë botuar për herë të parë. Janë jashtëzakonisht me rëndësi, për shkak të aktualitetit nëpër të cilin po kalojmë si popull dhe si shoqëri, që të ribotohen veprat sidomos nga fusha e akaidit, e fikut dhe nga lënda e kulturës fetare në të cilat kemi një material shumë të pasur nga e kaluara jonë. Pse të mos botohen, fjala vjen, veprat: "Dhuntie Ramazani", "Besimet e myslimanvet", "Libri i së falmes" etj. të hafëz Ibrahim Dalliut, "Ilmi halë" i Shevqet Mukës, "Dijeni besimtare praktike" - për disa nivele, botim i Këshillit të Naltë të Sherjatit, "Mësime feje" i Ahmed Hamdiut, botim i Këshillit të Naltë të Sherjatit, "Islamizmi", botim i Këshillit të Naltë të Sherjatit, "Edukata morale" për disa nivele, nga Haki Sharofi, dhe shumë të tjera.

Është koha, mendojmë, që të tri komunitetet tona islame, të kenë edhe një revistë fetare, filozofike dhe kulturore islame të përbashkët dhe me karakter gjithëkombëtar, që do të vazhdonte traditën e nisur nga brezi i "Zanit të Naltë" e këndej.

Sepse ndonëse ne jemi shumë admirues për punën që na e kanë lënë të parët, megjithatë mundemi dhe duhet të vazhdojmë traditën e tyre, nëse duan që edhe ata të jenë të kënaqur me ne dhe në mënyrë që brezat që do të vijnë pas t'i shtimë në borxh për të na admiruar, ashtu siç ne po i admirojmë të parët tanë.

***(Kumtesë e paraqitur në Konferencën shkencore "Zani i Naltë"- një shekull në shërbim të dijes", mbajtur në Prishtinë, më 16 qershor 2015.***



Imam Muhamed B. Sytari

# Vështrime mbi tolerancën

Këto ditë po lexoj paralelisht tri libra me vlerë mbi "tolerancën" ndërfetare dhe historinë e myslimanëve (përfshi shqiptarët) në raport me tjetrin, kushdo qoftë ai në pikëpamje fetare, etnike, kulturore, njerëzore e përtej.

Librin e parë, atë me titull: "Toleranca fetare e shqiptarëve në zigzaget e historisë", (Fiorentia, Shkodër, 2016), e shkruar nga etnologu i shquar Kahreman Ulqini.

Ndonëse, në disa gjëra nuk bie dakord me mësuesin tim të historisë, (dikur në Medresenë "Haxhi Sheh Shamia"), për një gjë, (por jo vetëm), jam dakord, se: "Në vitet e fundit po vërshon një lumë shkrimesh të bëra kryesisht nga diletantë, panegjiristë e demagogë që kënaqin vetëm lexuesit vulgarë." - (f. 15)

Libri i dytë, është një vepër që ia këshilloj të rinjve tanë ta lexojnë. Titullohet: "Në fenë e të parëve", i autorit Hajrudin S. Muja. (LOGOS-A, Shkup, 2013).

Ndër të tjera, autori thekson, se: "Ka një studim Mark Krasniqi, që na tregon se si gjatë shekujve plot trazira kishat e Kosovës kishin mbetur të paprekura dhe ishin ruajtur pikërisht nga shumica myslimane, pa asnjë shpërblim." - (f. 25).

Po ashtu, shkruan: "Organi i zyrës së Ipeshkvisë së Kosovës shkruante për periudhën osmane se kalifi dhe Porta e Lartë i kushtuan rëndësi të madhe tolerancës fetare, në kohën kur Evropa mesjetare ishte përgjakur në fanatizmin fetar të krishterë. Volteri, edhe si kundërshtar i Islamit, pohonte se modeli islam i rregullimit të jetës paraqiste shembullin më të mirë të tolerancës ndërfetare." - (f.33)

Ndërsa libri i tretë, është ai me titull: "Paqja Osmane", e autorit Ilber Ortayli, (përkthyer nga turqishta nga Altin Qefalia, LOGOS-A, Shkup, 2015).

Kur flet për tolerancën, dhe, jam dakord me vështrimin që ai i bën faktit se, termi "tolerancë" është i pa zbërthyer si e sa duhet në fjalorët e ndryshëm të botës, për pasojë edhe domethënia e tij në gjuhë të ndryshme, merr kuptime që lidhen me kulturën, politikën, besimin e përtej tyre në vende e kultura të ndryshme.



"Edhe nëse nuk e pëlqeni gjuhën arabe, ju do të pëlqeni fjalën tesamuh" - (f. 67). Ai thotë: "Ekziston një gjë e vetme që ne duhet ta dimë dhe ta pranojmë. Ky term, që është parashtruar si një status juridik i domosdoshëm i Evropës gjatë gjithë periudhës së Rilindjes dhe Iluminizmit, për herë të parë është ligjësuar nga ana e perandorit austriak Joseph II, në vitin 1792 me një ferman, të quajtur "tolerenz patent" (certifikata e tolerancës). Në këtë certifikatë tregohet se Perandoria u ka dhënë të drejtë hebrenjve për t'u vendosur nëpër qytete, të drejtën për të praktikuar disa profesione, si dhe të drejtën për të studiuar nëpër disa universitete, përveç universiteteve jezuite. Kjo gjë u bë për shkak të shkatërrimeve që krijoi Revolucioni Francez dhe frikës që ai përhapi." - (f. 67).

Mes vlugut të shkrimeve të dobëta, ruajtjes së "disa konjukturave", (a prej tyre), kur trajtohet kjo temë, si dhe pamjaftueshmërisë shkencore në përkufizimet e tolerancës islame në raportet ndërfetare si fenomen social, më vjen ndër mend Shejh Muhamed el Gazali, i cili teksa shkruan gjatë e gjatë mbi "Fanatizmin dhe tolerancën ndërmjet Krishterimit dhe Islamit", në librin e tij me të njëjtin titull, (Kajro, 1997), vulos se: "Fanatizmave nuk u shkon përshtat përgjigjja, sepse fanatizmat nuk e njohin logjikën e mendjes normale!" - (f. 9).

*Shkodër, më 16 nëntor 2016*



Rexhep Suma (PHDc)

# Ndikimi i Kuranit në jetën kulturore te shqiptarët (1)

Kurani nuk është vetëm kod feje, por është fjalë e Zotit, burim i parë i teologjisë dhe i drejtësisë islame, këshilltar në jetën praktike, është mrekulli (muxhize), që i përket Muhamedit a.s. Mrekullia e tij është e përjetshme dhe absolute, gjuha dhe stili i tij dëshmojnë qartë se kemi të bëjmë me një shpallje qiellore, e cila çdo ditë e më tepër vjen duke siguruar themelet e shëndosha të fesë, të moralit, përparimit, edukimit, shoqërisë dhe të kuptimit të gjithëmbarshëm të jetës sonë.

Mësimet dhe urdhrat e Kuranit kanë ushtruar ndikimet e veta pozitive në kulturën dhe qytetërimin shqiptar, në unitet dhe në bashkëveprim me ndikimet e tjera. Trojet tona vazhdimisht kanë qenë zona të sferës multikulturore, ku edhe shpeshherë janë përplasur perandori e shtete të ndryshme.

Shqiptarët krijuan trashëgimi shumë të pasur shpirtërore dhe materiale të fesë islame përgjatë shekujve të kaluar, e kjo rezulton në një pasuri të madhe kombëtare, ku janë materializuar besimi dhe përkushtimi te Zoti xh.sh., përpjekjet për t'u udhëhequr nga të gjitha virtytet e larta të Tij. Kjo trashëgimi te shqiptarët jo vetëm që është krijuar, por edhe është pasuruar e begatuar për t'ua përcjellë brezave e njëkohësisht ta mbrojnë nga çdo forcë destabilizuese e shkatërrimtare.

Trashëgimia kuranore manifeston vlerat e mëdha të fesë islame si për vetë myslimanët kudo në glob, ashtu edhe për myslimanët shqiptarë. Asnjëherë mësimet fetare nuk janë faktorë apo shkas që kanë shkaktuar prapambetje dhe veçim të shqiptarëve nga popujt tjerë të kontinentit evropianë. Përkundrazi, argumentet shpirtërore dhe materiale janë dëshmi e gjallë për ecjen e shqiptarëve drejt një qytetërimi mbarënjerëzor që eliminoi grindjet e konfliktet, nxiti mirëkuptimin, bashkëpunimin e vëllazërimin , që zhduku prapambetjen dhe ndihmoi zhvillimin e përparimin, që mbolli dijen dhe kulturën, në vend të padijes, që zëvendësoi errësirën me dritën, përçarjen me bashkimin, urrejtjen me dashurinë, varfërinë me begatinë etj.

Besimi islam historikisht dhe i argumentuar, si në vendet e origjinës dhe në vendet ku u shtri, kushtëzoi progres shoqëror në gjithë hapësirën prej Oqeanit Atlantik deri në Kinën e largët, prej Detit Kaspik, deri në Oqeanin Indian. Dhe Shqipëria nuk do të bënte përjashtim nga këto hapësira. Islami edhe në trojet shqiptare erdhi i bashkëshoqëruar me dije të konsiderueshme shkencore, aq më tepër në kohën e arritjes së tij në trojet tona. Kultura dhe qytetërimi islam në viset shqiptare vijnë si dëshmi të pakundërshtueshme shpirtërore e materiale të këtij progresi. Në kushtet e mungesës së një shteti të përqendruar shqiptar, e përçarjes mesjetare feudale në principata feude apo pashallëqe, ajo çka i bashkonte shqiptarët e copëtuar ishte gjuha dhe kultura. Me përhapjen e besimit islam në trojet shqiptare gjallon kultura islame e ndërtuar sipas parimeve e modeleve të vendeve të origjinës, kryesisht në përmbajtje, por në formë në përshtatje me traditën dhe mjedisin shqiptar. Me këto tipare kjo kulturë do t'i dallonte, do t'i specifikonte dhe do t'i identifikonte shqiptarët prej popujve të tjerë të Ballkanit dhe njëherazi, do t'i mbronte prej përthithjeve nga kulturat e tjera që vinin prej lindjes dhe perëndimit. Ky rol i kulturës islame i pikasur nga shumë studiues autoritarë botërorë nuk mund të kundërshtohet. Kjo kulturë është ngjizur fort në trungun e kulturës kombëtare në



harmoni me kulturat e tjera homologe[1].

Përmbajtja e kulturës së një populli nuk mund të kuptohet jashtë fesë ose feve që ai beson, jashtë ndikimeve të tyre në mënyrën e të menduarit, të veshjes dhe të sjelljes. Një nga sociologët më të shquar në fushën e sociologjisë së fesë, E. Durkheim ka shkruar: "Feja nuk është vetëm një sistem praktikash; është edhe një sistem idesh, synimi i të cilit është të shprehë botën. Lidhur mbi impaktin e fesë në jetën tonë të përditshme qartësohet edhe nga një studim interesant që është zhvilluar në Shqipëri ku shpjegohet se 34.53% e nxënësve (të dyja besimeve-mysliman dhe krishterë) frekuentojnë rregullisht institucionet fetare, kurse 40.04% e tyre frekuentojnë vetëm në ditë festash fetare, ndërkaq 16.12% e tyre rrallë, kurse vetëm 9.31% asnjëherë nuk vizitojnë objektet dhe institucionet fetare (xhamitë apo kishat).[2]

### Myslimanët janë një umet

Ashtu siç shprehet rektori në International Balkan University - Shkup, Şinasi GÜNDÜZ, tipologjia e fetarisë etnocentrike vazhdon që në mesin e myslimanëve të gjejë edhe më tepër simpatizantë, kurse kjo për shoqërinë islame është edhe një problem serioz. Në fakt ky kuptim vazhdimisht po largohet nga themelet kryesore, si koncepti islam se njerëzit rrjedhin nga një rrënjë, se ata në esencë janë "një" dhe se "tek Allahu më i miri nga ju është ai që është më i devotshëm". Lënia mënjanë e së drejtës vëllazërore, e cila mbështetet në njësinë e besimit që Islami e ka themeluar midis myslimanëve dhe dhënia përparësi bashkimit në suaza të varësisë etnike, është një devijim i qartë nga doktrina islame se "Myslimanët janë një umet". Po ashtu, edhe një kuptim fetar që e nxjerrë në vijë të parë identitetin etnik, në të njëjtën kohë është edhe një mjet ndarës i bazuar në paragjykimet midis grupeve etnike. Kjo ndarje, ky dekompozim, me vete sjellë edhe sëmundjet që mbjellin farën e fitnes, ngatërresës midis myslimanëve, si racizmin, fanatizmin nacional dhe gjenetik.[3]

Në mesin e shumë opinioneve dhe qëndrimeve të tij për Kuranin në këtë kontekst mund të seleksionohet ky pohim i tij: "Kurani dhe çdo ajet i tij është burim i kulturës së lulëzimit jo vetëm i myslimanëve, kulturë e cila ka pjellë edhe kulturën Evropiane të sotme[4].

"Në një kohë kur ishte shkatërruar rregulli i shoqërisë njerëzore, në një kohë kur vogëlia e mjerë po lëngonte dhe po shtypej ndër kthetrat e torturës barbare, në një kohë kur popujt dhe kombet luftoni mes tyre pa mëshirë, vetëm për plaçkë e gjak, në një kohë kur njerëzve nuk u njihej barazimi para drejtësisë, në një kohë kur në botë sundonte vetëm kaosi, (pyet



çuditshëm Dibra), a nuk ishte Kurani i Madhnueshëm që thirri njerëzinë në "unitet" e në "barazim". A nuk ishte ky libër hyjnor që me normat e drejtësisë së naltë, përthekojë e mbështuell njerëzinë nën balancën e së drejtës, e kjo dritë e vetëtimtë-shpejtë e Kuranit, shkëlqeu në katër anët e botës, në një mënyrë nga e cila u çuditën të gjitha mendjet e larta të njerëzisë."[5]

### Kurani zgjon ndjenjë të lartë te njeriu

Një definicion dhe një shtjellim mjaftë domethënës për vlerën, porosinë dhe synimet e Kuranit, e jep edhe doajeni dhe publicisti më i njohur i islamistikës, në gjithë trojet shqiptare, pas luftës së Dytë Botërore, haxhi Sherif ef. Ahmeti. Ai në shumë punime të tij, për Kuranin flet me epitetin më të lartë, e nga të cilat veçojmë: "Kurani me shprehjet e tij aq sa mund të kuptohet, zgjon ndjenjë të lartë te njeriu për lidhmëni të shumta mes tij dhe Zotit, mes tij dhe botës e cila e rrethon, jep sqarime për madhëri, mendjet kah ligjet dhe rregullat të cilat mbretërojnë në gjithësi, dhe të cilat zhvillohen dhe shfaqen vetëm sipas vullnetit të Tij"[6]

Profeti i islamit, Muhamedi a.s., duke qenë se e dinte fare mirë se thirrja e tij kishte karakter global dhe gjithëpërfshirës, kornizoi qartë njërin prej elementëve më jetikë që mbajnë gjallë dhe nuk ia zbehin aspak ngjyrat dhe veçoritë kulturave dhe traditave të popujve pjesë e qytetërimeve të tjera joarabe. Pra, mesazhi i tij nuk erdhi aspak për të përjashtuar veçoritë dhe traditat e mira të kombeve dhe popujve të tjerë, por si mbështetës dhe plotësues i tyre[7]

Islami vazhdimisht vihet nën shënjestër, duke iu paraqitur njerëzve si pengesë për lirinë, shkencën e për zhvillimin ekonomik. Në fakt, të fajësosh Islamin është punë me zarar, madje nuk është aspak e besueshme. Gjatë pjesës më të madhe të Mesjetës, qendrat e mëdha

të qytetërimit dhe të zhvillimit nuk i gjeje, as mes kulturave të lashta të Lindjes së Largët, as në kulturat më të reja të Perëndimit, por në Botën Islame. Përfundimisht myslimanët shqiptarë janë të bindur, se Islami ka gjashtëqind vjet që u bën thirrje atyre të plotësojnë standardet e një mirëqenieje materiale dhe shpirtërore komforte. Ata duhet të jenë partizanë të nxitjes së të gjitha atyre reformave, që në thelb janë kërkesa islame. Ata duhet të heqin dorë urgjentisht nga fryma e izolimit, nënshtrimit, parazitizmit dhe nga fryma e të qenit të paaftë për të jetuar në një shoqëri të lirë dhe të hapur demokratike. Ata duhet medoemos të hedhin aksionet e tyre intelektuale në bursat ndërkombëtare të zhvillimeve dhe zhvillimeve të tepërta me karakter kulturor, ekonomik, social dhe politik.

Shumë intelektualë islamë e hoxhallarë të frymëzuar nga mësimet kuranore kontribuuan për fe e atdhe, duke mos i ndarë asnjëherë njërën nga tjetra. Sa për ilustrim përmendim hafëz Ali Ulqinakun ishte hoxhë, dhe dashurinë për atdhe e kanë shprehur kudo, jo vetëm duke u prirë çetave të luftëtarëve kundër sulmeve grabitqare sllave, por njëkohësisht kanë qenë përkrahës të diturisë në gjuhën shqipe dhe jo kundërshtarë të saj, si mundohet ta paraqes dikush. Hartimi i veprave të tilla si "Abetarja", "Fjalorët" apo "Mevludi" në gjuhën shqipe më së pari tregojnë një qëndrim të lartë të hafëz Ali Ulqinakut. Abetarja e tij kishte 15 fletë me 26 faqe, dhe është një dokument me shumë rëndësi për gjuhën shqipe, për historikun e shkrimit të saj dhe të përdorimit të saj në shkollë, për edukimin dhe arsimin e fëmijëve shqiptarë. [8]

Intelektualët islamë e hoxhallarët prej kohësh kanë punuar për të rinjohur traditën e kulturës shqiptare në trojet shqiptare. Kjo kulturë ka qenë shqiptare dhe lëvruesit e saj besimtarë e dijetarë të shquar dhe atdhetarë të flaktë. Ajo i përket kulturës sonë kombëtare, ndjek synime të qarta për edukimin dhe ngritjen arsimore dhe kulturore të shqiptarëve dhe posaçërisht të brezit të ri.

(1) Dr. Ramiz Zekaj, Kultura islame, e ngjizur fort në trungun e kulturës kombëtare, http://www.dritaislame.al/kultura islame e ngjizur fort në trungun e kulturës kombëtare/10/12/2011, qasur më 03.12.2015. (2) Artan Fuga, Zyhdi Dervishi, Ndërmjet fshatit dhe qytetërimit global, f. 202 Dudaj, Tiranë, 2010. (3) Şinasi GÜNDÜZ, Fetaria etnocentrike, revista Shenja, 27/03/2014, Shkup. (4) H. Ali Korça: "Shpjegimi i kuptimit të disa sureve të shkurtra të Kuranit të Shenjtë" Michigen 1996, fq. 1996 (5) Zani i Naltë, f. 500, nr. 4. Viti, 1933. (6) H. Ismet Dibra, "A ka dyshim në qenien e Zotit", Titulli "Ç'është Kurani", Michigen, 1993,f. 2. (7) Kreshnik Osmani , Standardet e Integrimit Evropian, janë kërkesa islame përpara se të jenë kushte për integrim f.25, Forumi Mysliman i Shqipërisë, Kavajë shkurt 2008. (8) Faik Luli- Islam Dizdari, hafëz Ali Ulqinaku, Jeta dhe Vepra, Logos-A,2005,Shkup, f.40.



**Mr. Besim Mehmeti**

# Mbulesa e Qabesë / Kisva (3)

**Mbulesa e Qabesë në kohën e sotme**

Kujdesi për mbulesën e Qabesë nga Arabia Saudite ka rrënjë më të hershme se sa viti 1962. Në vitin 1345h - 1926g qeveria e Egjiptit kishte dërguar karvanin me mbulesë të Qabesë të shoqëruara me nderime ushtarake dhe bend muzikor ushtarak sipas traditës që ata kishin pasur. Në hyrje të Mekës disa nga haxhilerët filluan ta qëllonin me gurë karvanin, duke refuzuar hyrjen e karvanit me bend muzikor ushtarak, kështu që oficeri udhëheqës i karvanit hapi zjarr mbi haxhilerët dhe ranë disa viktima dhe u lënduan disa të tjerë. Me të dëgjuar këtë mbreti Abdul Aziz urdhëroi birin e tij Saud për ta zgjidhur dhe mbyllur problemin në mënyrë që ai mos të zmadhohet, gjë që ia arriti. Mirëpo qeveria e Egjiptit asokohe vendosi ndërprerjen e marrëdhënieve me mbretin Abdul Aziz dhe e ndali karvanin e mbulesës së Qabesë, dhe bashkë me atë edhe ndihmat të cilat i dërgonte me karvanin çdo vit, nga vakëfi shekullor i cili nuk ishte pronë e saj, dhe të cilin ajo e mbikëqyrte, sepse ishte sunduese e atij vendi. Kjo gjendje vazhdoi deri në vitin 1355h – 1935g në kohën kur erdhi në pushtet mbreti Faruk.[1]

Qeveria e Egjiptit vendosi të mos dërgonte mbulesën, qeveria Saudite kishte kuptuar lajmin në fillim të muajit Dhul-Hixhxhe të vitit 1345h-1926g, andaj mbreti Abdul Aziz kishte urdhëruar që urgjentisht të prodhohet mbulesa e Qabesë. Dhe në një kohë shumë të shkurtër prej disa ditëve ajo u punua dhe u mbulua ditën e bajramit në vitin 1345h. Në vitin në vijim 1346h mbreti Abdul Aziz urdhëroi që të ndërtohet një shtëpi për punimin e mbulesës së Qabesë, gjë që ndodhi, dhe për gjashtë muaj u ndërtua në lagjen Exhjad të Mekës institucioni i parë për punimin dhe qëndisjen e mbulesës së



Qabesë në gadishullin Arabik, që nga koha e mbulimit në periudhën e xhahilijetit para shpalljes së Kuranit. Ajo punoi deri në vitin 1358h, deri në rivendosjen e marrëdhënieve me qeverinë e Egjiptit.[2]

**Fabrika "Kisva"**

Unë kisha fatin dhe privilegjin shumë të madh ta vizitoja këtë vend të shenjte shumë herë, dhe si çdo vizitor kisha edhe kureshtje të madhe rreth prodhimit të mbulesës magjepse të Qabesë, e cila ngulitet thellë në memoaret e çdo besimtari, i cili e shikon atë. Andaj pata rastin ta vizitoja edhe fabrikën e prodhimit të mbulesës së Qabesë e quajtur "Kisve" në Mekë disa herë. Aty pash nga afër punimin e mbulesës magjepse dhe u njoha me proceset e punimit të saj nga fillimi e deri në mbarim.

Kjo fabrikë i jep një kujdes të veçantë të gjitha proceseve të ndërlidhura me punimin e mbulesës së Qabesë, nga lënda e parë e përdorur e deri te stolisja e saj, mbi supet e asaj shtëpie magjepse mbresëlënëse.

Por vizita më e veçantë ishte ajo në shoqërim të Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava, në tetor të vitit të kaluar. Protokolli kishte paraparë edhe vizitën e fabrikës së punimit të mbulesës. Aty u pritëm nga drejtori gjeneral i saj dr. Muhamed Baxhuda.

Dr. Muhamed Baxhuda na tregoi rreth mbulesës së saj duke vënë theksin në nderin e madh dhe mundësinë e madhe që iu ofruan fabrikës në përkujdesjen për punimin e mbulesës së Qabesë, me urdhër të mbretit Abdul Aziz për themelimin e saj në vitin 1346h. Dhe sipas drejtorit, kjo fabrikë ka strategjinë e punës, e cila përcjell çdo etapë hap pas hapi dhe zgjat tetë muaj. Duke përfunduar të gjitha periudhat e punimit të saj, që nga qepja e deri në mbulimin e Qabesë me mbulesën e re çdo vit me datë 09 Dhul-Hixhxhe, që është dita më madhështore e vitit, e ajo është dita e Arafatit, kur haxhilerët qëndrojnë në kodrinën e Arafatit. Kohëzgjatja e vendosjes së mbulesës mbi muret e Qabesë zgjat afër 13 orë, dhe në të marrin pjesë mbi 100 punonjës, të cilët janë të shpërndarë në detyra të ndryshme; rrobaqepës, teknikë, ndihmëtarë dhe punëtorë. Rripi i mbulesës së Qabesë llogaritet të jetë 47m gjatësi dhe 95cm gjerësi, kostoja e mbulesës është mes 22-25 milion rial saudit (përafërsisht 5-6 milion euro).

Për prodhimin e mbulesës përdoren 670 kg nga mëndafshi i pastër, i importuar nga Italia dhe 120 kg nga ari i pastër, dhe 100 kg nga argjendi.

Fabrika ka të punësuar mbi 210 punëtorë të shpërndarë në pjesët e saj të ndryshme, siç janë sektorët dhe departamentet: qëndisja, qepja, shtypja, përcjellja, regjja dhe transporti.

Fabrika tërheq të diplomuarit e rinj nga kolegjet teknike, për t'u trajnuar para diplomimit për rreth 9 muaj, për t'iu mundësuar tjerrjen dhe qepjen, dhe pastaj punësohen.

(1) VehbeHafiz, Hamsune amen fixheziretel-arab el-babi, 145, Kajro 1960. (2) http://factory.gph.gov.sa/index.html 11/03/2016



Bashkim Mehani

# Qëndrimet e Karen Armstrongut rreth Kuranit (2)

Armstrong flet për Kuranin mu ashtu si flasin për të edhe studiuesit myslimanë, duke mos pretenduar se gjuha e tij është e lehtë për t'u kuptuar, pa u thelluar në brendësinë e tekstit të tij. Ajo i bën vlerësimin adekuat segmenteve të ndryshme të tematikave kuranore, duke i shikuar edhe në kontekstin historik, pa të cilin thotë se Kurani nuk mund të kuptohet, madje edhe rrezikohet të deformohet interpretimi i tij.

### Historia e shpalljes

Armstrong ka një prirje të jashtëzakonshme në përshkrimin historik të ndodhive, pasi një pjesë e studimit të saj lidhet me historinë e feve. Ngjarjet që kanë të bëjnë me siren e Pejgamberit a.s., i përshkruan të pa prekura, madje ashtu si mund t'i shikoj një njeri i zakonshëm, me qëllim që e vërteta të thuhet ashtu siç dihet botërisht.

Fillimin e shpalljes ajo e trajton në këtë mënyrë: "Përjetimi i një tregtari arab në vitin 610, gjatë muajit të shenjtë ramazan, e ndryshoi historinë e botës. Muhamed ibën Abdullahu tërhiqej në një shpellë në maje të malit Hira, në të dalë të Mekës në hixhazin Arab, ku ai lutej, agjëronte dhe u jepte lëmoshë të varfërve. Ai kishte kohë që ishte i shqetësuar nga ajo çka e perceptonte për një krizë në shoqërinë arabe."[1]

Duke u bazuar në ajetet kuranore, të cilat tregojnë misionin e shpalljes dhe atë se Pejgamberi a.s. nuk kishte plane paraprake për një mision të tij, ajo shprehet: "Muhamedi nuk mendoi se po themelonte një fe të re, por vetëm se po u sillte arabëve, të cilët kurrë më parë nuk kishin pasur një profet, besimin e vjetër në Zotin e Vetëm."[2]

Ajo vë në theks kujdesin e besimtarëve në ruajtjen e Kuranit përmendësh (hifz) nga shkaku i mos njohjes së shkrim-leximit të shumicës prej tyre, por edhe gradualitetin e shpalljes, e cila e ndihmonte këtë proces në njërën anë, dhe u përgjigjej nevojave të komunitetit nga ana tjetër: "Ky ishte mësimi esencial i shkrimit të ri, i quajtur Kuran (recitim, këndim), sepse besimtarët, shumica e të cilëve ishin analfabet, duke përfshirë vetë Muhamedin, i merrnin mësimet e tij duke dëgjuar këndimet publike të kapitujve (sureve). Kurani iu revelua Muahmedit ajet pas ajeti, sure pas sureje, përgjatë njëzet e tri vjetëve, shpesh në përgjigje të ndonjë krize, apo ndonjë çështjeje të ngritur në bashkësinë e vogël besimtare."[3]



### Kurani dhe ndikimi i tij artistik

Karen, sikurse edhe të tjerët, vëren se Kurani është si poezia arabe e një niveli të lartë, dhe: "Ndikimi i Kuranit në dëshmitarët prezent arab është qendror, kjo pikë mungon plotësisht nga dëshmuesit prezent jo arab. Mund të arrish deri te disa ndjenja përmes koncentrimit gjatë dëgjimit të leximit të kujdesshëm të ajeteve, por ai në rastin më të mirë është shumë sipërfaqësor."[4]

### Kurani dhe jeta

Për dallim nga misioni biblik, që orientim ka "Mbretërinë e Qiellit", dhe shumë më pak atë tokësore, Armstrong vëren se trajtimi kuranor i jetës është uniform me adhurimin dhe synimin e botës tjetër: "Në vizionin kuranor nuk ka diktomi (dualitet) midis së shenjtës dhe profanes, religjiozes dhe politikës, seksualitetit dhe adhurimit. E tërë jeta është potencialisht e shenjtë dhe do të sillet në sferën e hyjnores. Qëllimi ishte teuhidi (njësimi), integrimi i të gjithë jetës në një komunitet të bashkuar, i cili do t'u jepte myslimanëve ndjesinë e Unitetit, që është Zoti."[5]

Po ashtu, ajo vëren se suksesi i arabëve dhe civilizimi

që lindi atje, lulëzoi më tutje në saje të përkushtimit ndaj Kuranit, dhe e kundërta solli të kundërtën: "Suksesi i tyre mbështeti gjithashtu mesazhin e Kuranit, i cili kishte theksuar se një shoqëri e drejtuar korrektësisht mund të përparoj, sepse është në sintoni me ligjet e Zotit."[6] Kurani u bë një forcë në jetën e tyre, që u dha ndjesinë e së shenjtës dhe u mundësoi atyre të ndërtojnë spiritualitete të reja me intuitë dhe fuqi të madhe."[7]

### Morali kuranor

Duke iu referuar një numri të madh të ajeteve kuranore, të cilat flasin për stabilitetin shpirtëror që sjell ai në raport me krizat jetësore, por edhe frenimit të mllefit, ajo thotë: "Kurani gjithnjë nxitë myslimanët në durim, në qëndresë ndaj vështirësive me heroizëm dhe fisnikëri, ashtu si ua bënë të qartë atyre që të mos e shfrytëzojnë mundësinë e hakmarrjes individuale ndaj armikut.[8]

Në kujdesin që besimtarët janë të obliguar të kenë për të mos paragjykuar pa fakte thotë: "Në fakt, Kurani ka një pikëpamje negative për spekulimin teologjik, të cilin e quan dhann, trill për të plotësuar orekset për çështje të pashprehshme, që askush nuk mund t'i përcaktojë në një mënyrë apo në një tjetër.[9]

### Kurani dhe bamirësia

Kurani bën thirrje për vepra të mira. Ajo citon fjalën në arabisht el-salihat, e cila përfshin të bërit çdo gjë të mirë për të ndihmuar njerëzit, të jetë ajo në mirësi të jetimëve, dhe duke dhënë lëmoshë për të varfrit."[10]

### Kurani dhe të drejtat e gruas

Dilemat e ngritura sot rreth të drejtave të gruas në Islam, si dhe akuzat që i drejtohen atij për pengesë të emancipimit të femrës, janë të pa argumentuara në burimin e fesë, gjegjësisht në Kuran. Ajo që sot mund të quhet mohim i të drejtave të gruas, mund të ketë bazë vetëm në shoqëritë ultra konservatore myslimane, të cilat kanë trashëguar ato botëkuptime nga të tjerët, apo janë kultura popullore, e që nuk kanë bazë në Kuran: "Kurani ua dha grave të drejtën e trashëgimisë dhe shkurorëzimit disa shekuj përpara se femrave perëndimore t'u jepej një status i tillë. Kurani përshkruan disa shkallë veçimi dhe mbulimi për gratë e Pejgamberit, por nuk gjendet asgjë në Kuran që kërkon mbulimin e të gjitha femrave apo izolimin e tyre në një pjesë të veçuar të shtëpisë. Këto zakone u ndoqën tri apo katër gjenerata pas vdekjes së Pejgamberit. Myslimanët e asaj kohe po kopjonin të krishterët grek të Bizantit, të cilët




kishin kohë që i kishin mbuluar dhe i kishin veçuar gratë e tyre në këtë mënyrë. Kurani i bën meshkujt dhe femrat partnerë para Zotit, me përgjegjësi dhe detyrime të njëjta (33:35). Kurani gjithashtu e lejoi poligaminë; në një kohë kur myslimanët po vriteshin në luftëra kundër Mekës dhe femrat kishin mbetur pa kujdestarë, meshkujt u lejuan që të kenë deri në katër gra, me kusht që t'i trajtoni të tëra me barazi absolute dhe të mos tregonin asnjë shenjë pëlqimi me tepër ndaj njërës sesa tjerave." (En Nisa, 3)[11]

(1) Karen Armstrong, Islami një histori e shkurtër, Logos-A, Shkup, 2011, fq. 43. (2) Po aty, fq. 44. (3) Po aty, fq. 45. (4) http://www.alukah.net/ "Karen Armstrong: Hel hijel akrebu ilel i'tidal", Abdurrahman Ebul Mexhd (27.03.2016) (5) Karen Armstrong, Islami një histori e shkurtër, Logos-A, Shkup, 2011, fq. 57. (6) Po aty, fq. 74. (7) Po aty, fq. 135. (8) http://islamstory.com/ar: "Shehadet Keren Arstrong" Dr. Ragib Es-Serxhani. (8) Karin Armstrong, Islami një histori e shkurtër, Logos-A, Shkup, 2011, fq, 47. (9) http://albanian.irib.ir,Armstrong: "islami erdhi për të përhapur mëshirën midis kombeve të botës" (11) Po aty, fq. 59.



**Prof. dr. Muhamed Mahmud Es Sefjad**

# Detaria dhe navigacioni (3)

Udhëpërshkruesit evropianë, në masë të madhe, janë bazuar në burimet islame gjatë zbulimit të pjesëve të panjohura të botës. Kjo shihet qartë edhe te Marko Pollo, i cili ka përdorur shumë emra gjeografik në formën arabo-islame dhe persiane. Në shumë prej udhëpërshkrimeve të veta Marko Pollo ka cekur njohuritë, të cilat i ka marrë nga burimet arabo-islame (vizatimet dhe hartat e lundruesve mysliman në Cejlon).

Është dashur që të kalojnë shumë gjenerata të lundruesve evropianë, që njohuritë e tyre mbi Oqeanin Indian t'iu ofrohen përmes njohurive myslimane. Njohuritë myslimane për këtë oqean kanë qenë bazë mbi të cilën është mbështetur navigacioni evropian i kësaj pjese të botës. Portugezët, qysh nga koha e princit Enrikut lundrues, kanë tentuar disa herë që të arrijnë në Indi. Kur lundruan kah brigjet perëndimore të Afrikës, tentuan që të mos largohen shumë prej brigjeve. Në vitin 1487, Bartollomeo Diazi ka arritur që të lundrojë rreth Kepit të Shpresës së Mirë, të cilën e ka emërtuar Bregu i Stuhisë (Cebtomentosa), për shkak të stuhisë dhe erërave të fuqishme në të cilat ka hasur gjatë lundrimit rreth saj. Diazi ka vërejtur që bregu kthehet kah verilindja dhe për këtë arsye ka vendosur të kthehet në Lisabon.

Pas tij, me të njëjtën rrugë, ka ecur Vasko de Gama. Ka kaluar rreth Kepit të Shpresës së Mirë dhe me vështirësi të madhe ka vazhduar rrugën deri në Malindi Kambi (Kenia e sotme). Këtu prej detarëve myslimanë, është informuar se India gjendet në largësi prej rreth 600 ferseh larg kontinentit të Afrikës. Në Malindi, Vasko de Gama qëndroi disa javë duke menduar si të kalojë Oqeanin Indian, për të cilin ka pasur njohuri të pakta, dhe të arrijë në brigjet perëndimore të Indisë. Ishte më se e sigurt se udhëtimi i Vasko de Gamës këtu do të përfundonte. Mirëpo, duke iu falënderuar marrëdhënieve të mira në mes të tij dhe mbretit kambijas, si dhe marrëdhënieve të mira me pilotin Shihabudin Ahmed ibën Maxhidit, njohës i mirë i Oqeanit





Indian, Vasko de Gama ka vazhduar rrugën dhe ka arritur në brigjet perëndimore të Indisë më 14 maj 1498, pa vështirësi të madhe7. Vasko de Gama me atë rast ka qenë i habitur me shkathtësinë e udhëheqësit mysliman dhe me diturinë e tij për orientim me ndihmën e yjeve.

Deri në atë kohë portugezët për orientim kanë shfrytëzuar diellin, çka do të thotë se udhëtimi i tyre gjatë natës ka qenë shumë i rrezikshëm.

Historiani Joao de Barros, i cili ka udhëtuar me Vasko de Gamën thekson, duke mos përmendur emrin e Shihabuddin Ahmed ibën Maxhidit, se Vasko de Gama e njohu këtë udhëheqës me astrolabin e madh të drurit, me diametër 60 cm dhe busull. Mirëpo, e gjithë kjo nuk e befasoi Ibën Maxhidin, por u befasua lundruesi portugez kur Ibën Maxhid ia tregoi hartat detare me sistem koordinativ dhe astrolabin e metalit, si dhe instrumente të tjera, me të cilat janë shërbyer lundruesit myslimanë[8].

Shumë historianë, duke shkruar për udhëtimin e Vasko de Gamës, pajtohen se udhëheqësi i ekspeditës portugeze ka qenë arab, por nuk pajtohen rreth emrit të tij. Mirëpo, a është ai Ibën Maxhidi apo ndonjë arab tjetër, që me ndihmën e tij Vasko de Gama ka arritur në brigjet perëndimore të Indisë? Është e njohur në qarqet shkencore se termin oqeanografi i pari e ka përdorur Shihabuddin Ahmed ibën Maxhid. Nga lëmi i oqeanografisë ka shkruar disa vepra të vlefshme. Në mes tyre, me siguri, më e njohura është "Al Fevaid". Ai është fryt i eksperiencës së pasur dhe udhëtimit të tij në Oqeanin Indian, në Detin e Kuq dhe Kinez. Këtë vepër në gjuhën frënge e ka përkthyer dhe botuar orientalisti francez Gabriel Ferand (1921-1923). Në këtë libër Ibën Maxhid, ka shkruar mbi njohuritë e tij teorike dhe praktike mbi këto dete, mbi thellësitë e tyre, kanalet, ujdhesat, gjitë dhe erërat sezonale. Kjo është vepra më e rëndësishme e shkruar në shekullin mesjetar nga lëmi i oqeanografisë. Ajo paraqet njëkohësisht efektin e përparimit të madh të navigacionit mysliman në detari. Çdo vepër në shekujt e mëvonshëm, të shkruar mbi gjeografinë e Azisë, siç thekson Joao de Barros, është marrë nga burimet gjeografike arabo-persiane[9].

### Instrumentet shkencore

Rezultate kaq të mëdha myslimanët i kanë arritur duke iu falënderuar instrumenteve të konstruktuara precize. Gjatë lundrimit në detin e hapur kanë shfrytëzuar gjilpërën magnetike. Disa konsiderojnë se busulla është shpikje kineze, ndërsa të tjerët mendojnë se ajo është greke, ndërsa Gustav le Ron, në veprën e vet mbi kulturën dhe civilizimin arabo-islam, pohon se busulla është instrument origjinal arab[10]. Në mes të instrumenteve greke, që njëkohësisht janë përdorur në detari, kanë qenë: astrolobi dhe armili. Krahas këtyre instrumenteve myslimanët kanë pasur instrumentet e tyre origjinale të cilat i kanë konstruktuar vetë si për shembull: ora e diellit, katrori etj.

Tipi i përsosur i astrolobit "safihah" të Az Zerkovit ka pasur ndikim të madh te evropianët, dhe ka qenë i njohur nga lundruesit evropian disa shekuj me radhë.

Instrumenti "sudas al fahri" i Al Havkudijevit ka qenë bazë e instrumentit bashkëkohor, të njohur me emrin sekstant. Në mes të astronomëve të shumtë myslimanë, të cilët kanë konstruktuar një numër të madh instrumentesh në observatoriumin "Sheref al devle" të Bagdadit, kanë qenë edhe Al Kavhi dhe As Sagani.

Për këtë arsye nuk është për t'u befasuar që arabët kanë qenë njohësit më të mirë të yjeve dhe janë shërbyer me to për orientim në detin e hapur. Edhe sot, shumë emra të yjeve në gjuhët evropiane kanë bazë arabe si p.sh. Achernar, Aldebaran, Alaid, Altair, Betelguese, Centaurus, Markab, Mirfak, Regal, Famalhut etj.

Ekspozimi ynë do të ishte shumë i gjatë, po që se do të flisnim mbi terminologjinë arabe e cila ka kaluar në Evropë dhe këto evropianët i kanë përdorur në origjinal.

***Përktheu: Shyqri Xhibo***

(7) Fernad, G.: Pilote arabe de Gama au XV eme siecle. 1922. (8) Abdel alim Anwar: Ibn Maged the navigator, Cairo, 1966, p. 46 - 63. (9) Abdel alim Anwar, ibid, p. 150. (10) All - Akkad, Abbas: The influence of arabs on european civilization, Cairo, Fifth edition, p. 50.



Idriz Meholli

# Tregimi për përmbytjen në "Epin e Gilgameshit" dhe në librat fetarë (3)

### Elementet e monoteizmit dhe politeizmit

"Epi i Gilgameshit", deri më sot është vepra më e vjetër e zbuluar. Si e tillë, ajo na paraqet një larmi të tërë të traditave, zakoneve dhe të etnokulturave të popujve të Mesopotamisë. Por nga të gjitha këto që sapo i përmendëm, veçohet elementi religjioz, i cili në këtë vepër luan një rol kyç, ashtu sikurse në epet e Homerit dhe në epet e tjera. Në të gjitha epet që i njohim, është e pranishme ndërhyrja e perëndive. Ata janë të pranishëm në çdo situatë, dhe shpeshherë, e drejtojnë rrjedhën e veprimit të ngjarjes.

E shikuar nga ky këndvështrim, elementi religjioz në "Epin e Gilgameshit" dallon nga ato të epeve të tjerë. Në radhë të parë, këtu paraqitet rrëfimi për përmbytjen, të cilin e gjejmë edhe në librat e lartpërmendur fetarë. Koncepti i pavdekësisë në këtë ep, është një cilësi vetëm për njerëz të përzgjedhur. E Gilgameshi nuk është një njeri i përzgjedhur për këtë status, sikur stërgjyshi i tij, Utnapishtimi. Periudha e krijimit të njeriut dhe të jetës së tij, definohet shumë hollësishëm, sikur në librat e shenjtë të Kuranit dhe të Biblës: "kur Zoti krijoi njeriun, ia dhuroi atij vdekjen"[1]. Edhe në këtë vepër, koncepti i krijimit të njeriut është i lidhur ngushtë me vdekjen, që është e përcaktuar nga Zoti. Pra, ajo çka është më thelbësorja: në këtë varg, krijimi i njeriut, i jetës dhe vdekjes së tij i atribuohet një Krijuesi të vetëm, Zotit, pavarësisht se kjo vepër na paraqet një botë pagane me shumë perëndi, sikurse në epet e Homerit. Kështu, duke e lexuar me vëmendje këtë varg dhe epin në tërësi, mund të vërejmë se në këtë vepër kemi një gërshetim të monoteizmit dhe të politeizmit.

Duke pasur parasysh moshën relativisht të vjetër të "Epit të Gilgameshit", shumë historianë, etnologë, por edhe studiues të religjionit, do të theksonin se elementi i monoteizmit në këtë vepër, është një shtesë e mëvonshme, ndërsa ai i politeizmit, i perëndive pagane, është më i vjetri. Kjo çështje e trajtuar në këtë vepër, paraqet enigmën e shtruar nga shumë studiues: se sa i vjetër është monoteizmi. A është praktikuar besimi në një Zot suprem, krijues i gjithësisë te popujt e lashtë, edhe para shfaqjes së krishterimit dhe të islamizmit? Shumë studiues dhe historianë të religjionit e mohojnë një gjë të tillë, duke theksuar se për monoteizëm, për një Zot të vetëm Suprem Krijues, në bashkësinë primitive as që duhet bërë fjalë.[2]

Por në anën tjetër, ka dijetarë që theksojnë se monoteizmi, pra besimi në një Zot të Vetëm, Krijues i gjithësisë dhe i çdo gjëje tjetër, është i vjetër sa edhe shoqëria njerëzore. Në mesin e tyre veçohet etnologu, antropologjisti dhe linguisti austriak, Wilhelm Schmid. Ky dijetar, këtë teori të monoteizmit si më parësor, të lindur bashkë me njeriun, i cili ka një Krijues të Lartë, e mbështet me të dhëna misionarësh eksplorues. Shmid teorinë e tij të premonoteizmit e ka shqyrtuar në ve-



prën e tij 12 vëllimshme " Origjina e idesë për Zotin " ( 1926- 1955 ), e shoqëruar me shumë të dhëna të eksploruesve të ndryshëm në bashkësitë e njerëzve primitivë në anë të ndryshme të botës, me referenca burimesh tepër të shumta e të shumanshme. Edhe vetë Shmid ka kryer eksplorime në bashkësi të ndryshme të njerëzve parakë.[3] Teoria e tij mbetet si argumenti më shkencor për të vërtetuar lashtësinë e monoteizmit në shoqërinë njerëzore, deri më tani, pavarësisht se nga shumë të tjerë, është hedhur poshtë.



Për të pasur një trajtim të saktë të kësaj çështjeje, mjafton t'i analizojmë përhapjen, praktikimin dhe sfidat e krishterizmit dhe të islamizmit. Është një gjë e ditur se krishterizmi dhe islamizmi, kanë mbijetuar si religjione të mirëfillta monoteiste me një numër të madh besimtarësh gjatë rrugëtimit të tyre. Historianët e religjionit theksojnë se krishterimi arriti të bëhet një religjion i mirëfilltë, kur u pranua si religjion zyrtar i Perandorisë Romake. Po ashtu të njëjtën gjë mund ta pohojmë edhe për islamizmin. Duke u bazuar në të dhënat e historianëve, arrijmë të mësojmë se pas vdekjes së të Dërguarit, Muhamedit a.s, shumë fise arabe, e lëshuan fenë, duke u rikthyer në besimin e vjetër. Madje dukuria e lëshimit të fesë pati përmasa të mëdha, sa arriti të rrezikonte edhe shtetin e posa formuar islamik. Për këtë arsye, udhëheqësit mysliman, Ebu Bekrit iu desh që për një kohë të gjatë të përballej me këta felëshues, duke zhvilluar luftëra të shumta kundër tyre, derisa arriti t'i mposhtte dhe ta vinte situatën nën kontroll.[4]

Duke u bazuar në vlerësimet e lartcekura, mund të supozojmë se besimi në një Zot Suprem, Krijues i vetëm i gjithësisë, ka qenë i praktikuar në çdo shoqëri të lashtë, e si rrjedhim edhe te popujt e Mesopotamisë. Por ky besim, pas vdekjes së profetëve ose për shkaqe të tjera, është zbehur dhe është zëvendësuar me besime të tjera politeiste, totemike dhe besime të larmishme, që nuk kishin për koncept idenë e një Zoti të vetëm.

Për këtë arsye, edhe tregimi për përmbytjen, me kalimin e kohës, ka pësuar modifikime. Zoti që urdhëroi ndëshkimin ndaj popullit të Nuhut ( Noas ), u zëvendësua nga perëndesha pagane Ea. Edhe emri i profetit, që në librin e shenjtë të Kuranit quhet Nuh, ndërsa në librin e shenjtë të Biblës, Noa; në "Epin e Gilgameshit", u zëvendësua me një emër tjetër. Në këtë ep ai quhet Utnapishtim.

Këtu vlen të theksohet se "Epi i Gilgameshit", ka pasur shumë variante te popujt e Mesopotamisë. Nga të gjitha variantet e këtij epi, është gjetur vetëm varianti akadian. E dihet se ky ep rrëfen për aventurat e Gilgameshit, një mbreti sumerian. Siç kemi theksuar edhe më lart, Gilgameshi, ka qenë një person real, pasi, sipas arkeologëve, emri i tij është gjetur në listën e mbretërve sumerianë. Për këtë arsye, kjo çështje duhet shqyrtuar në një kontekst më të gjerë, brenda hapësirës gjeografike, në të cilën kanë banuar popujt e Mesopotamisë. Pasi që varianti sumerian dhe variantet e tjera të këtij epi janë zhdukur, nuk mund të gjykojmë me saktësi se si është quajtur në këto variante njeriu që ndërtoi anijen.

Çdo krijim, me kalimin e kohës, pëson ndryshime, përshtatje dhe modifikime. Secili popull që ka përvetësuar rrëfime nga popujt e tjerë, i ka bërë si krijime të tij, duke ia veshur atyre elementin etnik dhe religjioz të vet. Si shembull mund t'i marrim popujt ballkanikë. Shumë krijime nga këta popuj, kanë variante të përafërta prej njërit te tjetri. Studiuesit që janë marrë me këto çështje pohojnë se për një pjesë të këtyre krijimeve është vështirë t'i përcaktohet saktësisht origjina etnike, pasi që ngjarjet e rrëfyera në to, kanë elemente përafërsisht të njëjta. Vetëm ndërrojnë emrat e heronjve, elementi etnik dhe religjioz në këto variante. Dijetari i shquar shqiptar, Eqrem Çabej ka vërtetuar se ka një

ngjashmëri të madhe në mes të Odiseut të Homerit dhe ciklit të baladave shqiptare, që për personazh kanë Konstandinin, Aga Ymerin. Ai, pas një analize të hollësishme që i bëri këtyre personazheve të veprave të lartpërmendura, arriti në përfundim se Odiseu te grekët dhe Konstandini - Ymer Aga te shqiptarët, janë i njëjti person.

Kështu mund të supozojmë që ka ndodhur edhe me emrin e heroit të tregimit për përmbytjen. Librat e shenjtë fetarë e rrëfejnë këtë ngjarje nga jeta e profetit të Nuhut (Noas). Saktësisht për të njëjtën ngjarje bën fjalë edhe "Epi i Gilgameshit". Vetëm që në variantin akadian, emri i heroit mund të jetë zëvendësuar me një emër tjetër. Pra, është e mundshme që edhe në variantin sumerian ose edhe në variantet tjera, emri i ndërtuesit të anijes të jetë i njëjtë me variantet që gjenden në librat e shenjtë fetarë, e jo si quhet në variantin akadian.

Por sido që të jetë, tregimi për përmbytjen që gjendet në "Epin e Gilgameshit", bën fjalë për të njëjtën ngjarje, që tregohet edhe në librat e shenjtë fetarë. Kjo ka qenë një ngjarje që ka lënë gjurmë në kujtesën kolektive të popujve të Mesopotamisë. Prandaj, ajo ka nxitur imagjinatën e tregimtarit popullor, që krahas aventurave të Gilgameshit, si një ngjarje me rëndësi në jetën e asaj shoqërie, të rrëfehet edhe përmbytja, po ashtu një ngjarje që vështirë është harruar nga këta popuj.

## Përfundim

Tregimin për përmbytjen, për këtë ngjarje natyrore që ka ndodhur në të kaluarën e hershme të njerëzimit, përveç në librat e shenjtë fetarë, e gjejmë edhe në "Epin e Gilgameshit". Duke i shqyrtuar variantet e këtij tregimi në të gjitha veprat e lartpërmendura, arrijmë në përfundim se variantet e tregimit për përmbytjen, bëjnë fjalë për të njëjtën ngjarje. Për këtë bazohemi duke krahasuar elementet e përbashkëta të të gjitha varianteve të këtij tregimi:

1. Si shkaktarë të kësaj fatkeqësie përmenden mëkatet që ka bërë ky popull, dhe për këtë arsye ndaj tij pasoi ndëshkimi hyjnor. Për këtë rrëfehet në librat e shenjtë të Biblës dhe të Kuranit. Gjithashtu, mëkati aludohet edhe tek "Epi i Gilgameshit", si braktisje e perëndive ndaj banorëve të qytetit Shuripak, që më herët i kishin dashur.

2. Në mesin e banorëve është një njeri i përzgjedhur. Ai urdhërohet që të ndërtojë një anije. Në atë strehon familjen e tij dhe një numër të vogël të njerëzve që nuk kanë bërë mëkate. Rrëfimi i përmbytjes në "Epin e Gilgameshit", tregon se të strehuar në anije kanë qenë Utnapishtimi dhe gruaja e tij, jo njerëz të tjerë si në variantet e librave të shenjtë.

3. Përveç njerëzve, në anije strehohen nga një çift i të gjitha llojeve të kafshëve. Ndërsa tek Epi, shpëtohen edhe lloje të bimëve.

4. Përmbytja shkaktohet si rezultat i rënies së pandërprerë të shirave dhe vërshimeve të ujit ose daljes së tij nga toka.

5. Përmbytja është e drejtuar ndaj një populli, i cili nuk ecën rrugës së drejtë. Këtu kemi përputhje të plotë në mes të variantit kuranor dhe variantit të treguar në "Epin e Gilgameshit". Ndërsa në variantin e treguar në Bibël, përmbytja është drejtuar kundër tërë njerëzimit. Ajo në këtë libër ka përmasa globale.

6. Në të gjithë variantet e tregimit, pas rënies së nivelit të ujit dhe ndalimit të stuhisë, jeta rifillon përsëri në një tokë të re për njerëzit e strehuar në anije. Variantet e treguar në librat e shenjtë theksojnë se vendi ku u ndal anija ishte një kodër. Tek "Epi i Gilgameshit", nuk përshkruhen karakteristikat gjeografike të vend ndaljes së anijes, vetëm tregohet se Utnapishtimi së bashku me gruan e tij, pasi mori bekimin e hyjneshës Ea, e rifilluan jetën në një tokë të re.

7. Shpallja hyjnore që transmetohet në librat e shenjtë të Kuranit dhe të Biblës, origjinën e saj e ka te popujt e Lindjes. Edhe "Epi i Gilgameshit", gjithashtu ka prejardhje nga këta popuj, me ndryshimin që kjo vepër nuk është burim i shpalljes hyjnore, por është një krijim njerëzor.

(1) Vepra e cituar. fq. 22. (2) Mark Tirta " Etnologjia e përgjithshme ", Tiranë, 2001. fq. 213. (3) Vepra e cituar. Fq. 212. (4) Lidhur me fenomenin e lëshimit të fesë nga fise të ndryshme arabe, një pasqyrë e qartë e kësaj gjendjeje, paraqitet në librin e Ali Muhamedit " Ebu Beker es sidik ". Autori, në këtë libër merret gjerësisht me këtë dukuri, duke e shqyrtuar nga të gjitha aspektet. Në mes tjerash, ai thotë: "Njerëzit që e lëshuan fenë pas vdekjes së të Dërguarit a.s. vepruan ashtu për arsye të ndryshme. Edhe pse është e vërtetë se vdekja e të Dërguarit ishte shkaku kryesor i lëshimit të fesë, grupe të ndryshme në mesin e tyre kishin edhe arsye tjera për të dalë nga Islami. Kështu, vdekja e të Dërguarit ishte nxitës për t'ua nxjerrë në shesh mosbesimin e tyre. Për disa, besimi i dobët dhe mungesa e të kuptuarit të teksteve fetare i bëri të bien në greminë të mosbesimit. Për të tjerët ishte dashuria e thellë për praktikat paraislame, që ua bëri tërheqës lëshimin e fesë. Për të tjerët, lojaliteti fisnor i bëri të tërhiqeshin nga ideja e qëndrimit si pjesëtarë të një feje, e cila përpiqej ta zhdukte ksenofobinë fisnore, që i përshkonte shoqëritë gjatë kohës së injorancës paraislame. Për ata që ishin ambiciozë, lakmitarë ose të etur për pushtet, vdekja e të Dërguarit sinjalizonte një vakum të pushtetit në rajon, dhe në këtë mënyrë dukej një rast i përsosur për t'u përpjekur dhe për të uzurpuar sa më shumë pushtet dhe pasuri që ishte e mundur. Më në fund, disa myslimanë, e lëshuan fenë për shkak se ranë nën ndikimin e popujve të huaj, si të çifutëve dhe të krishterëve dhe mexhusëve". Dr. Ali Muhamed Muhamedi " Biografia e Ebu Bekër Es Sidik "( The Biography of Abu Bakr As- Sid-eeq ). E përktheu Driton Maxhuni, Prishtinë, 2010 fq. 249.

**Mexhid Yvejsi**



# Poezia e parë në gjuhën shqipe në Gjakovë

**Poezia e parë në gjuhën shqipe në Gjakovë është shkruar nga Yvejs Efendija, më 1699**

Historia e poezisë është e gjatë sikur edhe vetë njeriu. Njeriu e filloi kohën e shkrimit me numrat e mandej shkrimet e tjera me germa në formë të pykave (shkrimi kuneiform).

Nga artet, poezia gjendet e shkruar e para, pikërisht mbi monolite. Këto shkrime datojnë prej para 3000-5000 vjetësh. Sot dihet me siguri se poezia më e lashtë e zbuluar është poema epike, që flet për historinë e mbretit Gilgamesh (Epi i Gilgameshit), e shkruar mbi rrasa argjile.

Në Kinën e lashtë, kemi Shi jing-un (Kanuni i poemave), libër ky i shenjtë i poezisë. Praktikisht janë pesë Jingë, të cilët lidhen drejtpërsëdrejti me Konfuçin.

Në poetikën e vet, Aristoteli e ndan poezinë në tri lloje: epikë, tragjedi dhe komedi.

Termi "poezi" është përmendur edhe në Kuran, siç janë përmendur edhe fjalët poet dhe poetët.

Muhamedi a.s. thoshte : "Vërtet, në poezi ka urtësi." Ai e kishte poet zyrtar Hasan bin Thabitin, që rrinte në xhami dhe recitonte poezi.

Recitonte poezi edhe Nabiga Dhubjani, poet i njohur arab, i cili në vargje tha:

*"Erdha te Pejgamberi,*
*kur me udhëzim erdhi,*
*dhe lexoi librin,*
*që si shkëndijë ndriçon..."*

Këto vargje e të tjera, që ai shqiptoi në prani të Pejgamberit a.s., tërhoqën vëmendjen e tij dhe ai iu drejtua poetit me fjalët:

*"Mos ta mbylltë Allahu gojën!"*

Pejgamberi a.s dëgjoi vargje në xhami edhe nga Ka'b ibën Zuhejri, kur ky shqiptoi në vargje se:

*"Pejgamberi është dritë, me të cilën ndriçohemi,*
*Luan, nga shpatat e zhveshura të Indisë."*

Këtu, ndërhyri Pejgamberi a.s. duke e përmirësuar: "Nga shpatat e Allahut", dhe Ka'bi e përmirësoi, pra vargu "Luan, nga shpatat e zhveshura të Indisë" u përmirësua në:

*"Pejgamberi është dritë,*
*me të cilën ndriçohemi,*
*Luan, nga shpatat e Allahut."*

Ndikimi i Kuranit të madhëruar dhe i Pejgamberit a.s. mbi shpirtin e myslimanëve ishte aq i madh, saqë mjedisi kulturor islam iu kthye botës së letërsisë si formë qendrore e të shprehurit artistik, kudo që u përhap Islami dhe u ndje ndikimi i Kuranit.

**Letërsia e bejtexhinjve - bejtexhinjtë shqiptarë**

Në fillim të shekullit XVIII, në trojet shqiptare lindi dhe u zhvillua një rrymë letrare me tipare tepër origjinale për vendin tonë, rryma e bejtexhinjve. Letërsia e bejtexhinjve u bë dukuri e rëndësishme dhe pati përhapje shumë të gjerë në qytete të ndryshme të Shqipërisë, në Kosovë, por edhe në qendra më të vogla fetare e më pak në fshat.

Natyrisht, krijimtaria poetike e bejtexhinjve ruan ndikimin e poezisë e të kulturës orientale, por ajo është pjesë e pandarë e kulturës së popullit tonë. Ajo është shprehje e talentit, e shpirtit krijues të tij, që në kushte të caktuara, fitoi edhe tipare në përputhje me to.

Bejtexhinjtë shqiptarë shkruan shqipen me alfabet arab dhe kanë përdorur edhe fjalë osmane, turke, persiane e arabe.

Bejtexhinjtë shqiptarë janë të parët që shkruan letërsi laike në trojet shqiptare në Ballkan, madje ndonjëherë edhe satira sociale, çka nuk është pak, po të kihet parasysh se deri atëherë shkrimet letrare te katolikët shqiptarë kufizoheshin brenda komunikimit fetar, ndërsa ortodoksët shqiptarë nuk lejoheshin fare të kishin letërsi të tyre në gjuhën shqipe.

Në krijimet poetike me tema laike mjaft poetë bejtexhinj, në frymën e poezive orientale, i kënduan dashurisë, bukurisë së natyrës e të gruas, lartësuan virtytin, punën, diturinë ose fshikulluan mburrjen e kotë për pasurinë e fisin, goditën ambicien, hipokrizinë etj. Të tillë ishin: Nezim Frakulla, Sulejman Naibi, Muhamet Kyçyku, Tahir efendi Gjakova, Hasan Zyko Kamberi, Zenel Bastari, Shejh Mulla Mala, por më i hershmi prej tyre deri më tani po na del Yvejs Efendija nga Gjakova. Në vazhdim një poezi e tij.

**Uratë për Adem Kurtpashën**

*Do t'i lutem unë Allahut,*
*Adem Kurtpashës t'i falë shëndet,*
*e t'ia ruej Murat begin,*
*që t'a pshtojë kët milet.*

*Do t'i lutem që Adem pashës,*
*t'i falë Allahu aq vjetë e jetë,*
*gjithë sa ka yje qielli,*
*gjithë sa ka n'botë dushk e fletë.*

*Allah, t'lus unë gjynahqari,*
*falnai m'katet për jetë e mot,*
*gjithë ku shkel këmbë shqiptari,*
*Ti, bekoje, i Madhi Zot.*

*Adem pashë po t'kënoj uratën,*
*oxhak i parë n'kët Shqipni,*
*nuk u lodhe për arkëthatën,*
*veç ky popull t'marrë dijeni.*

*Murat beg, Uvill Sabahi,*
*si fener ti Dritë na jep,*
*me emër t'vet t'ruejt Allahu,*
*që nxorre pop'llin n'selamet.*





Mr. Qemajl Morina

# Afrika, toka e Islamit

Historiani i falshëm arab, Ibën Halduni ka shkruar që emri "Ifrikija" u vu sipas Ifrikos bin Kais bin Saifi, një nga mbretërit e Jemenit. Për El Bekrin, kufijtë e Ifrikijas ishin Barga në lindje dhe Tangier në perëndim, e cila do të thotë që në vazhdim të pronave të Afrikës së romakëve, përfshinte Tripolin, Numidian dhe Mauritaninë. Sot, me emrin Ifrikija ose Afrika, arabët dhe joarabët nënkuptojnë gjithë kontinentin e Afrikës, i cili përfshin Afrikën Veriore, Lindore, Perëndimore, Qendrore dhe Afrikën e Jugut. Kuptohet që streha e myslimanëve të parë ishte në Afrikë (Abisini, 615). Në kohën kur profeti Muhamed filloi misionin e tij, egjiptianët dhe sirianët kishin shkëputur pjesërisht lidhjet e tyre me Perandorinë Romake.

Kur marshimi arab filloi në vitin 647, Ekzarc Gregori kishte kundërshtuar aleancën me Kostandinopojën dhe e kishte shpallur vetën perandor. Në Egjipt, koptët vendas ishin udhëzuar prej peshkopit të tyre në Aleksandri, që të mos u kundërshtonin arabëve myslimanë që po marshonin drejt Egjiptit. Merita për përpjekjet e para për të përhapur Islamin në Afrikë i jepet Ukabah (Okba) bin Nafi, i cili respektohet edhe sot e kësaj dite si themeluesi i Afrikës myslimane. Në të shumtën e zonave të pushtuara, feja e mëparshme, qoftë ajo krishterimi, judaizmi apo kultet indigjene, vazhduan të mbijetojnë pa pasur ndonjë shtypje edhe disa shekuj pas pushtimit nga ushtritë myslimane. Kështu edhe në këto zona, në të cilat autoriteti politik ishte në duart e myslimanëve, duke iu detyruar aleancë fuqisë qendrore të kalifatit në Damask ose Bagdat, islamizimi i popullsisë ishte relativisht një proces i ngadaltë.

Islami u përhap në Afrikën Veriore me një shpejtësi të çuditshme, dhe në vitin 732, i cili shënoi 100 vjetorin e parë të vdekjes së profetit Muhamed, ithtarët e tij ishin pronarë të një perandorie që ishte shumë herë më e madhe se sa ajo e Romës, gjatë kohës së shkëlqimit të saj, një perandori që shtrihej nga gjiri i Biskaj, deri në



Indus dhe kufijtë e Kinës, dhe që nga Deti Aral, deri në brigjet e Nilit. Emri i profetit, si lajmëtar i Zotit së bashku me emrin e Zotit (Allah) thirrej pesë herë në ditë nga mijëra minare të shpërndara nëpër të gjithë Afrikën Veriore, Evropën Jugperëndimore dhe Azinë Qendrore dhe Perëndimore.

Përqindja e myslimanëve në Afrikë është 51.7 %, ndërsa përqindja e myslimanëve në Azi është 27 %, në Evropë 5 %, dhe në Amerika më pak se 1 %. Gjithashtu, dukuria e konvertimit në Islam nga religjionet e tjera në kontinentin e Afrikës është 90 %, ndërsa përqindja e konvertimit në krishterim është vetëm 10 %.

Nuk ka asnjë shtet afrikan me shumicë të krishterë, si dhe religjioni i krishterë nuk është religjion zyrtar madje as në Etiopi, që është shtet sekular, me përjashtim të periudhës së udhëheqjes së perandorit Haile Selassie, që ka përfunduar më 1974, me grusht shtetin ushtarak të kryer nga Mengistu Miriam. Duke konsideruar se identiteti i shumicës përfaqëson identitetin e shtetit, atëherë duhet që Etiopia të jetë shtet islamik, pasi që përqindja e myslimanëve në të është mbi 65 %. Por, pakica ortodokse jakobite është e kapur për krishterimin e shtetit, të nxitur nga të krishterët evropianë. Shumica myslimane është neglizhuar dhe është larguar nga postet e larta shtetërore.

Fenomeni i konvertimit në Islam është bërë fenomen evident, dhe atë me fuqinë e vet apo të fshehtën nga Zoti, sidomos pas përsëritjes së incidenteve në shtetet e Evropës Perëndimore. Gjithashtu, pas incidentit të 11 shtatorit 2001 në Manhattan të New York-ut, në SHBA, kur menjëherë pas tij 35 mijë persona vetëm në SHBA janë konvertuar në islam. Duhet theksuar se producenti holandez, Ornaud Van Dorn, një nga producentët e filmave fyes ka shpallur Islamin e tij, dhe e ka kurorëzuar me kryerjen e haxhit, në tetor 2013.

Dhe pas ngjarjes së 11 shtator 2001, janë angazhuar aktivistët në lidhjen e saj me treguesit kuranor, që i shohin në ajetin 109 të sures Et-Tevbe:

"A është më i mirë ai që ndërtesën e vet e themeloi në devotshmëri dhe në kënaqësi të Allahut, apo ai që në ndërtesën e vet e themeloi buzë bregut të shembur e bashkë me të bie në zjarrin e Xhehenemit? Allahu nuk i udhëzon njerëzit zullumqarë".

Aktivistët lidhin treguesit në ajetin kuranor me ngjarjen si vijon:

1 – Kaptina në fjalë gjendet në xhuzin 11, që është data e ngjarjes,

2 – Numri i saj është 9 sipas renditjes së kaptinave kuranore, që është numri i muajit kur ka ndodhur ngjarja,

3 – Numri i fjalëve të sures është 2001, që është viti i ngjarjes,

4 - Ajeti kuranor është i kufizuar në renditjen e ajeteve të kaptinës, midis numrave 108 dhe 109, që janë numrat e kullave.

Liga e Botës Islame ka nxjerrë raportin e saj, që konfirmon se përqindja e myslimanëve në Afrikë është 51.7 %, apo rreth 242 milionë banorë nga totali i popullsisë së Afrikës që është 467 milionë banorë. Shkalla e fertilitetit të myslimanëve është 6.87 %, ndërsa shkalla e fertilitetit të zakonshëm në Afrikë është 2.5 %.

Profesoresha e shkencave politike në Universitetin e Kajros, dr. Houria Tafëik Mujahid, ka theksuar në librin e saj "Islami në Afrikë dhe realiteti i Krishterimit dhe religjioneve tradicionale", se çdo i dhjeti person braktis religjionin tradicional të trashëguar dhe konvertohet në ndonjë prej religjioneve qiellore, apo që 9 persona konvertohen në islam, ndërsa në krishterim konvertohet vetëm një person. Gjithashtu, ajo e konsideron Afrikën në fushën e religjioneve të krahasuara si kontinent të Islamit, pasi që është kontinenti i vetëm ku përqindja e myslimanëve tejkalon gjysmën e popullsisë, ndërsa përqindja e të krishterëve arrin në 13.11 %, ndërsa pjesa tjetër e popullsisë afrikane i takojnë religjioneve tradicionale të trashëguara, që kanë filluar të shkrihen për shkak të faktorëve të shkrirjes në shoqërinë afrikane.

**Ali Vezaj**

# Dashuri e përjetshme veç për ty, ja Resulallah

*Shumë njerëz me nam në këtë botë do t`i përmend historia,*
*Dhe sa ndërrojnë shekujt harresa do t `i mbërthejë,*
*Po dashuri e zjarrtë veç për ty, ja resulallah*
*Mbi çdo send dhe kudo si dielli me rreze do të shkëlqejë.*

*Po ne jemi të lumtur dhe të gëzuar për këtë ditëlindje,*
*Veç me ty jemi përherë, të kujtojmë natën po edhe ditën*
*Salavatet dhe selamet që t`i çojmë duke u kënaqur*
*Gjithnjë na e shtojnë kënaqësinë dhe na e japin dritën.*

*Për ty u gëzuan edhe gurët dhe drurët në Mekën e mërzitur,*
*E të gjithë nuk dinin ta kallëzonin me fjalë këtë gëzim*
*Ky vend që ishte mbuluar me tmerre e llahtare*
*Tash e pas do të ketë veç të mira dhe shkëlqim.*

*Ardhja e jote në këtë dynja së pari gëzoi çdo skutë të shtëpisë*
*Edhe farefisi dhanë myzhde se na lindi edhe një djalë*
*Po asnjëri nuk po e dinte, se i Madhi Zot do të jap Kuran*
*E melaqet po i bënin tesbih Perëndisë, po edhe çdo send i gjallë.*

*E putat e përbaltur që zaptonin fronin e të mirës Qabe,*
*Sikur nuk po rrinin rehat dhe kishin rënë në siklet*
*Me gjasë një zë pa ndalë po u thoshte, o ju të mjerë*
*Pas kësaj nate të ndritshme më kurrë s' do të jeni të qetë.*
*Ky zë sa shtohej dhe bëhej edhe më i trishtueshëm,*
*po i dëgjonte edhe rënkimet dhe britmat e mizorit Ebreha*
*Këtij do t`i dalë edhe punë me shtëpinë e të Madhit Zot*
*Shpejt u zhduk nga kjo botë deri në fyt veç me gjynah.*

*E sa me dhembje shpirti të kujtojmë pa babë dhe nënë*
*Por gëzohemi se më të dashurit me ty ishin gjithmonë*
*Po sa me krenari thoshin, ne kurrë s`patëm të këtillë djalë*
*As në këtë Meke me Qabenë, e as në fisin tonë.*
*E këtë përzgjedhje nuk e pati bërë askush veç Allahut*
*Se ma vonë do ta çojë melekun Xhibril në shpellën Hira*
*Dhe po meditoje natën në qetësi për të Vetmin Krijues*
*Shpirti yt i trazuar do të kënaqet dhe do të ketë veç sevda.*

*Ja resulallah veç me ty na kënaqet shpirti me nur besimi*
*E ne përherë për datën e lindjes sate këndojmë mevlud*
*Shumë salavate dhe selame kur t`i çojmë me lot gëzimi*
*S` ka njeri që dashurinë që e kemi për ty të na e lëkund.*

*O i Madhi Allah të qofshim falë që na e çove këtë pejgamber*
*Na i prano salavatet dhe selamet për të, po edhe çdo dua*
*E kur do ta kemi ditën e gjykimit fort të mërzitur dhe të pikëlluar*
*Na merr në mëshirën Tënde të premtuar dhe na falë çdo gjynah.*

# Kaside el-Burde*

*Muhamedi është prijës për gjithësinë,*
*xhinë, arabë, të huaj e për mbarë njerëzinë.*
*Urdhërues e ndalues është profeti ynë,*
*i prerë në çdo rast në po dhe në jo-në.*

*Shefati nga vetëm ai mund të pritet,*
*në çdo rast rreziku kur njeriu zhytet.*
*Kush kapet pas tij që Zotit t'i lutet,*
*është kapur në një tërkuzë që kurrë nuk këputet.*

*Me trup e me shpirt dalloi ndër të tjerë,*
*asnjë s'ju afrua në dije e në nder.*
*Gjithë profetët e tjerë nga ai patën pjesë,*
*një grusht ujë nga deti, një pikë ujë në vesë.*

*Gjithë profetët me radhë qëndrojnë para tij,*
*për të fituar dije, nder e urtësi.*
*Me trup e me shpirt u krijua i plotë,*
*u zgjodh më i dashur tek i madhi Zot.*

*Meritat që ka, askush nuk i afrohet,*
*diamant i pastër, nuk mund të copëtohet.*
*Përveç qenies Zot, çdo lavd i përket,*
*s'të ngremë si të tjerët gjer në hyjnitet.*

*Mandej derdh për të çdo nder e lavdi,*
*Atij i takon çdo lavd e madhështi.*
*Nderimi për të s'njeh asnjë kufi,*
*lavd e tij s'përshkruhet kurrë më gojëtari.*

*Aq sa kishte vendin të lihej në mrekulli,*
*emri i tij nga vdekja ngjallte çdo njeri.*
*Me gjëra që s'kapen arsyen s'e rëndoi,*
*nga t'kalumet pranga njerëzinë e çliroi.*

*Çdo profet që erdhi, erdhi me mrekulli,*
*por çdo mrekulli erdhi nga drita e tij.*
*Siç shkëlqen rubini n'sedefit mburojë,*
*i shkëlqente nuri n'fytyrë e në gojë.*

*Asnjë burrë tjetër atij s'i afrohet,*
*lum kush pati fatin me të, të takohet.*
*Brumin e tij të bukur vetë lindja e tregoi,*
*t'bukur pati fillimin e ashtu mbaroi.*

***Përktheu: Sali Ferhati***

** Kjo kaside këndohet çdo vit në muajin Rebiul Evvel, muaj në të cilin lindi më i miri i të gjithë krijesave, Pejgamberi Muhamed a.s.*

Këshilli i Bashkësisë Islame në Suharekë

*Shpall:*

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:
1. Xhaminë e qendrës në Suharekë, dhe;
2. Xhaminë e fshatit Bllacë.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).
* Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Suharekës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec

*Shpall:*

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Brestovc

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).
* Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Rahovecit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Shënohet përvjetori i 65-të i Medresesë "Alauddin" në Prishtinë**

*Prishtinë, 1 nëntor 2016*

"Ju uroj të gjithëve ditën e shkollës dhe 65 vjetorin e themelimit të Medresesë "Alauddin". Këtë moto "65 vjet edukim dhe arsimim për fe e atdhe", Medreseja e ka pasur në të kaluarën, e ka në të tashmen edhe do ta ketë edhe në të ardhmen, ngase për këtë u përpoqën të gjithë ata që ishin para nesh, gjyshërit tanë, baballarët tanë, hoxhallarët tanë prej të cilëve mësuan ne dhe përfituam shumë prej tyre. Kur sot unë e shoh këtë arritje dhe këtë kuadër jam i bindur se e ardhmja do të jetë e sigurt, andaj ju përgëzoj për punën angazhimin që po bëni. Medreseja vërtet kaloi nëpër sfida të shumta, por asnjëherë nuk u dorëzua, atëherë kur të pamundshmen e bëri të mundshme. Atëherë kur ishin mbyll të gjitha dritaret dhe dyert për t'i folur masës, medreseja megjithatë gjeti dritaren prej kah dëgjohej zëri, për kah udhëzohej popullata mbarë. Medreseja ishte vendi ku parakaluan kokat më të ngritura e të ditura të kombit tonë. Në medrese gjatë viteve të 90-ta, u mbajtën mbi 1230 tubime politike, arsimore dhe kulturore", tha myftiu Naim ef.Tërnava, me rastin e shënimit të ditës së Medresesë më 1 nëntor 2016. Në këtë manifestim morën pjesë udhëheqësit e Bashkësisë Islame të Kosovës, përfaqësues të Ministrisë së Arsimit, nga ambasada turke, profesorë, nxënës dhe mysafirë tjerë nga jeta politike, kulturore dhe arsimore.

Zëvendësministrja e Arsimit Shkencës dhe Teknologjisë, Anila Statovci-Demaj, duke përshëndetur këtë tubim tha se Medreseja "Alauddin", ka luajtur një rol shumë dimensional dhe vlerësoi lart kontributin e medresesë në të gjitha etapat, teksa u zotua se MASHT-i do të vazhdojë të ofrojë ndihmën dhe bashkëpunimin e vet për të gjitha shkollat pa dallim, duke përfshirë edhe këtë shkollë.

"Shpreh gëzimin e madh që kam, të shoh suksesin e kësaj shkolle. Ne përgëzojmë një shkollë si medreseja, e cila ka mbajtur frontin bindshëm dhe ruajtjen e vlerave, të identitetit tonë kombëtar, vlerave tradicionale si shoqëri dhe për këtë duhet përshëndetur dhe falënderuar të gjithë veprimtarët e asaj kohe. Ndërsa ju e dëshmuat se çdo gjë është e mundshme. Ju duhet të angazhoheni që t'i ruani këto vlera që në masë të madhe janë duke u rrënuar", tha zv/ministrja Statovci-Demaj.

Drejtori i Medresesë "Alauddin". Jakup ef. Çunaku, foli për rolin e kësaj shkolle përgjatë viteve 89-99, duke potencuar se përveç rolit në fushën e arsimit, ajo shumëfishoi rolin e saj duke u vënë 100% në shërbim të popullit dhe kauzës sonë për liri dhe pavarësi. "Nëntori është muaji që kanë ndodhur shumë ngjarje që kanë ndryshuar rrjedhën e fatit të popullit tonë. Ka shumë çfarë të thuhet për rolin e Medresesë përgjatë këtyre viteve. Ajo sot ka zënë vendin meritor në mesin e simotrave të veta në fushën e arsimit në tërë Kosovën dhe më gjerë. Nga kjo shkollë gjithnjë kanë dalë kuadro të mira, të edukuara drejtë në frymën e islamit të mirëfilltë duke mësuar se si duhet respektuar dhe dashur njeriun, familjen, dhe sa dhe në ç'mënyrë duhet të sakrifikojmë për atdheun tonë. Premtoj se do ta qojmë përpara amanetin e të parëve tanë që të kemi një shtet të fortë me shoqëri të shëndoshë dhe të qëndrojmë të bashkuar rreth vlerave fetare e kombëtare," tha drejtori i Medresesë Jakup ef. Çunaku. Medreseja ishte vendi ku parakaluan kokat më të ngritura e të ditura të kombit tonë, të cilët mundësuan ruajtjen e vlerave të identitetit tonë kombëtar dhe fetar. Në fund nga nxënësit e kësaj shkolle u shfaq një program i pasur kulturor-artistik. *(R.S).*



***Nga manifestimi me rastin e përvjetorit të 65-të të Medresesë "Alauddin" në Prishtinë***

**Mbahet konferenca shkencore "Revista Dituria Islame -tri dekada jetë, punë, sfida dhe suksese"**

*Prishtinë, 18 nëntor 2016*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi konferencë shkencore "Revista Dituria Islame -tri dekada jetë, punë, sfida dhe suksese," kushtuar 30 vjetorit të daljes së kësaj reviste. Në këtë konferencë morën pjesë studiues e hulumtues nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia dhe më gjerë. Hapja solemne e konferencës u bë më 18 nëntor 2016, në ambientet e hotelit "Swiss Daimond" në Prishtinë , ku të pranishëm ishin myftiu i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef. Tërnava, kryeministri i Republikës së Kosovës, z.Isa Mustafa, kryetari i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë Sulejman ef.Rexhepi, kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Skender Bruqaj, ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji, përfaqësues të Këshillave Bashkësisë Islame të Kosovës, studiues, akademikë e hulumtues etj. Me intonimin e himnit të timin, vizionin, dijen dhe kontributin e të gjithë atyre që punuan për tri dekada në rritën, zhvillimin dhe formësimin e revistës "Dituria Islame", dhe përmes saj përçuan te popullata vlerat hyjnore, humane, kombëtare e kulturore. Prandaj, me këtë rast, shpreh mirënjohjen më të sinqertë dhe konsideratat më të thella për drejtuesit, kryeredaktorët, redaktorët dhe për të gjithë bashkëpunëtorët e revistës "Dituria Islame". Një mirënjohje të veçantë në këtë përvjetor, gjithsesi e meritojnë lexuesit tanë të nderuar nga të gjitha viset shqiptare dhe diaspora, të cilët me interesimin dhe besnikërinë e tyre për revistën "Dituria Islame", ishin dhe vazhdojnë të jenë garancia më e fuqishme dhe motivi kryesor për punën dhe angazhimin tonë",- tha ndër të tjera, Myftiu Tërnava.

Kryeministri i Republikës së Kosovës z.Isa Mustafa, e ka quajtur përvjetor të rëndësishëm jo vetëm për komunitetin islam, por për Kosovën, duke e cilësuar




*Myftiu Tërnava gjatë fjalës së tij përshëndetëse me rastin e konferencës shkencore*

Kosovës dhe himnit kombëtar, dhe me një pjesë nga Kurani, të lexuar nga Vedat ef. Sahiti, u hap konferenca. Mysafirëve mirëseardhje u dëshiroi sekretari i Kryesisë së BIRK-ut, Resul ef. Rexhepi, i cili ndër të tjera, tha: "Po promovojmë dhe po festojmë bashkë vlerat dhe punën e shkëlqyer që ka mbjellë dhe kultivuar një varg i tërë i krijuesve, dijetarëve, shkencëtarëve, poetëve, shkrimtarëve, gazetarëve dhe i dashamirëve të fjalës së shkruar, dhe ky varg është shumë i gjatë dhe vështirë i numërueshëm".

Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim Tërnava mbajti fjalim përshëndetës.

"Jemi mbledhur sot, në këtë manifestim, për të vlerësuar dhe për të nderuar angazhimin, punën, përkushatë një revistë e cila ka lënë gjurmë të thella në etikën fetare dhe kombëtare të Kosovës. "Në kohë shumë të vështira, ashtu siç u tha edhe këtu, revista "Dituria Islame" ka përmbushur një mision tepër të rëndësishëm ndaj popullsisë në Kosovë dhe jo vetëm në Kosovë, duke qenë në shërbim të informimit, edukimit dhe të orientimit të tyre. Ne kemi nevojë të kultivojmë respektimin e vlerave njerëzore, kemi nevojë të kultivojmë tolerancën ndërmjet njerëzve, ndërmjet popujve, ndërmjet religjioneve, të kultivojmë trashëgiminë tonë të përbashkët kulturore dhe fetare, të mbrojmë parimet e një bote të lirë, të respektojmë të drejtat e njeriut dhe të drejtat fetare. Unë mendoj se Bashkësia Islame e ka dhënë një shembull të shkëlqyer këtu dhe kemi pasur

një tolerancë, një bashkëjetesë dhe një bashkëpunim të mrekullueshëm edhe me komunitetet e tjera fetare dhe vetë prania e ipeshkvit sot këtu, flet për një bashkëpunim të thellë dhe për një lidhje kombëtare që e kemi ne, duke respektuar edhe specifikat religjioze. Natyrisht se shumë nga këto vlera më parë i kemi ruajtur dhe trashëguar falë kësaj reviste, e cila ka lënë gjurmë dhe ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm, prandaj uroj që revista të vazhdojë edhe më tutje frymën e saj", - tha Kryeministri Mustafa.

Nga ana e tij, ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji, në fjalën e tij u shpreh se kjo ngjarje është e rëndësishme për ju, po e vlerësueshme edhe nga ana jonë, sepse janë 30 vjet përpjekje për të shqipëruar mendimin islam në gjuhën tonë të dashur shqipe, e cila na bashkon dhe na vëllazëron të gjithë, pa marrë parasysh besimin. "Revista jonë "Drita" dhe revista juaj "Dituria Islame", kanë qenë "kandil drite dhe diturie", që janë përpjekur të ndriçojnë mendjen dhe zemrën e besimtarëve tanë në errësirën e një shoqërie ateiste dhe një shteti komunist. Shkëlqimi i kësaj drite i nevojitet besimtarit tonë, pa marrë parasysh fenë"- tha Ipeshkvi Gjergji. Duhet të themi se, liria nuk është privilegj, por gjendje, dhe e drejta nuk ju takon vetëm disave, por të gjithëve. Unë do të isha tepër i zemëruar nëse një mësuesi apo mësueseje katolike do t'i kërkohej ta hiqte kryqin nga qafa, sikurse bënin komunistët, për t'u bërë mësimdhënës. Unë nuk jam mysliman, por dua të shpreh zemërimin tim si shqiptar, që një motrës sime i mohohet e drejta të jetë mësuese vetëm se bartë shami. Në këtë rast "Edhe unë jam Fatmire".

Kryetari i KMSH-së, h. Skender Bruçaj, në fjalën përshëndetëse për konferencën shkencore "Revista Dituria Islame - tri dekada jetë, punë, sfida dhe suksese", theksoi sakrificat për të investuar në arsim, kulturë dhe për edukimin e brezave të rinj. Revista "Dituria Islame" lindi në Kosovë, në një kohë sakrificash dhe sfidash të mëdha, për bashkësinë e myslimanëve të Kosovës, të cilët nën pushtimin njëshekullor i mbijetuan presionit, persekutimit dhe privimit të lirisë, duke investuar dhe sakrifikuar çdo gjë për arsimin, kulturën dhe edukimin e brezave të rinj,"- tha ndër të tjera kreu i KMSH-së.

Kryetari i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë h.Sulejman ef.Rexhepi në fjalën e tij duke uruar këtë përvjetor thekoi se në këtë tridhjetë vjetor revista përforcoi identitetin fetar dhe kombëtar të popullatës së Kosovës. "Me plotë të drejtë Bashkësia Islame e Kosovës mburret që e ka organ të vetin këtë revistë, kurse ne shqiptarët në tërësi dhe myslimanët mburremi që e kemi revistë shumë të dashur dhe tepër të lexuar me endje dhe qejf.

Kurse prof. dr. Zejnullah Gruda mbajti një referat kushtuar historikut dhe rëndësisë së revistës "Dituria Islame".

Më 19 dhe 20 nëntor konferenca vazhdoi punimet në sallën e Kryesisë së BIRK-ut, ku u mbajtën shtatë seanca shkencore me 50 studiues, akademikë dhe punonjës shkencorë. *(R.S).*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në konferencën shkencore "Zani i Naltë - thesar kulturor, fetar e kombëtar"

*Shkup, 24 nëntor 2016*

Në amfiteatrin e Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, u zhvillua konferenca e tretë shkencore kushtuar kolonës së Zanit të Naltë, me titull, "Zani i Naltë - Thesari kulturor, fetar e kombëtar", organizuar nga Bashkësia Fetare Islame e Maqedonisë. Fjalë përshëndetëse në këtë konferencë mbajtën mr. Naim ef. Tërnava, Myfti i BIK-ut, h. Skender Bruçaj, kryetar i KMSH-së dhe Reisul Ulema h. Sulejman ef. Rexhepi, kryetar i BFI-së.

Në fjalën përshëndetëse myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava duke folur në emrin e Bashkësisë Islame të Kosovës i falënderoj për





*Krerët e tri bashkësive islame shqiptare gjatë konferencës shkencore në Shkup*

mundësinë që iu dha t'u drejtohet kësaj audience të respektuar, në këtë konferencë, që i kushtohet revistës së parë fetare islame në gjuhën shqipe botuar nga KMSH, "Zani i Naltë", e cila tani vjen e ribotuar komplet në 10 vëllime. Revista "Zani i Naltë" e cila tanimë është vlerë e shtuar për kulturën dhe historinë tonë, qe themeluar në fillimet e themelimit të Komunitet Mysliman Shqiptar, e rrjedhimisht edhe shtetit shqiptar, nga elita intelektuale fetare e kulturore e kohës. Kjo elitë siç dihet e pati ideuar, realizuar e kultivuar jo vetëm revistën "Zani i Naltë", po edhe nisma e ndërmarrje tjera të cilat tashmë janë themele të së kaluarës sonë kombëtare, shtetërore, fetare e kulturore. Vetë nisma për botimin e një reviste të formatit të "Zanit të Naltë", përveçse kishte një rëndësi të veçantë historike, s'ka dyshim se ishte edhe një hap i guximshëm që tregonte qartë pjekurinë, vizionin, përgatitjen profesionale, e mbi të gjitha përgjegjësinë e elitës fetare islame të kohës, për të krijuar institucione që kryejnë misionin e tyre para Zotit, vendit e popullit. "Kjo revistë për një dekadë e gjysmë qe bërë tribunë e mendimit të elitës islame e shqiptare, ku ulemaja shqiptare me kompetencë trajtonte tema profesionale nga disiplina kombëtare, fetare, sociale e kulturore. Këtu gjejmë urtësinë dhe begatitë e disiplinave kuranore nga penat të shquara e mendje të ndritura, siç ishte haxhi Vehbi Dibra me bashkëkohësit e tij. E konceptuar si revistë fetare islame, ajo këtë mision madhor e kreu me sukses, mirëpo nuk ngeli në kuadër të një reviste thjeshtë fetare, por shumë shpejt u shndërrua në një tribunë të mendimit fetar, filozofik, kulturor e atdhetar, dhe kështu rreth vetes mblodhi penat më të njohura të kohës", tha pos tjerash Myftiu Tërnava.

Pas fjalëve përshëndetëse konferenca ka vijuar me leximin e kumtesave ku panelistët për këtë konferencë ishin: Doc. dr. Naser Ramadani, FSHI-Shkup,"Mendimi pedagogjik në revistën Zani i Naltë", prof. Resul Rexhepi, BIK-Prishtinë," Zani i Naltë projekt i mendimtarëve vizionarë", mr. Ziber Lata, FSHI-Shkup," Shumë dimensionaliteti dhe reflektimet e Zanit të Naltë", dr. Genti Kruja, KMSH-Tiranë," Zani i Naltë, një shekull në shërbim të dijes". Beqir ef. Memeti, BFI-Shkup," Zani i Naltë-zëdhënës i mendimit intelektual të myslimanëve shqiptarë". Në këtë konferencë studiuesit kanë nxjerrë në pah rolin dhe vlerat mbarëkombëtare dhe fetare të kësaj reviste. Revista "Zani i Naltë" është organi i parë zyrtar i KMSH-së, dhe është themeluar më 1923. *(R.S).*

### Myftiu Tërnava vizitoi Gjilanin

*Prishtinë, 24 nëntor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Ternava i shoqëruar nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit Naim ef. Aliu vizitoi Komunën e Gjilanit, ku u pritën nga kreu i komunës z. Lutfi Haziri dhe nënkryetari z. Rexhep Kadriu.

Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Haziri për pritjen dhe për bashkëpunimin e shkëlqyer të komunës së Gjilanit me KBI e Gjilanit, duke theksuar se komuna e Gjilanit dhe Këshilli i Bashkësisë Islame janë model i bashkëpunimit ndërinstitucional .

Pas takimit Myftiu dhe kryetari i Gjilanit mbajtën një konferencë për media. Më pas Myftiu Tërnava, kryetari




*Myftiu Tërnava gjatë konferencës për shtyp në Gjilan*

Haziri dhe kryetari Aliu morën pjesë në vënien e gurthemelit të dy objekteve të reja fetare në lagjen e Balecit dhe në fshatin Pasjak. Në fillim të këtij solemniteti të rastit, kryetari i KBI-së Gjilanit, Naim ef. Aliu, pasi përshëndeti dhe iu dëshiroi mirëseardhje, mysafirëve nga BIK-u i Kosovës, me në krye myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava, atyre të komunës së Gjilanit, kryetarit z. Lutfi Hazirit dhe nënkryetarit zotëri Rexhep Kadriut, në fjalën e tij theksoi se xhamia "Xhedide" e lagjes së Balecit është njëra ndër xhamitë e vjetra të komunës së Gjilanit dhe nevoja për të krijuar kushte më të mira për kryerjen e riteve fetare islame ishte e kahershme, andaj u ndërmor iniciativa për të rindërtuar këtë objekt fetar islam, tha Aliu, i cili më pas vazhdoi me një histori të shkurtër të kësaj xhamie, ekzistimi i së cilës daton që nga viti 1890, në fillim funksionoi si mesxhid dhe e njëjta u ndërtua në truallin e vetë investuesit të atëhershëm të xhamisë Hysen Pashë Milles, i cili ishte me prejardhje nga Gjakova , dhe i cili ishte pronar i madh tokash dhe tregtar i njohur në Anamoravë. Xhamia e vjetër pësoi edhe rindërtime në vitin 1973/74, ku u bë renovimi dhe më pas me kontributin e xhematit u ngritë edhe minarja, pastaj është bërë edhe meremetimi i saj në vitin 1994.Të gjitha këto rindërtime e renovime janë bërë falë kontributit të xhematit të kësaj xhamie, të cilët edhe kanë qenë boshti i KBI së Gjilanit. Ky xhemat ka ditë me e mbajt këtë xhami, ka ditë me mbajt edhe Këshillin e BI në Gjilan, tha Myftiu Tërnava për të shtuar se edhe Muhamedi a.s. na tregon dhe porositë për vlerën që ka xhamia dhe se ai i cili ndërton një xhami Allahu do t'i ndërtoj atij një shtëpi prej shtëpive të Xhenetit nesër në Ahiret.

Xhamitë te ne, edhe në të kaluarën edhe tash edhe pas kanë luajtur, po luajnë dhe do të luajnë rolin për edukimin e gjeneratave të reja dhe përmes këtij edukimi, reflektimi i dritës , harmonisë, bujarisë, edukatës, gatishmërisë për punë, solidaritetit, e cila do të rrezatoj te shpirtrat e të gjithë njerëzve, të cilët besojnë Zotin dhe adhurojnë vetëm atë që është Krijues i kësaj ekzistence dhe që presin në shpërblimin e Allahut kur të dalin para Zotit për ta dhënë llogarinë përfundimtare. Ne sot e kemi një ditë të begatshme, pasi që do të vemë gurthemelin edhe të një xhamie tjetër në fshatin Pasjak. Nuk do të pranojmë dhe as që kemi pranuar asnjëherë që këtij xhemati të mrekullueshëm t'i vishen etiketime, të cilat nuk i meritonˮ.

Ndërkaq në fjalën e tij kryetari i komunës së Gjilanit, Lutfi Haziri theksoi se xhamia e vjetër deri më tash ka kryer misionin e vet duke iu përballuar krajtave të kohës dhe në fund uroi xhematin, popullatën e lagjes së Balecit dhe gjithë të pranishmit për ndërtimin e xhamisë së re dhe shpresoj se shumë shpejtë të përfundoj ndërtimi dhe të vijmë dhe t'i falim dy rekatet për objektin e ri dhe në të t'i kryejmë edhe obligimet tjera fetare.

Objekti i ri i xhamisë do jetë i dimensioneve të njëjta sikur ajo e vjetra dhe ajo do të kushtojë diku rreth 200 mijë euro, nga të cilat xhemati e qytetarët do të sigurojnë një të katërtën e këtyre mjeteve, ndërsa pjesën tjetër donatori . (Iljaz Mustafa)

### Myftiu Tërnava mori pjesë në përurimin e xhamisë në Drenovc të Malishevës

*Prishtinë, 30 nëntor*

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava më bashkëpunëtorë morën pjesë në përurimin e xhamisë së fshatit Drenovc të Malishevës. Në këtë ngjarje pjesëmarrës po ashtu ishin edhe kryetari i KBI të Malishevës, Xhevat ef. Kryeziu, kryetari i Komunës së Malishevës, z.Ragip Begaj dhe shumë xhematlinjë tjerë. Kryetari KBI të Malishevës, Xhevat ef. Kryeziu pos tjerash falënderoi të gjithë ata që morën pjesë në këtë përurim të rëndësishëm për këtë fshat dhe veçoi kontributin e BIK dhe donatorit që ndihmuan në ndërtimin e kësaj xhamie. Kryetari i Komunës së Malishevës, z.Ragip Begaj në fjalën përshëndetëse vlerësoi dhe çmoi punën që është duke e bërë BIK-u, në të mirë të vendit dhe mirëqenies së përgjithshme. Ai theksoi se pa besim nuk ka asgjë dhe se kjo xhami do t'i shërbejë të mirës së vendit, lutjeve të përbashkëta për mirëqenien tonë dhe mësim-besim të gjeneratave të reja. "Pa besim nuk mund të ecim përpara dhe pa besim nuk jemi as njerëz. Ky fshat është fetar dhe kombëtar, dhe shumë bash-



*Myftiu Tërnava gjatë fjalimit me rastin e hapjes së xhamisë së Drenovcit në Malishevë*

këpunues, prandaj të krijojmë një kulturë që ta duam fenë dhe atdheun, dhe ku është bashkimi dhe uniteti aty është edhe progresi ynë", theksoi kryetari Begaj.

Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef.Tërnava, uroi për ndërtimin e kësaj xhamie dhe shfaqi bindjen se këtu do të adhurohet Allahu dhe se kjo xhami do të rrezatojë paqe e mirëqenie të gjithëmbarshme. "Kjo xhami sikur të gjitha xhamitë tjera në Kosovë do shërbejë në vazhdimësi, që këto të përçojnë mesazhe paqeje, harmonie, tolerance, të besimit reciprok ndër veti, pra shtrirjen e dorës së bashkëpunimit mes vete. Kjo xhami do të rrisë dhe të forcojë edhe më shumë unitetin, bashkimin tonë, sepse këtu do të shpjegohet fjala e Zotit xh.sh., dhe fjala Resulullahit a.s., në veçanti, ky vend që ka dhënë shumë për liri, dhe lusim Allahun që të gjithë ata djem e vajza që ranë shehid, Allahu t'i shpërblej më xhenet dhe të mirat e Tij"- tha Myftiu Tërnava, duke nënvizuar se duhet të gjithë ta japim kontributin që mos t'i lejojmë askujt, që në emër të fesë apo duke u thirrur në fe të bëhet ekstrem, radikal dhe në emër të fesë të bëj vepra të liga e të këqija të cilat janë kundër vetë natyrës së njeriut.

Në fund të fjalës së tij, Myftiu Tërnava bëri thirrje që të japim edhe më tej kontribut për një mirëqenie të përgjithshme të kombit tonë, kudo që jemi dhe kudo që veprojmë.

Ndarjen e parcelës së ndërtimit të xhamisë e bëri Komuna, kurse ndërtimin e saj e bëri shoqata nga Kuvajti "Patient Help Fund" (PHF) me përfaqësues Islam Cakaj.

Në fund u ndanë disa mirënjohje për punën dhe angazhimin e atyre që ndihmuan në ndërtimin e kësaj xhamie. (R.S).

### Myftiu Tërnava priti në takim shefin e ri të misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Jan Braathu

*Prishtinë, 17 nëntor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim shefin e ri të misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Jaan Brathu. Myftiu Tërnava fillimisht i uroi ambasadorit postin e tij të ri në krye të misionit të OSBE-së në Kosovë, organizatë kjo me të cilën Bashkësia Islame e Kosovës ka pasur vazhdimisht raporte të mira dhe korrekte sidomos në fushën e dialogut ndërfetar në Kosovë. Myftiu njoftoi ambasadorin me zhvillimet e jetës fetare në vend dhe me sfidat e së ardhmes me theks të veçantë mbi ligjin për rregullimin e statusit juridik të bashkësive fetare. Nga ana e tij ambasadori Jan Braathu, falënderoi Myftiun për pritjen dhe kontributin e Bashkësisë Islame në projektet e për-



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin Jan Braathu*

bashkëta të realizuara përgjatë viteve të kaluara. "Jemi të gatshëm të bashkëpunojmë edhe në të ardhmen"- tha ambasadori Jan Braathu. (R.S).

### Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Kuvajtit Al Jasim

*Prishtinë, 17 nëntor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti ambasadorin Fayez Mishari Al Jasim, ambasador jorezident i shtetit të Kuvajtit.

Myftiu Tërnava pasi i shprehu mirëseardhje ambasadorit Al Jasim, e njoftoi me punën e BIRK-ut dhe organizimin e jetës fetare në Kosovë, dhe njëherësh e çmoi lart marrëdhënien mes dy vendeve mike, me ç'rast e falënderoi për ndihmën e shtetit të Kuvajtit dhe popullit kuvajtian dhënë Kosovës në kohët më të vështira.

Nga ana e tij ambasadori Al Jasim, falënderoi Myftiun edhe për mikpritjen dhe për bashkëpunimin serioz



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin Al Jasim*

në realizimin e disa projekteve në ngritjen e infrastrukturës së BIK-ut, dhe shprehu gatishmërinë për thellimin e bashkëpunimit të mëtejmë në të ardhmen. *(R.S).*

**Myftiu Tërnava priti në takim dijetarin dr. Selman el Aude**

*Prishtinë, 1 nëntor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në një takim studiuesin e njohur të botës Islame, dr. Selman el Aude dhe profesorin e hadithit dr. Abdulvehab Turejri nga Arabia Saudite. Myftiu Tërnava pasi u uroi mirëseardhjen, i njohu mysafirët me strukturën dhe funksionimin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe sfidat me të cilat ballafaqohet ky institucion. Myftiu Tërnava nga ana e tij vlerësoi se populli i Kosovës vazhdimisht ka shprehur mirënjohjen për angazhimin dhe kontributin e Arabisë Saudite si qeveri dhe popull që i ka dhënë Kosovës para, gjatë dhe pas luftës e veçanërisht në fazën emergjente si dhe kontributin e pakursyer në lobimin për njohjen dhe integrimin e Kosovës në mekanizmat ndërkombëtarë.



*Myftiu Tërnava priti në takim dijetarin dr. Selman el Aude*

Dijetari Selman el Avde falënderoi Myftiun Tërnava dhe Bashkësinë e Islame të Kosovës për pritjen dhe çmoi kontributin e dhënë për organizimin dhe drejtimin e jetës fetare në Kosovë dhe në rolin që luan Bashkësia Islame në kultivimin paqes, tolerancës e bashkëjetesës mes komuniteteve që jetojnë në Kosovë. Në përfundim të takimit, dijetari El Aude i dhuroi Myftiut Tërnava disa prej botimeve të tij.

Më pas, dijetari Al Aude vizitoi dekanin e Fakultetit të Studimeve Islame, dr. Fahrush Rexhepi, kurse para studentëve të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë mbajti një ligjëratë përmbajtjesore. Në agjendën e radhës ishte vizita në Medresenë Alauddin, ku u pritën nga drejtori Jakup ef.Çunaku. *(R.S).*

**Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Rrjetit të Bizneseve Shqiptare në Zvicër, z.Naser Mustafën**

*Prishtinë, 4 nëntor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti sot në takim kryetarin e Rrjetit të Bizneseve Shqiptare në Zvicër, z.Naser Mustafën. Myftiu Tërnava pasi e falënderoi për vizitën, mysafirin e njohu me organizimin, zhvillimin dhe sfidat që ka BIK në punën e saj. "Kosova gjithnjë do të jetë mirënjohëse për kontributin e mërgatës shqiptare që kanë dhënë, dhe vazhdojnë të japin këtë vend", tha Myftiu Tërnava.

Nga ana e tij kryetari i Rrjetit të Bizneseve Shqiptare në Zvicër, z.Naser Mustafa falënderoi Myftiun Tërnava dhe Bashkësinë e Islame të Kosovës për kontributin e dhënë në vazhdimësi në zhvillimin e jetës fetare në vend dhe shprehu bindjen se mërgata dhe në veçanti Rrjeti i Bizneseve Shqiptare në Zvicër, ka për synim të krijojmë, bashkojmë e forcojmë lidhjen ndërmjet diasporës shqiptare në Zvicër dhe vendeve amë. Rrjeti i Bizneseve Shqiptare në Zvicër, mëton të vendos baza të bashkëpunimit ndërmjet bizneseve në vendet amë dhe diasporë, të krijojë mundësi për investime të përbashkëta në Kosovë, si dhe bashkëpunim me qëllim të zhvillimit dhe avancimit të sektorit privat në Kosovë.



*Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë në takim me z.Naser Mustafën*

**Ahmet Sadriu: "Dituria Islame", revista që i kontribuoi çështjes kombëtare**

*18 nëntor 2016*

Në kohën e luftës në Kosovë, mediet e shkruara shqiptare e kishin shumë vështirë të vepronin, por nga ato pak që kishin punuar edhe gjatë atyre viteve është edhe revista "Dituria Islame", që tani, në vitin 2016, po mbush 30 vjet veprim e krijim.

Përkundër se e projektuar të zbardhë vetëm tema

fetare, redaksia e "Diturisë Islame" kishte ndërruar kurs, duke u bërë dritare e informimit për shqiptarët në Kosovë.

"Ishin periudha të vështira kohore që ne i kemi përjetuar", thotë ish-kryeredaktori i kësaj reviste Ahmet Sadriu për emisionin Ora e Fundit në Klan Kosova.

"Atëherë kishte terr informativ kur ne funksiononim dhe përpos temave fetare, kishim edhe një dritare informative".

"Kemi raportuar demonstratat e ndryshme, paraqitjen e UÇK-së, masakrat si ajo e Reçakut dhe normalisht ato reflektonin te pushteti i atëhershëm. Prandaj kemi pasur probleme të ndryshme, por asnjëherë nuk kemi rënë pre e presionit".




*Ahmet Sadriu gjatë konferencës shkencore me rastin e 30-të vjetorit të revistës "Dituria Islame"*

Kontributi i kësaj reviste do të vlerësohet gjatë këtyre dy ditëve në Prishtinë, pasi është hapur një sesion dyditor ku do të flitet për "Diturinë Islame". Do të ketë edhe shumë pjesëmarrës me punime dhe referate nga të gjitha trojet shqiptare. *(klankosova.tv)*

### Reagim: MD nuk ndërhyn në punët tona, imamët dhe literatura janë caktuar për ligjërata në burgje

Prishtinë, 12 nëntor 2016

Sot nëpër disa portale është shpërndarë një lajm i pavërtetë i plasuar nga televizioni Tribuna-Chanel, se gjoja Bashkësia Islame e Kosovës, së shpejti do ta nënshkruajë një memorandum me Ministrinë e Drejtësisë, për caktimin e imamëve dhe për përzgjedhjen e ligjëratave të tyre nëpër Kosovë, me qëllim të parandalimit të ekstremizmit dhe radikalizmit.

E vërteta është krejtësisht ndryshe, sepse këtu bëhet fjalë për caktimin e Imamëve nga ana e BIK-ut, për të ligjëruar nëpër burgje dhe nëpër shtëpitë korrektuese, në 10 Qendra të Kosovës, dhe atë me kërkesën e Ministrisë së Drejtësisë, përkatësisht Drejtorisë së Burgjeve. Me këtë rast do të bëhet edhe verifikimi i literaturës fetare, e cila momentalisht gjendet nëpër burgje dhe përmbajtja e tyre. Pra, nuk bëhet fjalë për kurrfarë ndërhyrje në punët e brendshme të BIK-ut, nga ana e askujt sepse kjo punë është çështje e jona e brendshme, e cila është e rregulluar me Kushtetutën e BIK-ut dhe rregulloret e punës në fuqi.

Shpresoj që gazetarët tanë dhe portalet e Kosovës, të mos bien pre e këtyre dezinformatave të plasuara nga mediet dhe portalet, të cilat siç duket qëllim të vetëm kanë jo informimin e drejtë por dezinformimin e opinionit dhe natyrisht mundësinë e klikimeve të shumta që u sjellin përfitime të majme.

*Me respekt,*
*Sabri Bajgora, Kryeimam i BIK-ut*

### KBI Lipjan vendos gurthemelin për ndërtimin e xhamisë në fshatin Bujan

Në prezencë të disa dhjetëra qytetarëve të komunës së Lipjanit, gjegjësisht banorëve të fshatit Bujan, më 28 shtator 2016 u vu gurthemeli për fillimin e punimeve në xhaminë e këtij fshati, e cila konsiderohet xhamia e parë në këto anë. Në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame në Lipjan, nikoqiri Xhevdet ef. Bytyqi, kryetar, përshëndeti të pranishmit dhe i falënderoi ata për pjesëmarrje në gëzimin e përbashkët të kësaj dite dhe date të shënuar. Ai falënderoi shoqatën nga Kuvajti për këtë donacion si dhe përgëzoi qytetarët e Bujanit për xhaminë e re. "Zotohem se nuk do të ndalemi së punuari në ndërtimin dhe rregullimin e xhamive, me qëllim që besimtarët tanë t'i kryejnë sa më lehtë adhurimet ndaj Zotit xh. sh.", u shpreh kryetari Bytyqi.

Me një fjalë rasti xhematlinjëve të tubuar iu drejtua edhe përfaqësuesi i shoqatës PHFS nga Kuvajti z. Islam Cakaj, i cili njëherësh konsiderohet edhe donator i ndërtimit të xhamisë në fjalë.



*Vënia e gurthemelit për ndërtimin e xhamisë në Bujan të Lipjanit*

Ekrem ef. Simnica nga Kryesia e BIK, i cili me pjesëmarrje nderoi këtë ngjarje, pati kënaqësinë që të pranishmëve t'iu drejtohet me fjalë miradije për kontributin, angazhimin dhe mundin e tyre në ruajtjen dhe përcjelljen e bazave dhe parimeve të shëndosha fetare shekuj me radhë, për të vazhduar më tej te gjeneratat dhe brezat në vijim. "Ky gurthemel dhe ndërtimi i xhamive që po bëni në komunën e Lipjanit me rrethinë, është dëshmia më e mirë se në zemrat tuaja rrezaton imani, besimi dhe bindja e plotë në Allahun xh.sh., dhe këtë mirësi patjetër se do ta përcillni tek ata që ju pasojnë. E kush do i ndërtonte këto xhami, sikur të mos ishit ju dhe ne, një kategori për të cilët Allahu xh.sh. foli në Kuranin famëlartë: "Me të vërtetë xhamitë i ndërtojnë ata që besuan në Allahun dhe Ditën e Fundit, ata që e falin namazin dhe e japin zekatin", tha ndër tjerash ef. Simnica. *(Fatmir Iljazi)*

**Vendoset gurthemeli i xhamisë në fshatin Nasalë**

Me datë 13.10.2016, në fshatin Nasalë të komunës së Gjilanit, u vu gurthemeli i xhamisë së re, në prani të kryeimamit Sabri ef. Bajgora, përfaqësuesve të shoqatës PHFS nga Kuvajti, përfaqësues të KFOR-it turk, banorë të fshatit Nasalë dhe të tjerëve rreth tij.

Në emër të nikoqirit, kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Gjilan, Naim ef. Aliu përshëndeti të pranishmit, dhe falënderoi delegacionin e Kryesisë së BIK, me në krye Sabri ef. Bajgorën, kryeimam i BIK, për prezencën e tij në këtë ngjarje. "Prezenca juaj vetëm sa e hijeshon dhe i jep madhështi këtij tubimi të sotëm", u shpreh efendi Aliu.

Falënderimet për donatorët (që në këtë rast iu dedikuan përveç shoqatës PHFS nga Kuvajti, edhe vetë banorëve të këtij fshati si pjesëmarrës në këtë projekt) nuk munguan. Në emër të Këshillit të fshatit Nasalë, të pranishmit i përshëndeti dhe i falënderoi për donacionin dhe kontributin, kryetari i fshatit duke falënderuar Zotin, që më në fund po ju mundësohet banorëve të kenë xhaminë e tyre, duke mos pasur nevojë më që të udhëtojnë në fshatrat përreth, si Zhegër, Lladovë, Llashticë e Remnik, për kryerjen e riteve fetare.


*Kryeimami Bajgora me rastin e vënies së gurthemelit të ndërtimit të xhamisë në fshatin Nasalë të Gjilanit*

Fjala kryesore në këtë tubim ishte rezervuar për Kryeimamin Bajgora, i cili pasi përcolli përshëndetjet e Myftiut Tërnava dhe të Kryesisë së BIK për banorët e atyre anëve, ndër tjerash u shpreh: "Falënderimi i takon të Madhit Zot, që sot na mundësoi të jemi bashkërisht këtu për të vënë gurthemelin e kësaj shtëpie të shenjtë, kësaj shtëpie ku shpresojmë se do të edukohen breza dhe gjenerata në frymën e dashurisë dhe respektit të ndërsjellë, duke pas parasysh se krahas arsimit, rinisë sonë, fëmijëve dhe familjeve tona u nevojitet edhe edukimi shpirtëror. Nuk ka dyshim se xhamia luan pikërisht këtë rol, që njeriun ta përgatit e ta kalit shpirtërisht, që të jetë më i fortë në ballafaqim me sfidat e ndryshme të jetës. Allahu xh.sh. thotë në Kuranin famëlartë: "Me të vërtetë xhamitë (shtëpitë e Zotit) i ndërtojnë (kujdesen për to, i mirëmbajnë) ata që bindshëm besojnë Zotin fuqiplotë, e falin namazin, e japin zekatin dhe nuk ja kanë frikën askujt përpos Zotit." E për ndërtuesin e xhamive vjen edhe sihariqi nga i dërguari i Zotit, Muhamedi a.s., i cili thotë se: "Ai njeri i cili për hir të Allahut e ndërton një xhami, Allahu atij do t'i ndërtojë një shtëpi, një pallat në xhenet". Prandaj të lumtë ju që Zoti ju ka përzgjedhur që në fshatin tuaj, në vendin dhe tokën tuaj, ta keni një xhami. Vendet ku janë xhamitë janë vende të shënjuara nga Zoti fuqiplotë, sepse bereqeti, mirësia, razia dhe rahmeti i Allahut është gjithmonë prezent me ju. Sot kemi nevojë më tepër se kurrë që të rinjve tanë t'ua shpjegojmë parimet e shenjta të fesë sonë islame. Vetë emri i saj është paqe, kjo paqe e zbritur nga Allahu xh.sh., një ndër emrat e të Cilit është paqe, në asnjë mënyrë nuk guxon të nëpërkëmbet e t'i ndërrohet kuptimi i plotë i saj. Kjo fe nuk guxon të etiketohet si fe e vrazhdësisë, e dhunës dhe e terrorit, sepse nuk është e tillë. Prandaj e lus Zotin që të vetëdijesohemi që t'u përmbahemi parimeve të shenjta islame, për t'i treguar botës së islami është mesazh i paqes e jo i dhunës. Le të jetë kjo xhami shembull i vënies në praktikë të fjalëve tona". *(Fatmir Iljazi)*

**Kryeimami Bajgora inspektoi punimet në xhamitë e komunës së Vitisë**

Me datën 5 tetor 2016, kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora qëndroi për vizitë pune në Këshillin e BI në Viti, ku u informua për zhvillimin



*Kryeimami Bajgora me rastin e vizitës së xhamive të komunës së Vitisë*

e jetës fetare dhe organizimin dhe realizimin e aktiviteteve fetare në këtë komunë. Pas vizitës në Këshill, Kryeimami Bajgora i shoqëruar nga asistenti i tij, Fatmir ef. Iljazi dhe ndihmës sekretari Rexhep Luma, inauguroi xhaminë e sapondërtuar në fshatin Buzovik, të komunës së Vitisë.

Në përfundim të kësaj vizite, Kryeimami Bajgora inspektoi punimet ne xhaminë e Shushve në fshatin Binqë, të komunës së Vitisë, dhe xhaminë e fshatit Pozheran, xhami me dy minare, e cila konsiderohet ndër më të mëdhatë në rajon për nga sipërfaqja e saj. *(Fatmir Iljazi)*

### Dhunimi i grave shqiptare gjatë luftës së fundit në Kosovë – pozita e tyre në familje dhe shoqëri

Me sugjerim të Myftiut të Republikës së Kosovës nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës, me datë 7.11.2016, imamët në hytbe ligjëruan mbi temën: "Dhunimi i grave shqiptare gjatë luftës së fundit në Kosovë – pozita e tyre në familje dhe shoqëri"

Lufta e fundit në Kosovë la prapa vetes një mori tmerresh dhe sekretesh të errëta që asnjëherë nuk u zbardhën, duke filluar nga torturat, vrasjet e masakrat e civilëve e deri te përdhunimi i grave shqiptare dhe nëpërkëmbja e nderit dhe moralit të tyre. Ky është sekreti më i errët i luftës së Kosovës, sekret që mban në ankth shpirtëror për 17 vjet me radhë, gra e burra të këtij vendi. Për shumë prej grave, ky është një gur i rëndë "turpi", ndërsa për shumë prej burrave, përdhosje e "krenarisë" mashkullore.

Prandaj, nga minberi i xhamive, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës iu bë thirrje dhe apel të gjithë qytetarëve të Republikës së Kosovës, që të vetëdijesohen dhe ndërgjegjësohen për detyrat dhe obligimet që kemi ndaj kësaj shtrese të shoqërisë, duke bërë përpjekje të vazhdueshme për rikthimin e tyre në binarët e jetës normale.

### Parandalimi i ekstremizmit dhe radikalizmit të dhunshëm

Dy ditë të plota 19 dhe 20. 11.2016, në qendër të Shkupit nën mbikëqyrjen dhe organizimin e OSBE-së, e nën udhëheqjen e prof. Adrian Shtunit, në një atmosferë pune, i zhvilloi punimet "Punëtoria për lehtësimin e dialogut mbi parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm".

Nga BFI e Maqedonisë prezantuan me kumtesat e tyre, prof. Mustafë Dauti, prof. dr. Fahrudin Ebibi, prof. Jusuf Zimeri dhe dr. Qani Nesimi. Nga KMSH, prezantuan prof. Fejzi Shaholli dhe prof. Arben Ramkaj dhe nga BIK-u, Fitim Flugaj.

U paraqiten edhe shumë studime, ide dhe opsione për shkaqet e ekstremizmit të dhunshëm dhe metodat



*Nga takimi "Punëtoria për lehtësimin e dialogut mbi parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm"*

e parandalimit të tij, nga përfaqësuesit e bashkësive islame dhe të shoqërisë civile të tri vendeve; Shqipëri, Kosovë dhe Maqedoni, ku nga të gjithë shkëlqeu me kumtesën dhe studimin e tij studiuesi nga Kosova, Skënder Perteshi, (QKSS) me temën e tij: " Shkaqet dhe pasojat e përfshirjes së personave nga rajoni në luftërat në Siri dhe Irak"

Në veçanti u vlerësua lartë puna e Qeverisë së Kosovës dhe BIK-u, sidomos në drejtim të koordinimit në mes tyre për nxjerrjen e strategjisë për parandalimin e ekstremizmit dhe radikalizmit të dhunshëm dhe luftën kundër terrorizmit. Po ashtu, u vlerësuan aktivitetet e tri bashkësive islame, në ngritjen e vetëdijes për ta parandaluar këtë rrezik nga i cili rrezikohet rinia shqiptare në veçanti.

Në fund të kësaj punëtorie u nxorën edhe tri projekte që kanë të bëjnë me studimin e shkaqeve të ekstremizmit të dhunshëm dhe ri integrimin e atyre që janë kthyer dhe po kthehen nga zonat e luftës në Lindjen e Mesme.

Përfaqësuesit e tri bashkësive fetare islame, falënderuan organizatorin për kontributin pozitiv dhe interesimin që po tregojnë për ta ndihmuar shoqërinë civile të këtyre tri vendeve. *(F.F.)*

### Drejtori për diasporë vizitë në Zvicër

Drejtori për diasporë nga Bashkësia Islame e Kosovës, Ekrem ef. Simnica qëndroi në Zvicër prej 19-22 Nëntor 2016. Ai më 20.11.2016, mori pjesë në takimin e mbajtur nga Unioni i Imamëve Shqiptarë në Zvicër (UISHZ), në lokalet e xhamisë së Regensdorfit. Në këtë takim ishin të ftuar edhe personalitete të tjera si, drejtori i drejtorisë së diasporës pranë Bashkësisë



*Ekrem ef. Simnica në takim me Unionin e Imamëve Shqiptarë në Zvicër*

Fetare Islame të Maqedonisë, dr. Selver Xhemaili, përfaqësues të medies, si dhe ndërmarrës dhe afaristë të ndryshëm.

Në këtë mbledhje, përveç disa vendimeve që u morën, u raportua edhe për aksionin që zhvilloi UISHZ, me rastin e mbledhjes së ndihmave për Shkupin, respektivisht për Hasanbegun dhe fshatrat përreth tij. Të gjitha xhamive dhe donatorëve privatë, të cilët kishin marrë pjesë me donacionet e tyre, iu nda edhe nga një mirënjohje.

Çështja tjetër e këtij takimi ka të bëjë edhe me paraqitjen e një deklarate, e përgatitur në dy gjuhë, shqip dhe gjermanisht, përmes së cilës hidhen poshtë të gjitha akuzat që kohëve të fundit janë plasuar nëpër disa medie të vendit, ku akuzohen xhami dhe imamë të Unionit, gjoja për lidhje me organizatat radikale dhe ekstremiste të ndihmuara dhe të mbështetura financiarisht nga shtetet Arabe. Në këtë mbledhje u shtrua për miratim rregulloja e punës së imamëve, në kuadër të Unionit të Imamëve në Zvicër.

Në fund, në rend të ditës ishte edhe transformimi i UISH-zë, nga një union i imamëve, në një union më gjithëpërfshirës, organizatë, emri dhe të gjitha konturat e tjera të formësimit të ri, do të mbeten që të caktohen në një të ardhme të afërm, pasi tanimë, ky vendim mori bekimin absolut të të pranishmëve.

Po në këtë takim u formua edhe komisioni prej nëntë anëtarësh, i përbërë sërish nga imamët dhe anëtarët e këshillave të xhamive, me ç'rast komisioni ka për detyrë të përgatisë dhe t'i bëj rrugë platformës së re.

Drejtori për diasporë nga Bashkësia Islame e Kosovës, shfrytëzoi nga rasti, të vizitoi edhe disa qendra islame shqiptare e të tjera si: Xhaminë e Cyrihut, me imam Nebih ef. Rexhepi, xhaminë në Hëri, me imam Bilall ef. Tahiri, Qendrën kulturore-Shtëpia e Paqes, me imam Fahredin ef. Bunjaku, xhaminë e Wilit, me imam Bekim ef.Alimi, xhaminë Dzhemat Kosovskih Boshnjaka në Wallisellen, me imam Muamer ef. Elezi.

Drejtori për diasporë shprehu gatishmërinë e BIK-ut për mbështetje dhe përkrahje, brenda mundësive konkrete të të gjitha kërkesave të mundshme nga qendrat përkatëse të mërgatës në përgjithësi. *(E. S.)*

### Dekani Rexhepi qëndroi në Turqi

Me ftesë të kryetarit të komunës së Edirnes në Turqi, z. Rexhep Gerkan, dekani i FSI prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi qëndroi për një vizitë tri ditore në këtë qytet. Gjatë qëndrimit në Edirne, dekani i FSI-së përveç që u prit nga kryetari i komunës së Edirnes, ai pati një takim mjaft të rëndësishëm edhe me prorektorin e Universitetit "Trakya", prof. dr. Mumin Shahin dhe me prodekanin e Fakultetit të Ilahijiatit të këtij universiteti. Gjatë takimit me prorektorin, dekani i FSI-së i dorëzoi



*Dekani i FSI prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi për një vizitë tri ditore në Edirne të Turqisë*

një draft të marrëveshjes për bashkëpunim në rrafshin akademik-shkencor në mes të këtij universiteti dhe FSI-së. Prorektori i Universitetit "Trakya" e mirëpriti draft-marrëveshjen për bashkëpunim dhe deklaroi se së shpejti do të arrihet bashkëpunimi konkret në mes të FSI-së dhe këtij universitetit. Ai në mënyrë të veçantë shprehi interesimin për vizita reciproke të profesorëve dhe studentëve të këtyre dy institucioneve. (V.Sh.)

### U mbajt konferenca shkencore "Arsimi i lartë Islam në Evropë"

*Sarajevë,14 Tetor*

Në Sarajevë më 14-16 tetor, u mbajt konferenca shkencore "Arsimi i lartë Islam në Evropë".

Konferenca mblodhi përfaqësuesit e institucioneve të larta arsimore të fushave të shkencave islame nga e mbarë Evropa. Organizator dhe nikoqir i këtij organizimi ishte Fakulteti i Shkencave Islame në Sarajevë, i cili këtë vit kishte përvjetorin e tij jubilar, 40 vjetorin e ekzistimit.

Qëllimet e kësaj konference ishin: Prezantimi i plan-programeve arsimore përkatëse, dhe shkëmbimi i përvojave në implementimin e tyre; Identifikimi i sfidave, problemeve në fusha të caktuara, pasurimi dhe përshtatja e plan-programeve në kontekstin evropian; Shqyrtimi i mundësive për sinergji dhe bashkëpunim.

Në konferencë krahas përfaqësuesve të Fakultetit të Shkencave Islame në Sarajevë, të Novi Pazarit, Shkupit, Bullgarisë, Bihaqit, Stambollit, Tubingenit, Brukselit, Rusisë, Ukrainës dhe Britanisë së Madhe, mori pjesë edhe prodekanja e Fakultetit të Studimeve Islame, prof. Besa Ismaili Ahmeti.

Prezantimet dhe diskutimet kishin të bënin me programet studimore, plan-programet, profilin e resurseve kadrovike, aftësive akademike dhe shkencore, aftësive gjuhësore të stafit mësimdhënës, njohja e institucioneve përkatëse nga ana e shteteve përkatëse,balancimi i plan-programeve teologjike dhe lëndëve tjera, punësueshmëria, financimi, profilet e studentëve etj.

Prof. Besa Ismaili Ahmeti me temën e saj shpalosi historikun dhe gjendjen aktuale të FSI-së, pasqyrën e plan-programeve, sfidat e procesit akreditues, si dhe sigurimin e cilësisë në mësimdhënie dhe mësimnxënie.

Interesim të shtuar pati në pjesën e procesit të transformimit dhe zhvillimit të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Konferenca zhvilloi të gjitha punimet në gjuhën angleze. *(Vedat Shabani)*

### Magjistroi Eset Bajraktari

Më 05.11.2016 kandidati Eset Bajraktari me sukses ka mbrojtur temën e magjistraturës "Ndikimi i ekstremizmit fetarë dhe radikalizmit në fenomenin e terrorizmit" në kolegjin AAB në Prishtinë, në departamentin Administratë Publike dhe Diplomaci. Komisioni në përbërje prej: prof. Ilirjana Islami-kryetare, prof. dr. Bejtush Gashi- mentor, prof. Arben Qirezi –anëtar, vlerësuan dhe çmuan punën shkencore të kandidatit. Me këtë rast pas prezantimit të temës dhe diskutimeve të shumta në mes të kandidatit të komisionit, kandidatin e vlerësuan me sukses të dalluar dhe iu dha titulli magjistër në programin "Administratë Publike dhe Diplomaci". Kandidati Eset Bajraktari është i lindur më 18.01.1971 në Kishnarekë, komuna e Drenasit. Shkollën fillore e kreu në vendlindje kurse të mesmen në Medresenë "Alauddin" në Prishtinë. Studimet i ka vazhduar në fakultetin e filologjisë, dega Orientalistikë, dhe Fakultetin e Studimeve Islame (FSI) në Prishtinë. Aktualisht punon si sekretar i Këshillit të Bashkësisë Islame në Drenas që nga viti 1996. *(Fatbardh Bajraktari)*



*Pjesmarrësit në konferencën "Arsimi i lartë Islam në Evropë"*




*Kandidati Eset Bajraktari me rastin e mbrojtjes së temës së masterit*

## Morgan Freeman: Melodia më e bukur në botë është ezani



Edhe pse i përket komunitetit katolik, aktori hollivudian ka pranuar se melodia më e bukur gjendet në religjionin islam.

Morgan Freeman kohë më parë ishte për vizitë në një xhami për të xhiruar dokumentarin "History of God" për televizionin e njohur amerikan, National Geographic. Kjo gjë ka bërë që aktori të dëgjoj edhe thirrjen për faljen e namazit, melodia të cilit e ka mrekulluar, transmeton Telegrafi. "Një prej melodive më së paku të bezdisshme dhe më të bukura është thirrja e ezanit për namaz", tha aktori 79 vjeçar. Ky i fundit gjithashtu është interesuar edhe për origjinën e ezanit.

## Myslimanët Rohingya apel për intervenim në Mianmar




Kryetari i Unionit Rohingya të Arakanit, prof. dr. Vakar Uddin, ka bërë thirrje për intervenim ndërkombëtar për ndaljen e dhunës kundër myslimanëve. Rohingya, duke thënë se ajo është shndërruar në gjenocid, raporton Anadolu Agency (AA).

Vakar Uddin, i cili jeton në SHBA, në vlerësimin për gazetarin e AA-së, në lidhje me dhunën me të cilën myslimanët e Arakanit po përballen kohëve të fundit, tha se qeveria e Mianmarit po vret njerëz pa bërë dallim mes grave, fëmijëve dhe të moshuarve dhe se njerëzit po i djeg të gjallë. "Ndaj myslimanëve Rohingya po zbatohen dhunë. Kësaj radhe nuk është dhunë mes popujve, jo nga budistët ekstremistë të vendit, por nga vetë qeveria e Mianmarit. Forcat ushtarake të Mianmarit po sulmojnë shumë fshatra, po vrasin civilë dhe po ua vënë flakën shtëpive. Shumë gra dhe fëmijë po përpiqen të ikin nga shtëpitë që digjen. I kapin gratë dhe fëmijët dhe i hedhin brenda shtëpive që digjen. Ndërkaq, ata që nuk mund t'i zënë, i vrasin përmes zjarrit të hapur nga helikopterët. Sheshet e hapura, fushat e orizit janë përplot me kufoma të myslimanëve të vrarë Rohingya", u shpreh Vakar Uddin.

## Xhamia "Hajdar Kadi" hapet pas 104 vjetësh



Pas një pune intensive të Drejtorisë së Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë në restaurimin e njërës prej xhamive kryesore të periudhës Osmane në trevat e Maqedonisë, pas plot 104 vjetësh, lëshohet në përdorim dhe për ibadet xhamia "Hajdar Kadi" e qytetit të Manastirit të Shkupit.

Zv/kryeministri i Turqisë, Veysi Kaynak, në fjalimin që mbajti në ceremoninë e hapjes, tha se: "Ndërsa bota është ngulfatur nga luftërat sektare, migrimi, uria dhe varfëria, Turqia vazhdon të jetë ishull i paqes dhe odë e sigurisë së bashku me ju, duke ngelur e denjë ndaj paraardhësve të saj. Ky monument 450-vjeçar që është një dhuratë e paraardhësve tanë, sërish po shndërrohet në vend ku përmendet fjala e Zotit, 104 vjet pas mbylljes.

## Të krishterët palestinezë kundër ligjit për ndalimin e transmetimit të ezanit

Udhëheqësit e të krishterëve ortodoks në Palestinë, kanë kritikuar ashpër miratimin e ligjit për ndalimin e transmetimit të ezanit nga xhamitë në Jerusalemin (Al Kudsi), e pushtuar nga ana e qeverisë së regjimit sionist dhe këtë vendim e kanë quajtur racist. Hana

Ataalla, udhëheqësi i krishterëve ortodoks të Palestinës, ka kundërshtuar në mënyrë të vendosur këtë vendim të regjimit sionist dhe ka theksuar: "Ndalimi i transmetimit të ezanit në xhamitë e Jerusalemit (Al-Kudsit), ka lënduar ndjenjat e myslimanëve dhe të krishterëve në Palestinë. Regjimi i Izraelit është i dhunshëm, dhe ky ligj është bërë për të nxitur, provokuar ndjenjat e të gjithë palestinezëve myslimanë dhe të krishterë." Nga ana tjetër, Ahmed Bahr, zëvendëskryetari i Kuvendit Ligjvënës të Palestinës, ka theksuar se përkundër dëshirës së armikut sionist, zëri i ezanit do të transmetohet në të gjithë Palestinën.

**Profesorët e shtetit Indiana hapin dyert kundër islamofobisë**




Tetëmbëdhjetë profesorë do të hapin dyert e klasave për publikun në Universitetin e Hapur kundër islamofobisë, në ngjarjen "Bloomingtoni kundër islamofobisë." "Ne jemi këtu për të kërkuar dituri", tha mysafiri lektor, Abdul Karim Baram, i Qendrës Islamike të Bloomingtonit, në fillim të ngjarjes. "Injoranca ushqen frikën, frika ushqen urrejtjen dhe urrejtja ushqen dhunën. Edukimi ushqen besimin, besimi ushqen shpresën dhe shpresa ushqen paqen", ka thënë ai. Ai tha se parimet e vërteta të Islamit përfshijnë nderimin ndaj njerëzimit, pranimin apo përqafimin e diversiteteve, lirinë e zgjedhjes dhe kërkon drejtësi për të gjithë. Në pyetjen lidhur me dallimin në mes të Islamit dhe grupit terrorist Daesh (ISIS), Baram tha: "Nga këndvështrimi im, që unë e quaj ISIS-in të pakuptimtë, sepse ai nuk ka lidhje me Islamin në asnjë mënyrë, në asnjë mënyrë." Ai tha se grupet terroriste si ISIS-i janë rezultat i shtypjes, por ato nuk përfaqësojnë popullin myslimanë.

Organizatorja e "Bloomington kundër Islamofobisë", Amanda Lanzillo, tha se pjesa tjetër e mësimeve të javës do të fokusohet në edukimin për atë që Islami është me të vërtetë.

**Imami i xhamisë së madhe në Taipei: "Myslimanët trajtohen si të barabartë në Tajvan"**

Imami i xhamisë së madhe në Tajpei ka pohuar se myslimanët trajtohen si të barabartë në ishullin e vogël, edhe pse ai thotë se ata nuk kanë numrat për të marrë mbështetje financiare. Ibrahim Gao tha se rreth 200.000 myslimanët në Tajvan janë të lirë për ta praktikuar fenë Islame, sikur kanë dëshirë. Ai theksoi barazinë e sistemit Tajvanez, por u ankuan për mungesën e mbështetjes financiare nga qeveria, duke thënë se ata që e praktikonin Islamin përfaqësojnë një "pakicë të vogël të popullsisë së përgjithshme, prej 23 milion banorëve. Në Tajvan jetojnë 200.000 myslimanë, vetëm gjysma e tyre janë vendas, tha Ibrahim Gao, të tjerët janë emigrantë që kanë arritur në këtë në vend për arsye të punësimit.

Xhamia e madhe në Taipei është më e madhja dhe më e famshmja në mesin e shtatë xhamive në Tajvan. Roli i saj në shoqërinë lokale, megjithatë është më i madh se në shumë shoqëri të tjera myslimane, ndërsa shkollat në Tajvan nuk ofrojnë edukim fetar, qoftë mysliman, të krishterë apo budist.

**Të krishterët palestinezë kundër ligjit për ndalimin e transmetimit të ezanit**



Udhëheqësit e të krishterëve ortodoks në Palestinë, kanë kritikuar ashpër miratimin e ligjit për ndalimin e transmetimit të ezanit nga xhamitë në Kudsin, e pushtuar nga ana e regjimit sionist, dhe këtë vendim e kanë quajtur racist. Hana Ataalla, udhëheqësi i krishterëve ortodoks të Palestinës, ka kundërshtuar në mënyrë të vendosur këtë vendim të regjimit sionist dhe ka theksuar: "Ndalimi i transmetimit të ezanit në xhamitë e Jerusalemit (Kudsit), ka lënduar ndjenjat e myslimanëve dhe të krishterëve në Palestinë. Regjimi i Izraelit është i dhunshëm, dhe ky ligj është bërë për të nxitur, e provokuar ndjenjat e të gjithë palestinezëve myslimanë dhe të krishterë." Nga ana tjetër, Ahmed Bahr, zëvendëskryetari i Kuvendit Ligjvënës të Palestinës, ka theksuar se përkundër dëshirës së armikut sionist, zëri i ezanit do të transmetohet në të gjithë Palestinën. *(R.S)*

| AUTOR: AGIM GASHI | TEOLOGU NË FOTO | LËNDË QË LYEN ENËT | SHTENDOSJE | QYTET NË NIGERI | VEND NË ALGJERI | KOMPOZITORI, KOCI (SHQ.) | FIGURË MITOL. POLINEZIANE | LLOJ VEGLE PËR ZËNIEN E FILLIT TË LESHIT | MONTENEGRO (intern.) | INDIA | | FREEDOM TO OPERATE | GAJTANI | TITULL I LARTË DIJETARI | NEUROKIRURGU, GJINOLLI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| EMRI TJETËR PËR QYTETIN E KUDSIT | | | | | | | | | | | KATUND / TEOLOGU, AHMETI | | | | |
| BANORE E SHBA-së | | | | | | | | | | MEDRESE GJILANI / PËREMËR VETOR | | | | | |
| USHQYESE, QË KA SHUMË KALORI | | | | | | | | | IMORAL / E.L. | | | | | | |
| ZBRITA, LIROVA ÇMIMIN | | | | GJËMA / USHTRIA | | | | | | | | INTERN. DEVELOP. ASSOCIAT. / I GJYMTË | | | |
| STËRPIKU | | | | | | | E QESHUR TALLËSE | | | | | | | | |
| SHKRONJA IV | | STRONCIUM / MUAJI I AGJËRIMIT | | |  | | | | | | MINDER | | | | FIGURË MITOLOGJ. SHQIPTARE E DETIT |
| PËRGËZIM | | | | | | | | | | | 5 ROMAK | | ISA BOLETINI / LLOJ SHPATE | | |
| NATIONAL ASSET MANAGEM. AGENCY | | | | | | | | | | | MAZA | | | | |
| AMERICI | | | TONI / ZEJA | | | | | | | | NOTË MUZIKORE | | | SHKRONJA XIV / PËR BUKURI | |
| BASHKIMI I DY KOHËVE TË NAMAZIT | | | | | | | | | | | PARAARDHËS ITALIAN | | | | |
| VEND NË FRANCË | | | | I EKONOMISË | | | | | | | KUJDESTARE FËMIJËSH | | | | |
| | NËNË (KRAHIN.) / SULMIMI | | | | | | | | | | | GËZIM / QË KA KRIPË | | | |
| ANËCAK | | | | | | | | | | | FIGURË SHAHU | | | | |
| TURISTI I PARË I GJITHËSISË | | | | | VARIANT I EMRIT HASIM | UNIVERSITETI I MIÇIGENIT | GUNGË BIME APO KAFSHE | DEKOR GISHTI | VËLLAI I ADEMIT E HAMZËS | ITALIA | RADIO NATIONAL ESPANA / MEHMETI | | | | NJERI TRUTHAR |
| GRUP GJAKU | | PËRURIM / VLERË MALLI | | | | | | | | | | | TAHIR MEHA / FLORI | | |
| K.Ç. | | | TURKU I VJETËR / KRAHU | | | | | | | ENVIRON. PROTECTION AGENCY / UFA! | | | | AUSTRIA / ELECTR. TEMPER. INSTRUM. | |
| AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | | | LLAFAZANET / NËSE (ANG.) | | | | | | | | | |
| VËNIA E MINAVE | | | | | | | HEROI, PAJAZITI / SHKODRA | | | | | | TUNISI / LITRI | | |
| TOPTH BRUMI | | | | | KATUNDI | | | | | | SHKRONJA E PARË ARABE | | | | |

# MEDRESETË

Feja jonë islame,
është fe e diturisë,
e jo kundër dijes,
që dikush donë ta padisë.

Në Evropë zë fill renesanca,
nga mësimet e Spanjës islame,
e kurrsesi nga ndalimet e kishës,
nga bindjet e vjetra pagane.

Aty u mësuan shkencat,
u mor shumë dituri,
në medrese e fakultet,
që bota i kishte lakmi.

Medrese quhet vendi i mësimit,
për fe e shkencë një tërësi,
por ata që deshën të na largojnë,
i ndanë e i bënë dy.

Deshën t'i ndajnë fe e shkencë,
shkolla laike, apo ajo e fesë,
është përkufizuar emri Medrese,
shkollë e veçantë ku mësohet vetëm fe.

Medrese është çdo shkollë,
ku gjërat e shkencës mësohen,
ku gjeneratat e reja,
me dije furnizohen.

Ku mësuan Samiu e Naimi,
haxhi Ymeri e Hasan Prishtina,
mulla Idrizi e Hoxhë Kadria,
atdhedashës  e burra trima.

***Refik Gërbeshi***

# FALEMINDERIT

Shkëlqen si miliarda yje,
dritësoi edhe shtëpinë time të varfër,
të ndiejmë dashurinë e të Madhit,
na begatoi si mysliman.

Erdhën si pasanikët shpirtëror,
pajisur me fe të lindur,
përqafuam si bukën e gojës,
çiltërsinë e Pejgamberit të fundit.

Kalorësitë mesjetarë derdhën djersë,
mund dhe sakrificë,
asgjë nuk i ndali pasardhësit bujar,
të përhapin fenë Islame.

Koka e ngritur shikojnë kah qiejt,
me zë të butë, mbushur lot qerpikët,
O i Madhi Perëndi, vetëm Ty të adhurojmë,
epshi i kënaqësisë më robëron.

Neve që na sollët Kuranin e shenjtë,
futët pastërtinë, nderin në pragun tonë,
le të ndriçoj Firdeusi,
ne, të një besimi, O Allah faleminderit.

Lartësuar është emri Yt, i Madhi Zot,
fuqia pakufi, ne fortë besojmë,
sot, na udhëzo në rrugë të mbarë,
rindërtimin e xhamisë, ne të përfundojmë.

***Tyran Spahiu***

